# DITURIA ISLAME

NUMËR 325-326 | VITI 31 | NËNTOR/DHJETOR 2017 | REBIUL-EVVEL / REBIUL-AHIR 1439 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1 €




URIMI I MYFTIUT TËRNAVA ME RASTIN E MUAJIT TË MEVLUDIT

PAFEJA NDËR NE

MUHAMMEDI (S.A.V.S.) – MODEL PËR MILENIUMIN E RI

# Mevlud

*Prej denimit n'dashi ju për me shpëtu*
*Shpirtit të shejtit (Muhammedit)*
*salavat me i këndu*
*Emine emnin e ka nëna e Mustafas*
*Abdullahun shejti babë e ka pasë*
*Kur Muhamedi u afrua për me ardhë*
*Shumë alamete u bëjshin pak pa ardhë*
*Atij muej që leu shejti i thonë Rebi*
*Dymbëdhjetën natë prej atij muaj n'arebi*
*Ajo natë që leu shejti isht' e hënë*
*Dëgjo për at'natë çudi alamete u bënë*
*Tha Eminja pashë at'natë çudi një dritë*
*Sikur dielli për dritare kur rrezitë*
*Si vetim shpejt duel prej shpije çud u bë*
*Gjithë dynjaja me këtë nur që dritë u bë*
*Prej Medine n'Shami sherif gjithçka ka*
*Pasi tanë shehrët dhe katundet gjithë sa ka*
*Dhe tha n'hava ishte shtrue një dyshek*
*Emnin sundus shtrues' i tij ishte melek*
*Dhe i pash tha tri bajraqe ishin zbritë*
*Një mbi Qabe një n'mashrik dhe një n'magrib*
*Mirë e dita se po vjen hajri njerëzisë*
*Merr prej dore sundin e gjithë batilisë*
***
*Ja Rabbi për hyrmet të Pejgamberit Tënd*
*Mos na ndaj ne kurrë Ti prej rahmetit Tënd*
*Ja Rrahim për hyrmet të esmai husnasë*
*Për dashni t'gjithë enbijas dhe evlijas*
*Sa dua që bëjmë te Ti na i bëj kabul*
*Dhe muradet neve gjithë na i bëj vusul*
*Prej të dashunve Tu kurrë ja Rabb mos e ndaj*
*Prej hizmetit dinit ne kurrë mos na ndaj*
*Ja Allah pashë hak Muhammed mustafan'*
*Kur të vdesim merrnaj shpirtin me iman!*

***(Pjesë nga mevludi shqip)***

# Urimi i Myftiut Tërnava me rastin e Muajit të Mevludit

*Të nderuar besimtarë e qytetarë të Kosovës!*

*Me rastin e 12 Rebiul evelit, Ditëlindjes së Pejgamberit tonë, Muhamedit alejhisselam, kam nderin, kënaqësinë e respektin që, në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës, në emër të institucioneve të saj dhe në emrin tim personal, t'ju përgëzoj me urimet më të ngrohta duke ju dëshiruar që këtë ngjarje të rëndësishme ta kujtoni, përjetoni e shijoni në mënyrën më të mirë të mundshme.*

*S'ka dyshim se për besimtarët myslimanë 12- Rebiul Eveli – Ditëlindja e Pejgamberit Muhamedit a.s. paraqet një ndër datat dhe ngjarjet e një rëndësie të veçantë në historinë e fesë, qytetërimit e të kulturës islame.*

*Lindja e Pejgamberit a.s., është ngjarja më e madhe në historinë islame, ngase misioni i tij prej pejgamberi e bëri njeriun që të njohë Krijuesin Fuqiplotë, ndërsa botën që të ketë më shumë qetësi, drejtësi, paqe, lumturi, arsimim, edukim e përparim.*

*Të nderuar vëllezër e motra!*

*Tradita e festimit të Ditëlindjes së Pejgamberit- Mevludi, te populli ynë është e kamotshme dhe si e tillë me shekuj është festuar si në ambientet familjare ashtu edhe në ambientet e institucioneve fetare nga prijësit e ulematë tanë të shquar.*

*Mënyra e festimi të kësaj ngjarjeje ka një të kaluar të begatë që në mënyrën më të mirë ka shprehur respektin e dashurinë për Pejgamberin, Muhamedin a.s..*

*Kjo traditë e cila tash është mishëruar thellë në kujtesën e popullit tonë duhet vazhduar e kultivuar me devotshmëri, respekt e dinjitet, ngase me këtë kujtojmë pejgamberin, misionin dhe shëmbëlltyrën e tij.*

*Të dashur besimtarë!*

*Në këtë natë të madhe, në këtë natë të rëndësishme ju ftoj që të kujtoni shëmbëlltyrën e Muhamedit a.s.. Kujtimi i Pejgamberit, Muhamedit a.s., është një nga traditat e mira që duhet të kultivohen në familjet tona me qëllim që të njohim sa më mirë jetën dhe misionin e të dërguarit të Zotit.*

*Duke ju dëshiruar shëndet, paqe, mbarësi e lumturi, më lejoni që edhe një herë t'ju uroj e përgëzoj me rastin e Mevludit!*

*Me respekt,*

*Mr. Naim Tërnava - Myfti i Kosovës*

PËRMBAJTJA





# Myftiu Tërnava priti në takim komandantin e ri të KFOR-it, gjeneralin Salvatore Cuoci

*Prishtinë, 27 dhjetor 2017*

Myftiu i Kosovës, Naim ef.Tërnava, priti në takim komandantin e ri të KFOR-it, gjeneralin Salvatore Cuoci.

Myftiu i dëshiroi mirëseardhje në Kosovë dhe suksese në detyrën e re gjeneralit Salvatore Cuoci, e njohu me organizimin e jetës fetare në vend dhe me insitiucionet e BIRK-ut, me bashkëjetesën dhe harmoninë fetare në Kosovë prej shekujsh. Myftiu theksoi respektin dhe mirënjohjen që gëzojnë forcat e KFOR-it te të gjithë qytetarët e Kosovës.

Nga ana e tij, Gjenarali Couci falënderoi Myftiun për pritjen e ngrohtë dhe për angazhimin e tij personal dhe të Bashkësisë që udhëheq në mbajtjen dhe kultivimin e vetëdijes për paqen, për harmoninë ndërfetare, tolerancën dhe bashkëjetesën qytetare.

DITURIA ISLAME | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë. Dr. Ajni Sinani - kryeredaktor | Redaksia: Sabri Bajgora, Mr. Qemajl Morina, Dr. Musa Vila, Mr. Ekrem Simnica, Mr. Ekrem Maqedonci, Hajrullah Hoxha, Dr. Flamur Sofiu, Ilmi Rexhepi dhe Bahri Sejdiu | Sekretar në redaksi: Mr. Rexhep Suma | Lektor & Korrektor: Ilmi Rexhepi | Redaktor artistik & teknik: Bashkim Mehani. | Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë. Tel & Fax: 038 224 024 | email: dituriaislame@hotmail. com | dituriaislame@yahoo. com, www. dituriaislame. com
Parapagimi: Evropë 25 € | Amerikë 40 USA $ | Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë | *Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!*

# Me rastin e ditëlindjes së Muhamedit *alejhisselam*

*"O Pejgamber, Ne të dërguam ty dëshmues, lajmëtar, përgëzues e qortues. Dhe me urdhrin e Allahut, thirrës për në rrugën e Tij dhe pishtar ndriçues."*
*(El Ahzab: 45, 46)*

*Muhammedi a.s. është dritë dhe mëshirë e dërguar. Ai është dërguar mëshirë për mbarë njerëzimin: "Dhe Ne nuk të dërguam ty (Muhammed) veçse si mëshirë për botët." (El Enbija: 107). Allahu e bëri Muhammedin a.s. krijesën më të përsosur dhe shembullin më të bukur për njerëzimin: (El Ahzab: 21). E zgjodhi të jetë përgëzues dhe qortues, e zgjodhi pishtar drite në rrugën e Zotit: "O Pejgamber, Ne të dërguam ty dëshmues, lajmëtar, përgëzues e qortues. Dhe me urdhrin e Allahut, thirrës për në rrugën e Tij dhe pishtar ndriçues." (El Ahzab: 45, 46).*

*Kurani kur e përshkruan hënën thotë: "kameren munira" (hënë që ndriçon). Kur e përshkruan diellin thotë: "siraxhen ve haxhxha" (ndriçuesin që flakëron) . Kurse kur e përshkruan Muhamedin a.s. thotë: "siraxhen munira"(El Ahzab: 46).*

*Ndërkaq, Muhamedit a.s. Kurani ia atribuon të dy elementet karakteristike, njëri për diellin e tjetri për hënën, që të paraqitet bukuria e plotë me madhështi dhe të përzihet drita me ndriçim që ta shndritë botën me nurin e udhëzimit.*

*Fytyra e Pejgamberit a.s. tregohet se ishte më e ndritshme se Hëna katërmbëdhjetëshe! Jusufit a.s. i është dhënë gjysma e bukurisë. Kurse Muhamedit a.s. i është dhënë bukuria e plotë, e tëra. Bukuria e Jusufit a.s. ka qenë sa gjysma e bukurisë qe i është dhënë Muhamedit a.s.. Përkundër kësaj, gratë janë sprovuar nga bukuria e h. Jusufit por jo edhe nga bukuria e h. Muhamedit a.s.! Kjo, sepse Allahu e ka mbuluar bukurinë e fytyrës se Muhamedit a.s. me bekim e madhështi. Hazreti Omeri r.a. tregon se ata nuk mund ta zgjatnin shikimin në fytyrën e Pejgamberit a.s. për shkak të ndriçimit të fuqishëm dhe madhështisë së saj. Një natë, thotë h. Omeri r.a.: "Dolëm ne së bashku me Pejgamberi a.s. Hëna e plotë ndriçonte me dritën e saj të plotë. Por fytyra e Muhamedit a.s. ndriçonte më shumë se Hëna e plotë". Madje, vazhdon ai, "ne nuk mund të zgjatnim shikimin tonë në fytyrën e ndritur të Muhamedit a.s.". Fytyra e bekuar e Pejgamberit a.s. ishte e ndriçuar fort, ishte fytyrë e mbuluar me madhështi!*

*Gjatë jetës së vet, Muhammedi a.s. ka pasur sjellje dhe moral, me të cilat ka mahnitur edhe armikun më të përbetuar të tij dhe e ka bërë mik të tijin më të dashur. Pejgamberi a.s. nuk ka qenë i motivuar nga të mirat materiale të kësaj bote, apo nga fama dhe lartësimi i emrit të tij, sepse edhe para se të bëhej pejgamber, por edhe pasi e çliroi Mekën, ndonëse kishte mundësi të jetonte në pasuri, ai jetoi në mënyrë modeste.*

*Ai ishte cilësuar me epitetin "El Emin", i besueshmi dhe i drejti. Ai solli nga Allahu dritën e fesë islame. E këshilloi ymetin dhe e kreu me ndershmëri misionin që i ishte besuar. Me fjalët e tij të ëmbla dhe me stilin tërheqës, ai e sqaroi me hollësi fjalën e Zotit dhe nuk la vend për dyshim dhe paqartësi.*

*Ai na la, sikurse na thotë: "Ju kam lënë në rrugën e qartë dhe të ndritshme, në të cilën edhe nata është sikurse dita dhe askush nuk devijon nga ajo përveç atij që është i humbur."*

*Dr. Ajni Sinani*

**Fjala përshëndetëse e Myftiut të Kosovës Naim ef. Tërnava**

# Mejtepet institucione që i paraprinë hapjes së medreseve dhe shkollave të tjera të kohës*

*I nderuari kryetar i Komunitetit Mysliman të Shqipërisë, Skënder Bruçaj,*

*I nderuari myfti i Pukës, Gëzim Kopani*

*Të nderuar efendilerë, Zonja dhe zotërinj;*

Ndihem i privilegjuar që sot jam pjesëmarrës në këtë aktivitet të organizuar nga Myftinia e Pukës, andaj më lejoni që t'ju drejtohem, t'ju përshëndes dhe t'ju falënderoj në emër të Kryesisë së BIK-ut, në emër të institucioneve dhe organeve të tij, si dhe në emrin tim personal për organizmin e këtij aktiviteti të veçantë, i cili në fokus ka një veprimtari gjithashtu të veçantë - rolin dhe kontributin e



mejtepeve në rrethinën e Pukës gjatë historisë. Që në fillim, përgëzoj organizatorin për këtë nismë kaq të rëndësishme dhe domethënëse, duke e konsideruar si një hap të parë drejt vlerësimit të mejtepeve, të cilat kanë luajtur një rol të rëndësishëm në edukimin dhe arsimimin e të rinjve. E dihet mirëfilli se edukimi dhe arsimimi i shëndoshë janë shtylla të rëndësishme në formimin e një shoqërie të përparuar e të qytetëruar. Të nderuar të pranishëm! Siç dihet, feja islame u kushton rëndësi të veçantë arsimimit dhe edukimit. Kjo më së miri kuptohet nga ajeti i parë i Kuranit, i cili i zbriti pejgamberit Muhamed a.s., ku thuhet: "Lexo, studio me Emrin e Krijuesit tënd…..". Edhe i Dërguari ynë, Muhamedi a.s., i ka kushtuar rëndësi të veçantë arsimimit. Janë shumë të njohura hadithet dhe urdhrat e tij dhënë besimtarëve për të kërkuar diturinë: "Kërkoni diturinë qoftë larg deri në Kinë". Nisur nga këto parime të qarta, shoqëria myslimane krahas ndërtimit të xhamive për lutje e ibatete ka ngritur edhe mejtepe për edukimin dhe arsimimin e masës së gjerë e veçanërisht të të rinjve. Edhe tek ne mejtepet kanë një veprimtari disashekullore dhe pikërisht mejtepet janë institucionet e para ku ka filluar edukimi e arsimimi ynë ndër breza dhe janë mejtepet ato që i paraprinë më pastaj hapjes së medreseve dhe shkollave të tjera të kohës. Në viset tona thuajse pranë çdo xhamie kanë ekzistuar mejtepet, madje kemi raste që në disa vendbanime fillimisht është ngritur mejtepi, i cili më vonë është shndërruar në xhami, pa e humbur fare rolin e tij primar, atë të edukimit dhe arsimimit. Po për çfarë janë edukuar e çfarë kanë mësuar në mejtepe? Roli i mejtepeve ka qenë i theksuar në disa rrafshe, së pari si institucion që ka socializuar masën, së dyti aty janë edukuar brezat sipas parimeve hyjnore dhe traditës pozitive të vendit. Dhe së treti në mejtepe është mësuar shkrimleximi i Kuranit dhe janë fituar njohuritë bazike të fesë, kulturës e mirësjelljes, gjë që ka ndikuar në formimin e drejtë të brezit të ri dhe formësimin dhe emancipimin e sho-



qërisë në përgjithësi. Shoqëria jonë njihet për tolerancë e mirëkuptim, njihet për bashkëjetesë e respekt, vlera këto që edhe sot janë tipare dalluese për kombin tonë, dhe në kultivimin e këtyre vlerave s'ka dyshim se rol të veçantë gjatë historisë kanë luajtur edhe mejtepet që edukuan masën drejt, sipas mësimeve hyjnore, sepse Krijuesi ynë na ka urdhëruar që ne të jetojmë në paqe e harmoni dhe jo në përplasje, konflikte e shkatërrime. Edhe në rrethin tuaj, në Rrethin e Pukës, mejtepet kanë një histori të begatë dhe shumëvjeçare, këtu veprojnë që nga shekulli 16, gjë që flet më së miri për rolin dhe kontributin që kanë dhënë gjatë historisë së lavdishme të kësaj treve, e cila njihet për besnikëri, mirëkuptim, bashkëjetesë e harmoni, si dhe për krenari e trimëri. Në mejtepet e Pukës kanë kontribuar ulema, imamë e hoxhallarët të spikatur, të cilët nuk kanë kursyer asgjë që të kontribuojnë në edukim dhe arsimimin e brezit të ri, andaj ky aktivitet i sotëm është edhe një vlerësim për punën e atyre brezave, është mirënjohje për kontributin e tyre gjatë historisë dhe një shlyerje borxhi ndaj punës së mejtepeve, të cilat në të kaluarën jo shumë të largët nuk u trajtuan sa duhet dhe meritueshëm. Është e rrugës prandaj që shembullin e Myftinisë së Pukës ta ndjekin edhe myftinitë e tjera anekënd trojeve tona, sepse me këso aktivitetesh ne njohim të kaluarën tonë të ndritshme dhe jo vetëm që njohim, por edhe vlerësojmë drejt kontributin e të parëve tanë që vepruan në kohë të vështira e me kushte minimale, si dhe krijojmë kushte e premisa për të projektuar një të ardhme tonën më të mirë.

Të nderuar të pranishëm! Më lejoni të theksoj edhe një herë faktin se vërtet ndihem jashtëzakonisht mirë që së bashku me bashkëpunëtorët e mi marr pjesë në këtë aktivitet dhe kjo për disa arsye kryesore, së pari për të vlerësuar rolin që kanë pasur mejtepet gjatë historisë, së dyti për të vlerësuar kontributin e ulemasë që kontribuojnë në përhapjen e ilmit dhe diturisë në këto anë, dhe së treti për të vlerësuar e çmuar kontributin e dy bashkëvendësve tanë nga Kosova që kanë kontribuar te ju me vite e dekada. Jemi këtu për të kujtuar e vlerësuar kontributin e imam Sadik ef. Prishtinës (i dekoruar nga presidenti Berisha) në mejtepin e Kabashit, ku ai shërbeu për 4 dekada, si dhe kontributin e imamit Qazim ef. Nushit që shërbeu në mejtepin e fshatit Qerret, të cilët megjithë kushtet e vështira nuk hoqën dorë nga misioni i tyre për edukimin dhe arsimimin e drejtë të populli. Kur jemi te roli i mejtepeve, duhet theksuar edhe një fakt tjetër shumë domethënës: shumica e mejtepeve kanë luajtur një rol me rëndësi për hapjen dhe zhvillimin e shkollës shqipe dhe të arsimit kombëtar. Janë pikërisht mejtepet, janë mësuesit e mejtepeve ata që i gjejmë ndër mësuesit e parë të shkollës shqipe gjithandej trojeve tona. Në viset e Kosovës dhe jo vetëm menjëherë pas Luftë së Dytë Botërore godinat e mejtepeve u shndërruan në godina të shkollës shqipe, kurse mualimët e mejtepeve u bënë mësues të shkollës shqipe.

Të nderuar të pranishëm! Në fund fare, më lejoni që edhe një herë të përgëzoj për këtë aktivitet Myftiun e Pukës Gëzim Kopani dhe t'i shpreh gatishmërinë e BIK-ut, po besoj edhe të dy Bashkësive të tjera simotra (Komunitetit Mysliman Shqiptar dhe Bashkësisë Fetare Islame të Maqedonisë) që, nismat dhe aktivitetet e tilla, t'i përkrahim dhe t'i mbështesim pa asnjë hezitim dhe një ditë pse jo të mos shohim mundësinë e organizimit të një konference të përbashkët shkencore nga tri komunitetet tona islame me temë bosht pikërisht rolin e mejtepeve ndër shqiptarët gjatë historisë. Duke ju dëshiruar suksese, ju përshëndes me selam!

**Fjala përshëndetëse e Myftiut të Kosovës, Naim ef. Tërnava në hapje të simpoziumit "Mejtepet e Myftinisë Pukë dhe roli i tyre." Pukë 11 nëntor 2017.*

**Fjala përshëndetëse e Myftiut të Kosovës Naim ef. Tërnava**

# Literatura islame e shkruar te ne*

*Të nderuar të pranishëm!*

Allahu xh.sh. u bëri thirrje të vazhdueshme njerëzve për kërkim të diturisë duke e ruajtur korrespondencën mes qiellit, tokës, njeriut e lapsit, ndaj edhe në shpalljen e fundit dedikuar njerëzimit mbarë, edhe pse mes Isait a.s. dhe Muhamedit a.s. ishin afër gjashtë shekuj, Allahu xh.sh., në fjalën apo ajetin e parë të zbritjes, nuk kërkoi që Ai të adhurohet dhe falënderohet, por kërkoi lexim, mësim e studim.

Allahu xh.sh. thotë: "Lexo me emrin e Zotit tënd, i Cili krijoi (çdo gjë). Krijoi njeriun prej një gjaku të ngjizur (në mitrën e nënës). Lexo! Se Zoti yt është më bujari". Pastaj ajeti: "Nun, betohem në penën dhe në atë çka shkruajnë"

Muhamedi a.s. thotë: "Kërkimi i diturisë është obligim për çdo mysliman dhe myslimane".

Ndaj, në emër të kësaj, më lejoni që fillimisht t'ju shpreh mirëseardhje dhe t'ju përshëndes në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës,të institucioneve të saj dhe në emrin tim personal!

Kam nderin që marr pjesë në këtë aktivitet me të cilin shënohet 60-vjetori i veprimtarisë së literaturës islame në gjuhën shqipe në Kosovë.

Këtu e gjashtë dekada më parë, udhëheqja e Bashkësisë Islame të Kosovës dhe ulemaja e vendit tonë, megjithëqë në kushte jo të favorshme, por të vetëdijshëm e të përgjegjshëm për rëndësinë që ka fjala e shkruar, të vetëdijshëm për rëndësinë që i ka dhënë Allahu në Kuran kërkimit të diturisë, të vetëdijshëm për rëndësinë dhe peshën që arsimit, dijes e fjalës së shkruar i kishte dhënë pejgamberi Muhamedi a.s., si dhe duke parë domosdoshmërinë dhe nevojën e besimtarëve myslimanë për të marrë njohuritë themelore për fenë e tyre në gjuhën e tyre, në kuadër të Bashkësisë Islame të Kosovës, pas një sërë vendimesh të mëdha që i kishin marrë më herët; mori vendimin, që është ndër më të rëndësishmet vendime, për të filluar edhe me veprimtarinë botuese, pra për të botuar literaturë islame në




gjuhën shqipe. Kështu në vitin 1957 Bashkësia Islame e Kosovës arriti që të botonte doracakun "Ilmihali i vogël" në gjuhën shqipe. Ky doracak ndonëse i vogël në vëllim dhe pa ndonjë titull të zmadhuar, për shumë arsye, hyri në histori.

E para, sepse përmbajtja e tij ishte shumë domethënëse, sepse ai bënte fjalë për shartet e fesë islame që tani e tutje do të lexoheshin e mësoheshin edhe në gjuhën shqipe dhe për një shtresë të madhe të lexuesve.

E dyta, sepse ky Ilmihal u bë ai guri themeltar i literaturës islame në gjuhën shqipe te ne.

Dhe e treta, sepse ky botim përligji edhe një herë konstatimin se veprat e mëdha lindin nga gjëra të vogla.




Dhe vërtet kështu ndodhi, sepse vargu i literaturës islame, i cili nisi me këtë Ilmihal u plotësua ndër vite e dekada me shumë tituj e botime të tjera, shumë të ndryshme nga përmbajtja, vëllimi e nga rëndësia.

Ky varg vazhdon edhe sot e kësaj dite dhe shpresojmë që të vazhdojë për aq sa do të vazhdojë fjala e shkruar islame te ne.

*Të nderuar të pranishëm,*

Më lejoni të theksoj se veprimtaria botuese islame në gjuhën shqipe në Kosovë është produkt dhe rezultat i dy periudhave të rëndësishme që i kanë paraprirë asaj.

E para, dijetarët tanë fetarë kishte shekuj që kishin filluar të shkruanin në gjuhën shqipe, por me shkronja arabe. Nga kjo kohë njohim shumë autorë dhe shumë vepra të kësaj natyre. Nuk është e tepërt të përmendim këtu Hasan Zyko Kamberin, Tahir ef. Gjakovën, Muhamet Kyçyk Çamin, Mulla Dervish Pejën, Rexhep ef. Vokën, hafiz Ali Riza Ulqinakun dhe shumë të tjerë.

Dhe e dyta, është ndikimi që pati tek ulemaja e Kosovës dhe më gjerë veprimtaria botuese islame në gjuhën shqipe që kishte dalë në Shqipëri në periudhën pas pavarësisë së saj, kur ishin botuar nga KMSh-ja dhjetëra vepra nga personalietet tona të shquara si hfz. Abullah Semlaku, hfz. Ibrahim Dalliu, hfz. Ali Korça etj, përfshirë këtu edhe revistat "Zani i Naltë", "Njeriu", "Kultura islame", dhe sidomos përkthimi i Kuranit në gjuhën shqipe (i pabotuar deri në rënien e sistemit komunist). Përhapja e kësaj literature ka njohur një shtrirje më të madhe në hapësirat mbarëshqiptare sidomos në periudhën 1941-1944, që njihet si periudha e "Shqipërisë së Madhe" kur edhe administrativisht Bashkësia Islame e Kosovës ishte pjesë e Komunitetit Mysliman Shqiptar me qendër në Tiranë.

Mirëpo, kjo gjendje ndryshoi pas Luftës së Dytë Botërore, kur Kosova sërish okupohet me një okupim klasik nga Serbia - ish Jugosllavia, ndaj Bashkësia Islame e Kosovës u detyrua që të riorganizohej në përputhje me rrethanat e reja të krijuara në vend. Në këtë rrafsh, pas riorganizimit të BI-së (1948), pas hapjes së Medresesë (1951), themelimit të Bibliotekës së Vakfit (1951), BIK-u më 1957 konkretizoi edhe një nismë të rëndësishme edhe pse në rrethana tejet të vështira dhe aspak të favorshme, pra fillimin e botimit të literaturës në gjuhën shqipe.

*Të nderuar të pranishëm*

E gjithë kjo literaturë duke nisur që nga "Ilmihali" i vitit 1957, i cili më pas u pasua nga "Buletini", "Takvimi", "Edukata islame", "Dituria islame", tekstet shkollore të medresesë "Alaudin" dhe ato të FSI-së më vonë e deri te veprat kapitale siç është botimi i përkthimeve të Kuranit në gjuhën shqipe dhe e gjithë literatura tjetër e botuar deri më sot fushash dhe disiplinash të ndryshme; është rezultat i punës, angazhimit dhe gatishmërisë së botuesit, autorëve, bashkëpunëtorëve,

por edhe të lexuesve në përgjithësi. Që të gjithë këta meritojnë respektin dhe mirënjohjen tonë më të thellë.

Tani pas gjashtë dekadash, literatura islame te ne ka njohur një shtrirje të gjerë, si në sasi, ashtu edhe në cilësi, kështu që sot në gjuhën shqipe kemi të botuar vepra nga fusha e disiplina të ndryshme, duke u nisur nga ato themelore e bazike fetare e doktrinare e deri te veprat kapitale nga fusha e hadithit, fikhut, tefsirit, akadidit, ahklakut etj.. Një ndër prioritetet kryesore të veprimtarisë botuese të Bashkësisë Islame të Kosovës mbetet botimi i veprave nga trashëgimia, kultura dhe qytetërimi shqiptar islam, në këtë drejtim janë botuar vepra të cilat kujtojmë se ndriçojnë aspekte dhe dimensione të ndryshme të kësaj pasurie.

Literatura islame e shkruar te ne s'ka dyshim se është rezultat edhe i vizionit, i punës dhe i angazhimit të vazhdueshëm të prijësve dhe ulemasë sonë. Me lejoni që më këtë rast, në shenjë mirënjohjeje e falënderimi për punën e tyre, t'i përmend me emër disa nga ta, pa i harruar edhe shumë të tjerë që kanë hisen e tyre në këtë veprimtari, si hfz. Bajram Agani, hfz. Ismailhaki Ustaibo, h. Jetish Bajrami, h. Sherif Ahmeti, Hasan ef. Nahi, hfz. Avni Aliu, h. Muhamet Islami, h. Adem Ternava, h. Rashid Osmani, h. Sadri Perstreshi, Hajrullah ef. Hoxha, haxhi Jashar Jashari, Ibrahim Spahiu, Safet Basha, Bajrush ef. Ahmeti, Qazim Qazimi, Feti Mehdiu, Qemajl Morina, Resul Rexhepi, Nexhat Ibrahimi, Miftar Ajdini, Sabri Bajgora, Muhjidin Ahmeti, Mehdi Polisi, Abdullah Hamiti, dhe një plejadë e tërë e autorëve dhe bashkëpunëtorëve, përmendja e të cilëve do të shkonte shumë gjatë.

*Të nderuar të pranishëm!*

Literatura islame te ne, tashmë ka historikun e saj të begatshëm, por në këtë përvjetor, përveç të arriturave, në këtë tryezë shkencore, me kontributet tuaja, synojmë që t'i vëmë në spikamë jo vetëm sukseset, por edhe mangësitë, sfidat e problemet, po edhe perspektivën e literaturës islame në epokën e teknologjisë digjitale. Gjithashtu duhet vënë në dukje se gjatë rrugëtimit të saj, literatura islame në gjuhën shqipe, sidomos në dy dekadat e fundit kur vendi ynë u gjend në rrethana të reja, kur tashmë Kosova është shtet i pavarur, ajo është përballur me probleme e me sfida nga më të ndryshmet, që kanë pasur dhe vazhdojnë të kenë pasoja tek lexuesi shqiptar mysliman dhe jo vetëm.

Sepse, përderisa literatura islame te ne në tri dekadat e para të zhvillimit të saj është realizuar vetëm në institucionet zyrtare të BIK-ut (Shoqata e Ulemave, Medreseja dhe këshillat e BIK-ut), pas viteve të 90-ta, e posaçërisht pas luftës së fundit të vitit 1998/99 e këndej, me literaturën islame, pa kompetencë, pa përgatitje të duhur, për qëllime perfide e përçarëse, filluan të merren organizata e individë jashtë Bashkësisë Islame, duke botuar libra e revista për të cilat nuk kishim dhe nuk kemi nevojë. Ky fakt duhet të na bëjë ne si institucion edhe më të përgjegjshëm, më vigjilentë dhe më në hap me kohën dhe me kërkesat e besimtarëve tanë. Një pjesë e kësaj literature, e botuar nga individë dhe shoqata të ndryshme nëpër vendet shqiptare, pa kurrfarë kriteri arriti të ndikojë në indoktrinimin e disa të rinjve në Kosovë, të cilët morën rrugën e gabuar duke u mbështetur në ata libra e ato revista dhe kjo ndikoi në një masë edhe për radikalizimin e tyre dhe marrjen pjesë aktive nëpër disa vatra të luftës nëpër vende islame.

Për të ruajtur pastërtinë e fesë dhe burimeve tona, në kuadër të Kryesisë së BIK-ut, që nga viti 1993 është themeluar shtëpia botuese "Dituria Islame", e cila me redaksitë e saj kompetente është përgjegjëse për botimin e literaturës islame te ne dhe deri sot kjo shtëpi botuese e ka arsyetuar veten dhe ka shënuar rezultate të mira. Urojmë që edhe më tutje të vazhdojë kështu dhe për këtë jemi të bindur. Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës do të përkrahë në vazhdimësi botimin e literaturës islame në gjuhën shqipe konform politikave të saj dhe kërkesave të kohës dhe për këtë kemi edhe përkrahjen e studiuesve dhe njerëzve të penës.

Në fund, dua të shpreh edhe një herë gatishmërinë e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës që të përkrahë, të ndihmojë dhe ta mbështetë çdo punë dhe nismë që ka të bëjë me literaturën dhe për literaturën islame te ne. Këtë gatishmëri Kryesia e Bashkësisë Islame e ka dëshmuar edhe me organizimin e mbajtjen e shumë konferencave, tryezave, simpoziumeve shkencore kushtuar fjalës së shkruar, e shtyrë dhe e motivuar gjithherë nga porositë e Allahut xh.sh., i Cili thotë:

"Thuaj: A janë të barabartë ata që dinë dhe ata që nuk dinë? Vetëm të zotët e mendjes marrin mësim".

Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës ka qenë, është dhe do të mbetet në shërbim të fjalës së shkruar.

Duke ju dëshiruar sukses dhe punë të mbarë në këtë tryezë shkencore, ju falënderoj dhe lus Allahun xh.sh. që t'ju shpërblejë dhe t'ju begatojë për kontributin tuaj!

***Prishtinë, 27 dhjetor 2017***
***Myftiu i Kosovës,***
***Naim ef. Tërnava***

**Fjala e Myftiut të Kosovës Naim ef. Tërnava në hapje të tryezës shkencore* ***"60 vjet të literaturës islame në gjuhën shqipe në Kosovë (1957-2017)"***

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës "El-Kalem" – (5)

**Rrëfimi i pronarëve të kopshtit**

إِنَّا بَلَوْنَاهُمْ كَمَا بَلَوْنَا أَصْحَابَ الْجَنَّةِ إِذْ أَقْسَمُوا لَيَصْرِمُنَّهَا مُصْبِحِينَ
﴿٧١﴾ وَلَا يَسْتَثْنُونَ ﴿٨١﴾فَطَافَ عَلَيْهَا طَائِفٌ مِّن رَّبِّكَ وَهُمْ
نَائِمُونَ ﴿٩١﴾ فَأَصْبَحَتْ كَالصَّرِيمِ ﴿٠٢﴾ فَتَنَادَوْا مُصْبِحِينَ ﴿١٢﴾
أَنِ اغْدُوا عَلَىٰ حَرْثِكُمْ إِن كُنتُمْ صَارِمِينَ ﴿٢٢﴾ فَانطَلَقُوا وَهُمْ
يَتَخَافَتُونَ ﴿٣٢﴾ أَن لَّا يَدْخُلَنَّهَا الْيَوْمَ عَلَيْكُم مِّسْكِينٌ ﴿٤٢﴾ وَغَدَوْا
عَلَىٰ حَرْدٍ قَادِرِينَ﴿٥٢﴾ فَلَمَّا رَأَوْهَا قَالُوا إِنَّا لَضَالُّونَ ﴿٦٢﴾ بَلْ نَحْنُ
مَحْرُومُونَ﴿٧٢﴾ قَالَ أَوْسَطُهُمْ أَلَمْ أَقُل لَّكُمْ لَوْلَا تُسَبِّحُونَ ﴿٨٢﴾
قَالُوا سُبْحَانَ رَبِّنَا إِنَّا كُنَّا ظَالِمِينَ ﴿٩٢﴾ فَأَقْبَلَ بَعْضُهُمْ عَلَىٰ بَعْض
يَتَلَاوَمُونَ ﴿٠٣﴾ قَالُوا يَا وَيْلَنَا إِنَّا كُنَّا طَاغِينَ ﴿١٣﴾ عَسَىٰ رَبُّنَا أَن
يُبْدِلَنَا خَيْرًا مِّنْهَا إِنَّا إِلَىٰ رَبِّنَا رَاغِبُونَ ﴿٢٣﴾ كَذَٰلِكَ الْعَذَابُ وَلَعَذَابُ
الْآخِرَةِ أَكْبَرُ لَوْ كَانُوا يَعْلَمُونَ ﴿٣٣﴾

*"Ne i kemi vënë në sprovë ata (banorët e Mekës), ashtu siç i sprovuam pronarët e kopshtit, të cilët ishin betuar se në mëngjes do t'i vilnin frutat;e nuk patën thënë (kur u betuan)"Në dashtë Allahu"! E, sa qenë ata fjetur, atë (kopshtin) e goditi një fatkeqësi nga Zoti yt.Dhe ai gdhiu si të ishte i vjelë (kositur).Në agim, ata thirrën njëri-tjetrin: "Nxitoni herët në kopshtin tuaj, nëse doni të vilni (frutat)!" Dhe u nisën duke pëshpëritur(në mes vete): "Të mos lejojmë asnjë të vobektë që të hyjë sot në kopshtin tonë!" Ata u nisën herët, të vendosur në atë që thanë. Por, kur e panë atë(kopshtin), thanë: "S'ka dyshim, ne paskemi humbur (rrugën)"; Jo, (ne nuk kemi humbur rrugën) por paskemi mbetur pa të(qenkemi privuar nga frutat e kopshtit)." Më i arsyeshmi ndër ta tha: "A nuk ju thashë unë se duhet ta lartësoni Allahun?!" "Lavdëruar qoftë Zoti ynë! - thanë - Ne paskemi qenë vërtet të padrejtë!" Atëherë filluan të qortonin njëri-tjetrin. "Ah, të mjerët ne! - thanë ata - Paskemi qenë vërtet arrogantë! Ndoshta Zoti ynë mund të na zëvendësojë me ndonjë edhe më të mirë se*



*ai, ne në të vetëm te Zoti ynë mbajmë shpresën!"I tillë ka qenë dënimi (i tyre), ndërsa dënimi në botën tjetër,do të jetë shumë më i ashpër, veç sikur ta dinin!" - (El-Kalem, 17-33)*

### Lidhja e këtyre ajeteve me ato paraprake

Në ajetet paraprake Allahu i Madhërishëm foli për cilësitë e urryera të idhujtarëve, pavarësisht nëse bëhet fjalë për Velid ibnul Mugiren, Ahnes ibn Sherikun apo dikë tjetër prej tyre, duke përmendur mohimin-kufrin e tyre, mendjemadhësinë dhe në fund duke përmendur se njërit prej tyre, sa për ta vënë në sprovë, i kishte dhuruar pasuri dhe fëmijë të shumtë. Meqë sprova në pasuri dhe fëmijë është e rëndë, zakonisht, shumë prej njerëzve, bien nga ky provim. Allahu xh.sh. i sprovon njerëzit nëse do të jenë falënderues për këto begati e mirësi ndaj Tij, apo kjo do t'i çojë në mendjemadhësi e mohim.

Pikërisht në një sprovë të tillë patën rënë edhe banorët e kopshtit, ngjarja e të cilëve do të shtjellohet në ajetet (17-33), sa për t'i përkujtuar parisë mekase se edhe ata ishin tashmë në një sprovë të tillë. Mohimi që ata po i bënin ftesës së Muhamedit a.s., ishte mosmirënjohje nga ana e tyre për mirësitë e Allahut ndaj tyre, andaj nëse nuk do të punonin me mend, do t'i priste i njëjti fat, sikurse ai i pronarëve të kopshtit.

### Shkaku i zbritjes së ajetit (17)

Transmetohet nga Ibn Ebi Hatimi, ky nga Xhurejxhi se Ebu Xhehli në Ditën e Luftës së Bedrit kishte thënë: "Rrëmbejini furishëm, lidhini me litarë dhe asnjë prej tyre mos e mbysni (me shpatë, por ndëshkojini dhimbshëm deri në vdekje, sqarim yni S.B.)". Pas këtyre fjalëve ka zbritur ajeti: "Ne i kemi vënë në sprovë ata (banorët e Mekës), ashtu siç i sprovuam pronarët e kopshtit". Për t'ua sqaruar mekasve se kanë"forcë" mbi besimtarët, ashtu siç patën "forcë" banorët e kopshtit mbi kopshtin e tyre.-

### Koment:

*17. Ne i kemi vënë në sprovë ata (banorët e Mekës), ashtu siç i sprovuam pronarët e kopshtit, të cilët ishin betuar se në mëngjes do t'i vilnin frutat;*

*18. e nuk patën thënë (kur u betuan) "Në dashtë Allahu"!*

Ky grup ajetesh, me te cilat fillon së shtjelluari ngjarja e pronarëve të kopshtit, ka një rrëfim edukativ me shumë porosi e urësi për njerëzit, në radhë të parë për banorët e atëhershëm të Mekës. Sipas historianëve, kjo ngjarje ka ndodhur në periferi të qytetit San'a të Jemenit,[1] pas ngritjes së Isait a.s. dhe në pika të shkurtra flet për trashëgimtarët e një kopshti nga babai i tyre, kopsht i cili u sillte fruta dhe përfitime të mëdha. Babai i tyre kishte qenë një bamirës i madh ndaj të varfërve, duke ua lejuar atyre një pjesë të kopshtit për nevojat e tyre. Ndërkohë ai kishte vdekur, por djemtë e tij kishin qenë shumë koprracë dhe ishin betuar se ata nuk do të ndanin asnjë frut për të varfërit, por ato fruta do t'i mbanin për vete, sepse kishin shumë fëmijë dhe jetesa po bëhej gjithnjë më e vështirë për ta. Në mbrëmje, ata kishin planifikuar që të zgjoheshin herët për të vjelë të gjitha frutat e kopshtit të tyre. Madje, as nuk kishin marrë mundimin të thoshin "Inshallah"-"Në dashtë Allahu".[2]

Duke ditur se asgjë në këtë ekzistencë nuk ndodh pa lejen dhe dëshirën e Allahut, ata thuajse kishin harruar se nuk mund të ishin të zotët e realizimit të asnjë premtimi pa dëshirën e Krijuesit fuqiplotë.

Këta ishin vënë në sprovë, ashtu siç ishin vënë në sprovë urie e thatësie banorët e Mekës, për të parë nëse ata do të pasonin dritën e udhëzimit dhe ta pranonin ftesën e çiltër të Muhamedit a.s., apo do të vazhdonin me mohimin e tyre kryeneçe të ndëshkoheshin ashtu siç ishin ndëshkuar pronarët e kopshtit, për ç'gjë na flasin ajetet në vazhdim...

*19. E, sa qenë ata fjetur, atë (kopshtin) e goditi një fatkeqësi nga Zoti yt.*

*20. Dhe ai gdhiu si të ishte i vjelë (kositur).*

Pronarët e kopshtit, atë natë kishin fjetur të qetë, të bindur se kishin marrë një vendim shumë të mirë sipas tyre, që të privonin të varfërit nga të ushqyerit me ndonjë prej atyre frutave, ndërkohë, që i Madhërishmi, gjatë asaj nate, kishte dërguar nga qielli ushtritë e Tij të padukshme, të cilat nuk i di askush pos Tij dhe e kishin shkretuar e shkatërruar atë kopsht duke mos lënë asgjë në këmbë. Ai ishte bërë rrafsh me tokë dhe nuk i përngjante aspak atij kopshti të bukur që ishte deri atëherë në atë vend.

Tërë ky shkatërrim erdhi si pasojë e një mëkati kolektiv të atyre pronarëve, zemrat e të cilëve u ngurtësuan dhe nuk treguan pikë dhembshurie ndaj të varfërve e të mjerëve.

Në lidhje me këtë transmetohet nga Ibn Mes'udi të ketë thënë: i Dërguari i Allahut ka thënë: "Ruajuni nga mëkatet, sepse robi duke bërë mëkat, privohet nga rrizku-furnizimi i cili ka qenë i përgatitur për të", e pastaj kishte lexuar fjalët e Allahut: "E, sa qenë ata fjetur, atë (kopshtin) e goditi një fatkeqësi nga Zoti yt, dhe ai gdhiu si të ishte i vjelë (kositur).", prandaj u privuan nga të mirat e kopshtit të tyre për shkak të mëkatimit."[3]

*21. Në agim, ata thirrën njëri-tjetrin:*

*22. Nxitoni herët në kopshtin tuaj, nëse doni të vilni (frutat)!*

*23. Dhe u nisën duke pëshpëritur (në mes vete):*
*24. Të mos lejojmë asnjë të vobektë që të hyjë sot në kopshtin tonë!*
*25. Ata u nisën herët, të bindur-vendosur (ta realizojnë)në atë që thanë.*

Të nesërmen, herët, me agimin e parë të mëngjesit, ata u zgjuan nga gjumi dhe filluan të thërrisnin njëri-tjetrin që të nxitonin te kopshti i tyre nëse donin t'i vilnin frutat. Se për çfarë lloji frutash bëhet fjalë, ajetet kuranore nuk kanë sqaruar në detaje, por sipas Muxhahidit, kopshti i tyre ishte me hardhi rrushi.

Ata u bënë gati me pajisjet e nevojshme dhe u nisën. Ata gjatë rrugës nuk flisnin me zë të lartë, por pëshpëritnin në mes vete me zë të ulët, që të mos i dëgjonte dikush prej varfanjakëve, se nuk do ta lejonin asnjë prej tyre që të hynte në kopshtin e tyre për të vjelë ndonjë kalavesh rrushi. Arsyeja pse u nisën aq herët, ishte dëshira që të vilnin sa më shpejt e të mos linin asgjë për të tjerët. Koprracia i kishte mbërthyer zemrat e tyre. Ata ishin të vendosur e të bindur se do ta realizonin premtimin e tyre, duke mos menduar fare për pasojat që mund të kishin nga ky veprim i tyre i mbrapshtë.

*26. Por, kur e panë atë (kopshtin), thanë: "S'ka dyshim, ne paskemi humbur (rrugën)" ;*
*27. Jo, (ne nuk kemi humbur rrugën) por paskemi mbetur pa të (qenkemi privuar nga frutat e kopshtit).*

Sapo arritën te kopshti tyre, ata u befasuan me pamjen e trishtueshme para vetes. Kopshti i tyre me fruta të shumtë, që ishte aty një ditë më parë, tashmë ishte shndërruar në një vend të shkretë. Çdo gjë ishte shkatërruar. Ishte djegur i tëri nga një flakë e mistershme. Doke mos u besuar syve nga ajo që po shihnin, ata u hutuan e thanë: Ne sigurisht e paskemi humbur rrugën. Nuk ka mundësi që ky të jetë kopshti ynë. I ranë atij vendi disa herë vërdallë, për të verifikuar nëse ishin në tokën e tyre. Kur u bindën se ai ishte kopshti i tyre, njëri prej tyre që dukej paksa më i arsyeshëm se të tjerët tha: Jo, o të mjerë, nuk e kemi humbur rrugën, por paskemi mbetur pa kopsht, për shkak të koprracisë sonë. Jemi privuar nga frutat që i kishim, për shkak se e humbëm lidhjen me Zotin dhe menduam me logjikën e koprracisë e të egoizmit.

*28. Më i arsyeshmi ndër ta tha: A nuk ju thashë unë se duhet ta lartësoni Allahun?!*
*29. Lavdëruar qoftë Zoti ynë! - thanë - Ne paskemi qenë vërtet të padrejtë!*
*30. Atëherë filluan të qortonin njëri-tjetrin.*
*31. Ah, të mjerët ne! - thanë ata - Paskemi qenë vërtet arrogantë!*
*32. Ndoshta Zoti ynë mund të na zëvendësojë me ndonjë edhe më të mirë se ai, ne vetëm te Zoti ynë mbajmë shpresën!"*



Ai vazhdoi t'u drejtohej vëllezërve të tjerë me fjalë qortuese dhe këshilluese, sepse siç dukej ishte më fetar dhe më i devotshëm se të tjerët. Megjithatë, ka të ngjarë që "zëri" i tij kishte humbur në mesin e tërë atyre zërave të zhurmshëm që ishin kundër tij në mbrëmjen e kaluar. Ai, siç duket, edhe më parë ua kishte tërhequr vërejtjen që ta lartësonin Allahun dhe të ishin mirënjohës ndaj Tij për mirësitë dhe begatitë e Tij ndaj tyre, ashtu siç kishte qenë mirënjohës edhe babai i tyre më parë.[4] Siç duket, këto fjalë të tij nxitën ndjenjën e pendimit tek vëllezërit e tjerët. Ata njëzëri filluan ta madhëronin e lartësonin Allahun duke thënë: "Lavdëruar qoftë Zoti ynë! - thanë - Ne paskemi qenë vërtet të padrejtë!".

Ata vetëm tash filluan të shihnin gabimin që kishin bërë. Qortimi i ndërsjellë ishte shumë i natyrshëm. Ata po i thoshin njëri-tjetrit: Ah sa të padrejtë paskëshim qenë. Sa arrogantë e mosmirënjohës u bëmë ndaj Krijuesit tonë. Ah si nuk ndoqëm gjurmët e babait tonë, i



cili ishte bujar e zemërgjerë.

Nga kjo kuptojmë se kur zemra mëkatare pendohet sinqerisht, atëherë shpresa për pranimin e këtij pendimi tek Zoti është gjithmonë e gjallë dhe e pranishme. Ata filluan të kërkonin falje me lotët e vakët të pendesës, duke iu drejtua të Gjithëmëshirshmit me fjalët: "Ndoshta Zoti ynë mund të na zëvendësojë me ndonjë edhe më të mirë se ai, ne vetëm te Zoti ynë mbajmë shpresën!".

*33. I tillë ka qenë dënimi (i tyre), ndërsa dënimi në botën tjetër, do të jetë shumë më i ashpër, sikur ta dinin!"*

Ja ky ishte shembulli që Allahu xh.sh. ua solli mekasve që të mos bëheshin të tillë, mosmirënjohës e arrogantë, por të përudheshin në të vërtetën. I këtillë ishte dënimi i pronarëve të kopshtit në këtë botë, vetëm pse ishin koprracë dhe mosmirënjohës, andaj Allahu ua tërheq vërejtjen mekasve se dënimi i botës tjetër për shkak të mosbesimit është shumëfish më i rëndë dhe më i dhimbshëm sesa dënimi dhe ndëshkimi i kësaj bote.

Ibn Abasi në lidhje me shembujt që Allahu xh.sh. ka sjellë për banorët e Mekës thotë: Ky shembull përshtatet më së miri me sjelljet e kurejshëve, kur dolën në luftën e Bedrit dhe u betuan se do ta mbysnin Muhamedin a.s. dhe shokët e tij, pastaj kur të ktheheshin në Mekë, do të bënin tavaf rreth Shtëpisë së Shenjtë, do të pinin verë nën ritmin e këngëve dhe kërcimin e valltareve deri në agim.[5] Por Allahu xh.sh. ua zhdavariti këto planifikime të tyre, kur i turpëroi në Bedër nëpërmjet duarve të myslimanëve, të cilët ndonëse shumëfish më të paktë në numër, i vranë shumë prej krerëve të mëdhenj të kurejshëve dhe zunë robër shumë prej tyre. Me këtë u vërtetua se atë që e përkrah Allahu, kurrë nuk do të humbë, ndërsa ata ndaj të cilëve është i hidhëruar për shkak të mosbesimit të tyre, askush nuk mund t'i shpëtojë prej dënimit të Tij.

### Porosia e këtyre ajeteve

- Jeta e kësaj bote është një sprovë e vërtetë. Ashtu siç ishin vënë në sprovën e pasurisë pronarët e kopshtit, po ashtu në këtë sprovë ishin edhe mekasit, të cilëve Allahu i Madhërishëm u kishte dhuruar mirësi të shumta. I kishte bërë fqinjë dhe kujdestarë të Shtëpisë së Shenjtë, të kroit të zemzemit dhe zotërinj të të gjithë arabëve, kur nga mesi i tyre kishte përzgjedhur më të mirin e krejt njerëzimit-Muhamedin a.s.. Vetëm këto do të mjaftonin që ata të ishin thellësisht mirënjohës ndaj Krijuesit të kësaj ekzistence.
- Është mendim i disa dijetarëve se, kur të vjelim fruta apo korrim arat, duhet të japim diçka nga frutat për të varfërit dhe kalimtarët e rastit, dhe kjo pjesë e dhuruar nuk hyn në kategorinë e zekatit të obliguar.
- Njerëzit në këtë botë mund të planifikojnë për të punuar diçka, por është mirë që nijetin e tyre ta shoqërojnë me fjalët "Inshallah-Në dashtë Allahu", përndryshe, planifikimi i tyre mund edhe të mos realizohet.
- Pendimi për një mëkat të bërë, qoftë edhe me vonesë, është më i mirë sesa vazhdimi në mëkatim. Nëse ky pendim shoqërohet me sinqeritet dhe me punë të mira, pendimi pranohet dhe mëkati fshihet. Po nëse ky pendim mungon atëherë bota tjetër do të jetë vend-ndëshkim për të gjithë mëkatarët.
- Ftesa e Allahut nëpërmjet të Dërguarve të Tij për në dritën e Imanit ka qenë dhe do të mbetet gjithmonë e hapur. *(vijon)*

(1) Hadaiku-rrevhi ve-r-rrejhan, vëll. XXX, f. 79. (2) Hafidh Izzuddin Abdurrezak er-Rres'anij, Rumuzul Kunuzi fi tefsiri-l kitabi-l aziz, Mekë, 2008, vëll. 8, f. 231. (3) Për më gjerësisht shih tefsirin e IbnKethirit, 4/434. (4) Imam Sujutiu, Ed-Durrul Menthur, vwll. XIV, f. 639. (5) El-BahrulMuhit, 8/312. (6) Et-Tefsiru-l Munir, vëll.XXIX, f. 69.

Mr. Ejup Haziri

# Pushimi (qetësia) mes sexhdeve

Pasi të përfundojë namazfalësi nga sexhdeja e parë, ngrihet prej saj dhe qëndron në pozitën ulur derisa trupi të qetësohet (pushojë) dhe më pas bëhet gati për sexhdenë e dytë. Të ndenjurit mes sexhdesë së parë dhe së dytës quhet "qetësia (pushimi) mes dy sexhdeve" apo edhe si "ulja mes dy sexhdeve".

Dijetarët hanefi kur e trajtojnë këtë mesele, në librat e tyre përmendin se së pari ngrihet koka nga sexhdeja e pastaj shprehet tekbiri dhe kështu arrihet qetësia e plotësohet pushimi mes dy sexhdeve.[1]

Ky veprim vjen pasi të jetë plotësuar sexhdeja e parë dhe trupi drejtohet plotësisht në pozicionin ulur, duke u bazuar në hadithin e transmetuar nga Ebu Hurejre, i njohur ndryshe si "keqfalësi i namazit", ku i Dërguari i Allahut ia mësoi një personi bazat kryesore të namazit: Na ka treguar Museddedi, i cili ka thënë: Më ka informuar Jahja ibën Seid nga Ubejdilahi, i cili thotë: Na ka treguar Seid el-Makburij nga babai i tij e ky nga Ebu Hurejre se i Dërguari i Allahut, salallahu alejhi ve sel-lem, hyri në xhami. Pastaj hyri një njeri u fal dhe erdhi e përshëndeti të Dërguarin e Allahut. I Dërguari ia ktheu selamin dhe i tha: "Kthehu dhe falu përsëri, sepse ti nuk je falur (siç duhet)!". Ai u fal dhe erdhi tek i Dërguari i Allahut, të cilin e përshëndeti me selam. I Dërguari i Allahut i tha përsëri: "Kthehu dhe falu përsëri, sepse ti nuk je falur (siç duhet)!". Kështu i tha tri herë, ndërsa ai ia ktheu: "Pasha Atë që ty të dërgoi me të vërtetën, nuk di përveç asaj mënyrë (që u fala), prandaj më mëso!". I Dërguari i Allahut i tha: Kur të hysh për namaz, shqiptoje tekbirin, pastaj lexo diç nga Kurani që të vjen më lehtë, më pas shko në ruku derisa (gjymtyrët e trupit) të qetësohesh plotësisht, pastaj ngrihu (nga rukuja) derisa të drejtohesh plotësisht e më pas lëshohu për në sexhde derisa të qetësohesh (e të drejtohesh) plotësisht. Ngrihu nga sexhdeja dhe qëndro ulur derisa të drejtohesh plotësisht, e më pas lëshohu prapë për sexhde derisa të qetësohesh (e të drejtohesh) plotësisht, e kështu vepro gjatë tërë namazit."[2]

### Sa duhet të jetë pushimi mes sexhdeve?

Sa ipërket çështjes se sa duhet të jetë pushimi mes dy sexhdeve, dijetarët kanë konkluduar se ajo që më së paku duhet të jetë pushimi është koha sa të bëhet një madhërim.[3] Shprehja e një madhërimi të vetëm është minimumi që duhet të bëhet në mënyrë që të arrihet pushimi i shprehur në hadithe. Ndryshe, nëse mes sexhdesë së parë dhe së dytës nuk bëhet një pushim i shkurtër, atëherë është përvjedhur diç nga namazi.

Gjatë faljes me imam, nuk preferohet që pushimi mes sexhdeve të stërzgjatet, ndërsa gjatë faljes vetëm një gjë e tillë është e preferuar.

### Në rast se nuk bëhet qetësimi sa (dhe si) duhet?

Ngritja prej sexhdesë është farz, ndërsa shqiptimi i tekbirit është sunet, gjë që pa këtë të fundit namazi është juridikisht i vlefshëm. Dijetarët e kanë trajtuar çështjen e ngritjes nga sexhdeja dhe për këtë kanë dhënë mendime të ndryshme se kur në fakt plotësohet ngritja.

Dijetarët hanefi kur flasin për ngritjen nga sexhdeja e parë për t'u realizuar qetësia apo pushimi mes dy sexhdeve, kanë dhënë mendime të shumta, siç kanë thënë disa se kur largohet koka nga sexhdeja tashmë është arritur ngritja dhe praktikisht është arritur qetësia që kërkohet mes dy sexhdeve. Kuduriu është i mendimit se mjafton të kuptohet ngritja nga vetë fjala "ngritje", sepse minimumi që lë të kuptojë fjala "ngritje" është ngritja e ballit për ta plotësuar këtë rukn (shtyllë të namazit).[4]

Shumica janë të mendimit se, nëse namazfalësi është ngritur nga sexhdeja për të pushuar mes sexhdeve, por këtë pushim apo qetësim nuk e ka bërë ashtu siç kërkohet, por vetëm një ngritje të lehtë, atëherë shikohet se deri në çfarë pozicioni apo niveli e ka bërë ngritjen. Nëse ngritja e tij është më afër pozicionit të uljes, atëherë ajo llogaritet si pushim, por kjo është minimalja e arritur. E, në rast se ngritja e tij është më afër sexh-

desë sesa uljes, atëherë ajo nuk llogaritet si qetësim dhe faktikisht llogaritet si pjesë e sexhdesë së parë.

### Çfarë llogaritet qetësimi mes dy sexhdeve?

Nëse gjatë ngritjes nga sexhdeja e parë nuk bëhet si duhet pushimi, por vetëm bëhet një ngritje e lehtë, saqë nuk bëhet drejtimi i trupit dhe menjëherë shkon për sexhdenë e dytë, atëherë sipas Ebu Hanifes dhe Muhamedit, namazi nuk prishet, ndonëse nuk është arritur pushimi mes sexhdeve.[5]

Merginani në lidhje me këtë thotë: "...Pushimi mes dy sexhdeve konsiderohet sunet te të dytë (Ebu Hanife dhe Muhamedi)."[6] Ngjashëm me këtë shprehet edhe autori i "el-Bahru-rr Rraik", kur thotë: "Pushimi në ngritjen prej rukusë dhe mes dy sexhdeve është sunet tek Ebu Hanife dhe Muhamedi e kjo është çështje kompaktuale."[7]

Në anën tjetër, Ebu Jusufi është i mendimit se qetësia në namaz si gjatë ngritjes prej rukusë ashtu edhe mes dy sexhdeve, është farz. Mendimi i tij në këto dy vende të namazit është i njëjtë sikurse në dy vendet e tjera të namazit: rukusë dhe sexhdesë. Në këtë kontekst, autori i "el-Hidaje", shprehet: "Ebu Jusufi parasheh që në të gjitha këto vende (pushimi) është farz. Opinioni i tij është i ngjashëm me opinionin e Shafiut."[8] Sipas Ebu Jusufit, lënia e ngritjes prej rukusë apo pushimi mes dy sexhdeve, e prish namazin, ndryshe nga Ebu Hanife dhe Muhamedi.[9]

Përveç këtyre dy mendimeve që i përmendëm: mendimit zyrtar e të popullarizuar, sipas të cilit pushimi në këto dy vende është sunet e që njëherit është mendim i Ebu Hanifes dhe nxënësit të tij Muhamedit dhe shumë juristëve tjerë hanefit, dhe mendimit tjetër që pushimin në këto dy vende e sheh si farz-obligim të domosdoshëm; ka edhe mendim tjetër.

Ka një mendim të tretë që konsiderohet si mendim mesatar mes dy mendimeve paraprake. Përfaqësuesit e këtij mendimi pushimin në vendet për të cilat po flasim e shohin si vaxhib. Të këtij mendimi janë një pjesë jo edhe aq e vogël e dijetarëve të mëvonshëm hanefi, me theks të veçantë juristët e mëvonshëm hanefi si Ibën Humami,[10] nxënësi i tij ibën Emir Haxh, Ibën Nuxhejmi[11] dhe Ibën Abidini.[12] Pra, kemi plejadën e juristëve të mëvonshëm hanefi që mendojnë se pushimi, gjegjësisht qetësia në pozitën kur namazfalësi ngrihet nga rukuja dhe pushimi mes dy sexhdeve është vaxhib.

Edhe Kerhi është i këtij mendimi dhe sipas tij nëse namazfalësi pa qëllim nuk e bën pushimin e kërkuar, atëherë ai duhet të bëjë dy sexhde për shkak të harresës.[13] E, Ibën Nuxhejmi në lidhje me këtë thotë: "Po që se ai (namazfalësi) e lë atë (pushimin), atëherë një veprim i tillë konsiderohet skajshëm i papëlqyer dhe personit të tillë i detyrohet përsëritja e namazit."[14]

Nga këtu na bëhet e qartë se në çështjen e pushimit, gjegjësisht qetësimit mes dy sexhdeve, brenda shkollës hanefite kemi tri opinione të njohura: (1) opinionin zyrtar të shkollës hanefite që është më i popullarizuar se dy opinionet e tjera, sipas të cilit pushimi ndërmjet



dy sexhdeve (sikurse edhe tek ngritja nga rukuja) është sunet dhe si i tillë nuk ka fuqi juridike që ta zhvlerësojë namazin; (2) opinionin e Ebu Jusufit, sipas të cilit pushimi në të dyja është obligim i domosdoshëm (farz) dhe lënia e tij praktikisht e obligon përsëritjen e namazit dhe (3) opinionin e juristëve të njohur nga gjeneratat e vonshme të shkollës hanefite që pushimin mes dy sexhdeve, sikurse edhe ngritjen prej rukusë, e shohin si vaxhib.

Është interesant të përmendet fakti se kjo çështje, gjegjësisht polemizimi i saj në kuadër të opinioneve të ndryshme nuk përmendet në dhahiru-rr rrivajeh, e si çështje e shtron el-Mual-la në "Nevadir".[15] Ndërsa polemika mes Ebu Jusufit në njërën anë dhe Ebu Hanifes dhe Muhamedit në anën tjetër, është nga prizmi i dispozitës së pushimit mes sexhdeve, sepse i pari mendon se pushimi (qetësia) në të është farz dhe në rast të braktisjes së tij, doemos obligohet përsëritja e namazit, ngase është lënë një farz që konsiderohet shtyllë e namazit, ndërkaq pala tjetër janë të mendimit se pushimi mes sexhdeve është sunet dhe assesi nuk mund të jetë në nivelin e farzit dhe se në rast të braktisjes së tij, praktikisht është lënë një sunet, gjë që nuk mund ta zhvlerësojë namazin.

### Çfarë të themi gjatë pushimit mes sexhdeve?

Fillimisht do t'i sjellim transmetimet që flasin për duatë mes sexhdeve, pastaj do të sjellim mendimet e dijetarëve se çfarë kanë për qëllim tekstet e haditheve.

Hadithi i parë transmetohet nga Ibën Abasi dhe është në koleksionin e Tirmidhiut: Na ka treguar Selemeh ibën Shebibi, i cili thotë: "Na ka treguar Zejd ibën Hubabi nga Kamil ebi-l Ala, ky nga Habib ibën ebi Thabiti, ky nga Seidi ibën Xhubejri, e ky nga Ibën Abasi se i Dërguari i Allahut thoshte mes dy sexhdeve: "Allahumme-gfirli, verhamni, vexhburni, vehdini, verzukni-O Zot, më fal, më mëshiro, më mjafto (Ti mua nga sprova e varfëria), më udhëzo dhe më furnizo mua."[16]

Ky hadith përcillet e transmetohet me shprehje të ndryshme, në disa transmetime me disa shtojca e në disa transmetime të tjera vjen me shprehje të tjera, saqë nëse përmblidhen tërë transmetimet arrihet në konkluzionin se përmenden shtatë kërkesa në lutje. Në lidhje me këtë, Neveviu shprehet: "Për siguri (në qëllimin e sunetit) dhe përzgjedhje bëhet bashkimi i të gjitha transmetimeve, me të gjitha shprehjet e që janë shtatë: "Allahumme-gfirli, verhamni, veafini, ve-exhirni, verfeani, vehdini, verzukni-O Zot, më fal, më mëshiro, më jep shëndet, më mbroj, më udhëzo dhe më furnizo mua." "O Allah, më fal mua, më mëshiro,."[17]

Në këtë kontekst, është transmetimi i Hudhejfes që përcjell gjithashtu për lutjen mes sexhdeve: Na ka treguar Alij ibën Muhamedi i cili thotë: "Na ka treguar Hafs ibën Gijathi, nga el-Ala ibën el-Musejjeb, ky nga Amër ibën Murreh, ky nga Talha ibën Jezidi e ky nga Hudhejfe se i Dërguari i Allahut mes dy sexhdeve thoshte: "Rabbi-gfirli, Rabbi-gfirli-O Zot më fal mua, o Zot më fal mua".[18]

Sa u përket duave (lutjeve) mes dy sexhdeve, ulemaja kanë mendime të ndryshme rreth tyre. Shumica e tyre janë të mendimit se ato janë sunet, sikurse Shafiu dhe të tjerët (si në namaze individuale ashtu edhe në ato



kolektive (si në farze ashtu edhe në nafile), përkundër hanbelive të cilët thonë se ato janë vaxhib, për shkak të praktikës së vazhdueshme të tyre nga i Dërguari i Allahut. Në anën tjetër, hanefitë janë të mendimit se realisht mes dy sexhdeve nuk duhet thënë asgjë. E, transmetimet e ardhura në lidhje me shqiptimin e atyre duave, hanefitë i ndërlidhin me namazin e natës, por jo me atë obligativ (me imam).[19]

Ebu Jusufi e kishte pyetur Ebu Hanifen për lutjet mes dy sexhdeve, më konkretisht e kishte pyetur për këtë lutje: "Allahumme-gfirli", ndërsa Ebu Hanife i kishte thënë se namazfalësi hesht.[20]

Se këto lutje janë thënë gjatë namazit të natës, tregojnë më së miri edhe transmetimet në vijim që janë të asaj natyre sikurse edhe tekstet e mëhershme dhe praktikisht transmetohen edhe nga të njëjtit e teksteve të mëhershme.

Më herët solla transmetimin e Ibën Abasit në lidhje me duatë mes dy sexhdeve, transmetim në të cilin nuk përmendet se në cilat namaze e thoshte atë dua, ndërsa në transmetimet e mëposhtme specifikohet po nga vetë Ibën Abasi se këto dua ishin shprehur gjatë namazit të natës: Na ka treguar Ebu Kurejb Muhamed ibën el-Ala, i cili ka thënë: Na ka treguar Ismail ibën Sabihi, nga Kamil ebi-l Ala, i cili ka thënë: E kam dëgjuar Habib ibën ebi Thabitin që tregonte nga Seid ibën Xhubejri e ky nga Ibën Abasi të ketë thënë:

"I Dërguari i Allahut mes dy sexhdeve gjatë namazit të natës thoshte: "Rabbi-gfirli, verhamni, vexhburni, verzukni, verfa'ni- O Zot, më fal, më mëshiro, më mjafto (Ti mua nga sprova e varfëria), më furnizo dhe më lartëso mua (në grada të xhenetit)."[21]

Na ka treguar Jahja ibën Ademi, na ka treguar Kamil ibën el-Ala, nga Habib ibën ebi Thabiti, ky nga Ibën Abasi, apo nga Seid ibën Xhubejri e ky nga Ibën Abasi se i Dërguari i Allahut thoshte mes dy sexhdeve gjatë namazit të natës: "Rabbi-gfirli, verhamni, verfa'ni, verzukni, vehdini- O Zot, më fal, më mëshiro,më lartëso mua (në grada të xhenetit), më furnizo dhe më udhëzo mua".[22]

### Çfarë paraqet pushimi mes dy sexhdeve?

Ulemaja shpeshherë janë marrë edhe me detajet e namazit dhe janë munduar të gjejnë lidhje dhe urtësi mes çdo rukni-shtylle të namazit. Në këtë kontekst, autori i "el-Inajeh" që i bën shpjegim librit të mirënjohur "el-Bidajeh"dhe autori i "el-Mebsut"-it, sjellin mendimin e dijetarëve se përse janë bërë obligim dy sexhde, duke menduar se janë kryesisht dy elemente të rëndësishme rreth dy sexhdeve brenda një rekati të vetëm:

I pari: bëhen dy sexhde si shenjë e nënshtrimit ndaj Allahut dhe poshtërimit të djallit të mallkuar, i cili qe urdhëruar për të bërë një sexhde, por që refuzoi, andaj namazfalësit bëjnë dy sexhde.

I dyti: aplikimi i dy sexhdeve ndërlidhet me vetë jetën e njeriut, ngase, sexhdeja e parë jep indikacion të qartë se njeriu është krijuar nga elementet e tokës, përderisa e dyta tregon se ai do të kthehet në të, ashtu siç tha Allahu i Madhërishëm[23]:"Prej asaj (tokës) Ne ju krijuam e do të ju kthejmë përsëri në të..."

Kjo tregon arsyen se përse janë bërë dy sexhde brenda çdo rekati, që nënkupton se sexhdeja e parë tregon lidhjen e njeriut me origjinën e tij, që është dheu (elementet e tokës) dhe shërben si një rikujtim për njeriun që t'i tregojë atij lindjen, ndërkaq sexhdeja e dytë nënkupton kthimin në dhe (origjinë), gjegjësisht vdekjen. E disa të tjerë e kanë komentuar edhe qetësimin (pushimin) brenda dy sexhdeve dhe kanë ardhur në përfundim se nëse sexhdeja e parë paraqet krijimin e njeriut nga dheu dhe e dyta vdekjen e tij, atëherë pushimi mes dy sexhdeve paraqet jetën e njeriut. Prandaj, pushimi mes sexhdeve është i shkurtër, ashtu siç është jeta e njeriut shumë e shkurtër!

(1) Merginani, El-Hidajeh-Sherh Bidajeti-l Mubtedi', v.I, f.15; Merginani, El-Hidajeh-Sherh Bidajetu-l Mubtedi', v.I, f.52; Bedrudin el-Ajni, El-Benajetu Sherhi-l Hidajeh, v.II, f.250; el-Mejdani, El-Lubab fi Sherhi-l kitab, v.I, f. 71. (2) Buhariu në Sahih, nr. 793; Muslimi në Sahih, nr. 602. (3) Bedrudin el-Ajni, El-Binajetu Sherhi-l Hidajeh, v.II, f.250. (4) El-Babertij, el-Inajeh Sherhu-l Hidajeh, v.I, f.307. (5) Merginani, Bidajetu-l Mubtedi', v.I, f.15; Merginani, El-Hidajeh-Sherh Bidajetu-l Mubtedi', v.I, f.52; Bedrudin el-Ajni, El-Benajetu Sherhu-l Hidajeh, v.II, f.250; el-Mejdani, El-Lubab fi Sherhi-l kitab, v.I, f. 71. (6) Merginani, El-Hidajeh-Sherh Bidajeti-l Mubtedi', v.I, f.85. (7) Ibën Nuxhejm, el-Bahru-rr Rraik sherh Kenzu-d Dekaik, v.I, f.317. (8) Merginani, El-Hidajeh-Sherh Bidajeti-l Mubtedi', v.I, f.84. (9) Ahmed ibën Ismail Et-Tahtavi, Hashijetu-t Tahtavi ala Meraki-l Felah Sherh Nuru-l Idah, f. 233. (10) Ibën el-Humam, Fet'hu-l Kadir, v.I, f.302. (11) Ibën Nuxhejm, el-Bahru-rr Rraik sherh Kenzu-d Dekaik, v.I, f.317. (12) Ibën Abidin, Reddu-l Muhtar ale-d Durri-l Muhtar, v.I, f.464. (13) Merginani, El-Hidajeh-Sherh Bidajetu-l Mubtedi', v.I, f.85. (14) Ibën Nuxhejm, el-Bahru-rr Rraik sherh Kenzu-d Dekaik, v.I, f.317. (15) El-Babertij, el-Inajeh Sherhu-l Hidajeh, v.I, f.300; Kasani, Bedaiu-s Sanaiu, v.I, f.508. (16) Tirmidhiu në Sunen, nr. 284. Albani është i mendimit se hadithi është autentik, ndërsa Shuajb Arnauti është i mendimit se hadithi është i mirë (hasen), dhe se transmetuesit janë të besueshëm, me përjashtim të Kamilit, për të cilin kanë folur ulemaja. Për më tepër shih Musnedin e Ahmedit, hadithi nr. 3514, v.V, f.459. (17) Nevevi, El-Mexhmu' Sherhu-l Muhedhdheb, v.III, f.437. (18) Ibën Maxheh në Sunen, nr. 897; Ebu Davudi në Sunen, nr. 874 (hadithi është i gjatë tek suneni i Ebu Davudit). (19) El-Babertij, el-Inajeh Sherhu-l Hidajeh, v.II, f.248. (20) El-Babertij, el-Inajeh Sherhu-l Hidajeh, v.I, f.299-300. (21) Ibën Maxheh në Sunen, nr. 898. Albani është i mendimit se hadithi është autentik. (22) Ahmedi në Musned, nr. 2895. Shuajb Arnauti thotë se hadithi është i mirë (hasen). (23) El-Babertij, el-Inajeh Sherhu-l Hidajeh, v.I, f.308; Serhasij, el-Mebsut, v.I, f.22.

Nexhat Ibrahimi

# Pafeja ndër ne

## Burimet, shkaqet dhe pasojat e pafesë në shoqëri

"Njeriu ideal nuk mund të jetë njeriu që përjashton aspekte të vetë qenies së tij, por njeriu që integron, njeriu që unifikon, respektivisht njeriu që u jep shans të gjitha aspekteve të njeriut të ofrojnë mundësitë shpirtërore dhe fizike, sepse vetëm i tillë mund ta mposhtë agresivitetin dhe makuterinë e materializmit."

"Çdo luftë është e egër."(Gj. Shushnjiq-i)[1]

### Hyrje

Bota bashkëkohore ka probleme të shumta dhe mjaft komplekse për nga natyra e tyre.[2] Bollëku material dhe avancimi shkencor e tekniko-teknologjik i njerëzisë, përkundër shpresave e premtimeve, nuk i eliminoi problemet e shumta të natyrave të ndryshme, sikurse janë lëkundjet dhe përplasjet shoqërore, brengat, shumëzimi dhe shtrirja e krimit dhe dhunës në shumë segmente, kriza e moralit, kriza politike, ekonomike, egoizmi, paranoja etj. Zhvillimi aq i pritur material, lëre që nuk i zvogëloi problemet, por i rriti. Kulmi i këtij shqetësimi shoqëror, grupor e individual është pafeja apo ateizmi mes njerëzve, gjeneruesi kryesor i problemeve në shoqëri.

### Ç'është pafeja?

Pafeja apo ateizmi[3] është mosbesim në Zotin dhe shtyllat kryesore të besimit, të cilat i ka urdhëruar Zoti; ateizëm është lajthitja e besimtarëve duke mohuar botën tjetër dhe duke u kufizuar vetëm në këtë botë. Në aspektin filozofik, "ateizmi është pikëpamje filozofike se nuk ka zot, përkatësisht se ekzistimi i tij nuk mund të provohet me shkaqe kritike".[4] Ai është zbrazëti, vakum kundrejt besimit, plotnisë, pozitivtetit.[5] Evropa dhe Amerika, edhe pse e quajnë veten trashëgimtare të kristianizmit, janë bërë fidanishte e ateizmit, duke e konsideruar Kishën vetëm si traditë, kulturë, trashëgimi të së kaluarës, por jo edhe orientues të politikës, ekonomisë, kulturës, jetës së përditshme etj. Ata ateizmin në shekujt e fundit e bënë 'fe" zyrtare, orientues zyrtar, model të qeverisjes, të të menduarit, të prodhuarit. Vendet të tjera, të pafuqishme para paraqitjes ateiste agresive perëndimore, janë gjunjëzuar, kanë pranuar botëkuptimin e tyre, ose kanë formuar identitet të dyfishtë, një fytyrë para evro-perëndimorëve e një para fesë së vet, traditës së vet.[6]

Bota myslimane gjithashtu është përfshirë nga ateizmi, thuajse në tërësi pason shabllonet evro-perëndimore të ateizmit, por në jetën private sillet si besimtar, viziton xhaminë, manifeston edhe ndonjë ritual fetar, por të gjitha këto pa ndikim shoqëror. Kemi edhe një pakicë tjetër brenda botës myslimane që refuzon mënyrën e jetës nga shumica, është këmbëngulëse, por me dekada janë duke kërkuar mënyrën e kundërvënies. Shpeshherë, në këtë përpjekje, lajthitin, duke rënë në ekstremin tjetër.

### Shkaqet e lindjes së pafesë

Të hulumtohet dhe analizohet pafeja dhe faktorët e lindjes së saj është punë komplekse dhe ekipore. Në botë janë kryer disa hulumtime të tilla, natyrisht të pjesshme dhe kanë dhënë mendimin e tyre.

Studimet tregojnë se pafeja është e lashtë, por si dukuri masovike, e elaboruar teorikisht dhe e studiuar sistematikisht, është e dyqind viteve të fundit.[7] Konsiderohet se pafeja gjatë historisë ka qenë problem i tërthortë ose i parëndësishëm në pikëpamje shoqërore dhe zakonisht është shfaqur në radhët e elitës, madje ishte privilegj i saj. Vetëm kohët e fundit (pas revolucionit francez borgjez) pafeja u bë dukuri masovike dhe problem i rëndësishëm shoqëror.[8]

Shkaqet për lindjen e pafesë janë të shumta, por disa nga ato shkaqe janë:[9]

#### 1) Kisha evropiane

Doktrina kristiane dhe vetë kisha evropiane, herë drejtpërdrejt e herë tërthorazi, ndikuan në paraqitjen dhe zhvillimin e ateizmit apo mohimit të ekzistimit të Zotit.[10] Me fjalë të tjera, shkaktarë të ateizmit në Evropë

janë zyrtarët kishtarë, monakët dhe klerikët, të cilët fesë së vet i shtuan gjera të ndryshme e kotësi, sikurse konsiderimi i Isait a.s. për bir të zotit, bërja e mëkatit nga Eva dhe Adami dhe shfajësimi me sakrifikimin e Jezuit apo kryqëzimi i Jezu Krishtit, pastaj krijimi i gjithësisë sipas Biblës etj. Zbulimi i disa shpikjeve si makina e avullit, zbulimi i energjisë elektrike dhe përçimit të saj, zbulimi i telefonit e të tjera dhe indiferenca e kishës ndaj këtyre zbulimeve, madje ndëshkimi i rëndë i shkencëtarëve dhe të tjerëve të cilët i përkrahnin shkencëtarët (në mesjetë), solli deri te konfliktet e rënda midis shkencës dhe kishës, gjë që para opinionit shkoi në dëm të kishës, sepse kishtarët merreshin me gjëra të kota e prapangecje.[11] Këtu mori hov ateizmi dhe kritika e rreptë ndaj çdo gjëje fetare, kishtare, duke vënë themelet e ateizmit shkencor, apo ateizmit të shekujve modernë.

### 2) Dhuna dhe eksploatimi i botës kapitaliste

Evropa pas shfaqjes së humanizmit dhe renesancës pjesërisht u çlirua nga pushteti kishtar dhe gjeti prehje në zbulimet e reja shkencore, filloi të jepej pas prodhimit dhe fabrikave dhe ta braktiste bujqësinë dhe zejet e vjetra. Feudalistët e mëdhenj u shndërruan në fabrikantë të mëdhenj, duke eksploatuar resurse të shumta tokësore, por duke shfrytëzuar edhe fuqinë punëtore me paga të vogla. Në këtë mënyrë u krijuan shtresat e para shoqërore në kohën moderne, të pasurit në një anë dhe të varfërit në anën tjetër. Imituese sidomos ishte heshtja e kishës dhe kishtarëve përballë këtyre anomalive shoqërore. Edhe kjo gjendje ndikoi në përhapjen dhe forcimin e ateizmit në Evropë e botë, sepse feja nuk kishte zgjidhje të mira dhe humane për njeriun dhe problemet e tij.[12]

### 3) Lindja e rrymave ekonomike ateiste

Njëri prej faktorëve kryesorë në përhapjen e ateizmit ka qenë formimi i disa rrymave ekonomike, me natyrë ateiste, sidomos formimi i komunizmit, themelues i të cilit drejtim ishte Karl Marksi (vd. 1883). Edhe pse drejtim ekonomik, edhe pse synim kryesor kishte ekonominë dhe çlirimin nga dhuna kapitaliste, ai pranoi karakteristika ideologjike. Ata pohuan se ekziston vetëm bota materiale, kurse shpirti e bota tjetër qenkan imagjinatë e fesë dhe e të pasurve. Këta, sipas tyre, paskan trilluar fenë për të siguruar besimin, dëlirësinë dhe sinqeritetin e njerëzve, por, gjithnjë, për interesa të kapitalizmit.[13]

Kjo rrymë e komunizmit, socializmit u bë vala e re e ateizmit, e cila gjeti simpati te shtresa e varfër. Ateizmi me emërtime të ndryshme nuk mbeti vetëm aspekti ekonomik i botës, por edhe shpirtëror, në negativitet, duke shpjeguar botën dhe të gjitha çështjet që tundojnë njerëzinë. Përveç metodës së joshjes e mashtrimit, ata përdoren dhunën. Janë të njohura regjimet ateiste në Rusi, Shqipëri, Jugosllavi, Kubë e vendet e tjera, ku më shumë njerëz vdiqën nga dhuna e pasluftës sesa nga vetë lufta. Kjo valë e së keqes përfshiu edhe vendet myslimane, si Egjiptin, Libinë, Irakun, Tunizinë etj.

### Preokupimi me jetën

Ateizmi e bëri njeriun të plotfuqishëm, edhe urdhërdhënës edhe qytetar, edhe komandant edhe ushtar. Ai i dha rolin e hyjnores me qëllim të zëvendësimit të Zotit absolut, por ia mori rolin e njerëzores, duke e bërë një hiç. Ai u preokupua me botën dhe kënaqësitë e saj dhe harroi kush është, nga është, përse është, ku do të shkojë pas gjithë kësaj? Njeriu në vrap pas standardit më të mirë, harroi vlerat elementare. Edhe femra si pjesë e familjes hyri në këtë vorbull problemesh. Në emër të barazisë me mashkullin (me të cilin natyrisht nuk është i barabartë) ajo braktisi familjen, fëmijën, femëroren. Ajo doli në fabrikë, por e humbi fëmijën; ajo doli në zyrë, por humbi burrin; ajo fitoi më shumë, por u bë mall konsumi dhe objekt reklame. Koha e lirë mungon, koha për prindërit nuk ekziston, koha për fëmijët ka ikur qysh moti. Zakonisht, ligjet serioze



parashohin që mes dy të këqijave të zgjidhet e keqja më e vogël, në rastin e kohës së ateizmit, njeriu dhe femra zgjodhën të keqen më të madhe.

Njeriu bashkëkohor nuk ka kohë për të menduar, për të gjetur përgjigje. Feja mbeti gjësend privat, për ndonjë vajtim a gëzim, për ndonjë ceremoni lindjeje apo vdekjeje. Feja nuk ka mendim për jetën, prodhimin, konsumimin etj.[14]

### Jeta e re dhe sfidat e qytetërimit

Shkencat e kësaj bote i hapën dyert njeriut drejt luksit, bollëkut, komoditetit, konzimerizmit, që manifestohet në mjetet e komunikimit, mjetet e transportit, kushtet e banimit, pastaj të veshmbathjes, ushqimit etj. Restoranet, atelietë e ndryshme për art, muzikë, sporte parciale janë kapitull në vete. Të gjitha këto imponuan një mënyrë tjetër, ndryshe për të menduarit, të perceptuartit e jetës por edhe konsumimit të kohës, parave dhe të jetuarit sipas favoreve të kohës. Kjo mënyrë e jetës çoi në shfrenim, egoizëm, madje edhe në narcisoizëm.

Edhe pse feja urdhëron jetën e matur, pa shfrenim dhe shkapërderdhje, edhe pse ndalon pijet narkotike, prostitucionin dhe fitimin e padinjitetshëm, këto parime fetare u konsideruan nga ateizmi dhe ateistët si pranga që pengojnë lirinë individuale, kolektive, shoqërore, si pranga që pengojnë lirinë e lëvizjes, të shprehurit, shfrenimin. Mohojnë botën tjetër, madje me ironi i kundërvihen me "pavlerat" e kësaj bote.

### Lidhja e zhvillimit material me ateizmin

Njëri nga shkaqet që nxiti njerëzit në ateizëm është edhe lidhja e ateizmit me forcën materiale dhe përparimin shoqëror. Njerëzit konsideronin se Evropa filloi të zhvillohet vetëm pas largimit nga kisha kristiane. Gjithashtu mendonin se Rusia u zhvillua vetëm pasi e largoi fenë nga vetja. Në anën tjetër, vendet që konsumonin fenë ishin të dobëta, të varfra, pa zhvillim shkencor e shoqëror. Duke marrë për shembull Evropën, edhe vendet myslimane mësynë braktisjen e fesë islame dhe përvetësimin e shkencës pa Zot. Ata harruan se feja islame nuk kishte asgjë të përbashkët me fenë kristiane. Nëse kisha kristiane ka penguar mësimin, feja islame ka ngritur mësimin në urdhrin e parë (ikre-lexo!) dhe e ka urdhrin kryesor. E gjithë arritja nga fillimi i fesë islame e deri në shekullin XII ishte pikërisht nga zbatimi i kërkesave të fesë islame. Braktisja e fesë islame, zbehja e fesë, rezultoi edhe me zbehjen e mësimit, zbulimeve të reja.[15]




### Pasojat negative mbi individin dhe shoqërinë

Drejtimi i ateizmit pa dyshim do të lërë pasoja të rënda mbi njerëzit, mjedisin përreth dhe rregullimin shoqëror e shtetëror, duke mohuar ekzistimin e Zotit. Një nga shenjat e para të ateizmit është brenga, dilema, mosrehatia dhe jostabiliteti shpirtëror. Kjo ndodh, sepse te njeriu shtrohen disa pyetje që njeriu i ka në shpirtin e tij, edhe pse ato ndonjëherë në këtë botë janë shpërfillur. Por, sëmundjet, fatkeqësitë natyrore, tragjeditë na çojnë drejt pyetjeve: Prej nga jemi?, Përse jemi të krijuar?, Ku dhe kah po ecim?, Nga do të shkjojmë?, Ku pas vdekjes?

Përgjigjja për cakun dhe synimin e ekzistencës sonë nuk duhet kërkuar nga ateizmi, sepse ai edhe nuk i ofroi njeriut më shumë se disa iluzione dhe një drejtësi për sy e faqe. Qëndrimi në ateizëm, si stadi jonjerëzor, vetëm sa do të rrisë brengosjen, shqetësimin, frikën.[16] Njeriu i kapur nga kthetrat e ateizmit nuk do të gjejë kohë t'u përgjigjet sfidave dhe përparimit të qytetërimit modern dhe pasmodern (postmodern) dhe nuk do të arrijë t'u shmanget shpërfilljes dhe neglizhencës ndaj realitetit fetar dhe shoqëror.[17]

### Individualizmi dhe egoizmi

Orientimi i njeriut drejt individualizmit[18] dhe egoizmit[19] ka qenë pasojë e domosdoshme e jorehatisë shpirtërore dhe e frikës nga e ardhmja. Me këtë nënkuptojmë orientimin e njeriut drej sendërtimit të interesave të ngushta vetjake dhe mosinteresimin për të tjerët. Feja e cila është gjithnjë forca integruese mes njerëzve, është braktisur dhe njerëzit, rrjedhimisht,



kanë braktisur edhe njëri-tjetrin. I sëmuri, i varfri, i nevojshmi janë lënë jashtë kujdesit njerëzor. Ftohja e raporteve ndërnjerëzore dhe shikimi i intereseve vetëm për vete, ka sjell njerëzinë në qorrsokak.

### Humbja e ekuilibrit

Ateizmi si ideologji e majtë edukimin e njeriut e bën njëanshëm; ai edukon vetëm fizikisht e jo edhe shpirtërisht. Njeriu ateist posedon një dresurë edukimi por jo edukim, sepse edukimi është produkt i shpirtit e besimit, ndërsa ateistit i mungon shpirti. Ateisti, në vend të besimit, ngre kultin e njeriut. E rrënon besimin në Zotin dhe e ngre njeriun, vetveten. Ai natyrisht është i ngurtë, i vrazhdë, pa ndjenja, pa shpirt, pa kufij në veprim, duke u bërë objekt i pasionit, instinktit. E tërë ajo që i duket e përshpirtshme dhe edukative, është reflektim i traditës dhe ambientit, por jo edhe refkletim i brendshëm. Sipas tyre, njeriu në botë qenka i rastit, atë puna e paska bërë të tillë, duke evoluuar nga krijesa e dobët dhe e thjeshtë në krijesë të fuqishme e të ndërlikuar. Ai i jep llogari veteves, sepse nuk e njeh autoritetin e Krijuesit. Ligjet e Zotit i konsideron të trilluara, kurse ligjet njerëzore i hyjnizon. Rezultati nuk do koment, njeriu është totalisht i humbur, i çekuilibruar, i braktisur, i pafuqi, viktimë e nepsit e shfrenisë, lakmisë për shumësi dhe dominim.[20]

### Rrënimi i bashkësisë familjare

Ateizmi rrënon personalitetin e njeriut. Ai rrënon anën shpirtërore tek ai dhe me këtë e rrënon edhe shoqërinë në përmasa të mëdha. Individët e përbëjnë familjen, kurse familjet shoqërinë dhe nëse individët e shumtë dhe familjet janë të prishur edhe shoqëria do të jetë e prishur. Shikoni vetëm jetën e një çifti që jeton në mënyrë të egër, që bashkëjeton! Ata pa përgjegjësi morale e materiale për njëri-tjetrin, nesër shkëpusin këtë jetë, kurse viktimë mund të jenë fëmijët eventualë, të cilët pa dëshirën e tyre erdhën në këtë botë dhe gjithë jetën e tyre do ta kalojnë pa prindër, pa ngrohje prindërore, të përbuzur e të përçmuar, madje dhe si viktima potenciale të gabimeve të reja.

### Kriminaliteti politik

Ateizmi vetvetiu nuk domethënë dhunë, eksploatim, joliri e të tjera, por natyra dhe karakteri i tij dhe veprimet që janë bërë në emër të tij, janë në pajtim të plotë me ideologjinë përjashtuese të ateizmit.[21]

Pasojat e ateizmit mbase janë më të theksuarat në fushën e politikës, në politikën botërore dhe në raportet ndërshtetërore. Përse? Sepse natyra e ateizmit është e vrazhdë dhe e ngurtë kundrejt vlerave të tjera. Kjo shihet në sjelljet e të mëdhenjve karshi të vegjëlve. Bota myslimane gjatë shekujve të fundit e edhe në këto dekada, po e përjeton në lëkurën e vet pikërisht këtë agresivitet e poshtërsi. Myslimanët pengohen në politikën e tyre, në ekonominë e tyre, në kulturën e tyre, në fenë e tyre. Ata medoemos duhet t'u nënshtrohen politikave të eksploatuesve botërorë. Çdo kundërshtim ndëshkohet me saksione (siç po i ndodh Turqisë gjatë 2016-1017) apo edhe me kërcënime ushtarake e edhe me vetë sulmet ushtarake. Me zbulimin e armëve për shkatërrim masovik ateizmi fitoi në forcë, sepse çdo

kundërvënie ndaj tyre rrit mundësinë e shkatërrimit në masë. Mungesa e virtyteve morale, ushqimi i dhunës dhe padrejtësisë sjellin gjendje të re: ikjen nga realiteti nëpërmjet gabimeve të reja: drogave, alkoolit, prostitucionit, bixhozit e degjenerimeve të ndryshme, duke u asfiksuar në shumësinë e lakmive dhe pasioneve. E gjithë kjo e rrrit egoizmin dhe lakminë për vetveten dhe urrejtjen e antipatinë ndaj të tjerëve.

## Përfundim

Ateizmi si dukuri shoqërore në gjuhën fetare përkufizohet si mosdije, kurse mosdija është ndër shkaqet kryesore të pafesë, mosfesë apo indiferencës ndaj fesë. Kësaj gjendjeje i ndihmon edhe theksimi i vazhdueshëm dhe këmbëngulës i mangësive interpretuese fetare dhe i hierarkisë fetare, por edhe heshtja e anëve pozitive të fesë nëpërmjet medieve elektronike, vizive apo të shkruara. Kjo mënyrë e prezantimit të fesë krijon perceptime negative dhe të shtrembëruara për fenë apo organizatën e fesë, për besimtarët dhe bashkësinë në tërësi. Këtyre negativiteteve u ndihmojnë edhe lëvizjet e shumta jashtë organizatës fetare, dukuri që disa qarqe e quajnë religjiozitet pasmodern, i cili karakterizohet me 'unin" e njeriut, i bazuar në suksesin vetjak dhe suksesin e nismave vetjake.[22]

Ka edhe faktorë të tjerë të rënies, por edhe të ngritjes fetare në shoqëri. Edhe pse në këtë rast u fol për ateizmin, si rrugëdalje nga ky para/ambis, pa dyshim, është lutja (nëpërmjet namazit, agjërimit, zeqatit, haxhit, bamirësisë, bujarisë, ndihmës etj.) ditore, javore e xhumasë, e bajrameve e tjera, pastaj bindja, dorëzimi ndaj ligjeve të Zotit, të cilat më së shumti po i mungojnë shoqërisë.

Krejt në fund, nuk duhet harruar se njeriu dëshmon për Zotin në mënyrë të dyfishtë: me pranimin dhe me refuzimin e Tij. Derisa njeriu e mohon Zotin, ai nuk e braktis Atë. Rebelimi kundër Zotit është i mundur vetëm me parashtrimin e ekzistimit të Tij, përndryshe do të ishte absurd lufta kundër një diçkaje që nuk ekziston. Besimi refuzohet me besim dhe jo ndryshe. Njëri beson se ka Zot, ndërsa tjetri beson se nuk ka Zot, por që të dy besojnë, njëri në ekzistimin e Zotit e tjetri në mosekzistimin e Zotit.[23] Shpërblimi do të jetë në adresë të atyre që besuan në ekzistimin e Zotit, që u falënderuan për jetën dhe mundësinë e të ekzistuarit të tyre.[24]

(1) Djuro Šušnjić, Religija, II, Beograd, 1998, fq. 376. (2) Shkrimi nuk paraqet një qasje komplete, rigorizisht shkencore, por një përsiatje rasti, duke analizuar ca pikëpamje, ndaj edhe pretendimet e shkrimit nuk janë të ofrojnë një qasje të plotë, por të hapin temën e ateizmit, e cila disi po kalon në heshtje ndonëse me shumë ndikim edhe në kohën tonë, nën emra të ndryshëm, si laicizëm, shekullarizëm etj. (3) Ateizam, në: https://bs.wikipedia.org/wiki/Ateizam. (4) Sipas: Milje Škvorac, Vjera i nevjera, në: https://www.bitno.net/academicus/filozofija-academicus/bit-i-povijest-ateizma-i-osam-motiva-koji-do-njega-dovode/. (5) Milje Škvorac, po aty. (6) Shih: Ali Pajaziti, Fjalori i sociologjisë, Shkup, 2009, fq. 53. (7) Shekullaristët konsiderojnë se "...entuziasmi fetar në Perëndim ka pasur kulmin e tij në Mesjetë dhe pas kësaj periudhe ka nisur rënia e tij." Sipas: Si e humbi në të vërtetë Perëndimi Zotin: Një teori e re mbi shekullarizimin, në: http://erasmusi.org/konspekt-librit-si-e-humbi-ne-te-vertete-perendimi-zotin-nje-teori-e-re-mbi-shekullarizimin/ ose: Mary Eberstadt, How the West Really Lost God - chapter 2, në: http://www.catholiceducation.org/en/culture/history/what-is-the-conventional-story-line-about-how-the-west-lost-god-what-are-the-problems-with-it.html. (8) Shih: Djuro Šušnjić, po aty, fq. 112. (9) Shih gjerësisht për motivet e pafesë: Milje Škvorac, Vjera i nevjera, po aty. (10) Askush nuk është ateist nga lindja. Askush në mënyrë psikosomatike nuk është ateist. Në ateizëm ndikojnë shumë faktorë, sikurse edhe ai fiziologjik, biologjik e sidomos ai kulturor, trashëgimor i mjedisit ku lind, jeton e vepron. (11) Ndër të tjera ateizmi është pasojë e mungesës së argumenteve materiale për argumentimin e Zotit, çështja e së keqes etj. Shih: https://bs.wikipedia.org/wiki/Ateizam. (12) Nexhat Ibrahimi, Islami në trojet iliro-shqiptare gjatë shekujve, Shkup, 1998. (13) Djuro Šušnjić, po aty, fq. 11-186. (14) Karl Rahner, Ateizmi, në: http://erasmusi.org/ateizmi/. (15) Wofhart Pannenberg, Llojet e ateizmit dhe domëthënia teologjike e tyre, http://erasmusi.org/llojet-e-ateizmit-dhe-domethenia-teologjike-e-tyre/. (16) Formë ateizmi është edhe politezimi, i cili "do të duhet të karakterizohet si ateizëm deri në masën që ai e bën të vështirë apo, në një rast ekstrem, të pamundur që akti i fesë së vërtetë të drejtohet kah terreni absolut i botës. (Anasjelltas, politeizmi i antikitetit e persekutoi si ateist monoteizmin e disa filozofëve dhe atë të Krishterizmit për shkak se refuzonte perënditë e shtetit; dhe sërish Etërit e Kishës u përpoqën të pikasnin një ateizëm të fshehur pas herezive.)" Sipas: Karl Rahner, në: http://erasmusi.org/ateizmi/. (17) Këtë e pohon edhe Mary Eberstadt në veprën e vet: Si e humbi në të vërtetë Perëndimi Zotin: Një teori e re mbi shekullarizimin, po aty dhe: Mary Eberstadt, How the West Really Lost God - chapter 2, në: http://www.catholiceducation.org/en/culture/history/what-is-the-conventional-story-line-about-how-the-west-lost-god-what-are-the-problems-with-it.html. (18) Individualizmi është mënyrë e të menduarit rreth lidhjeve të njerëzve ndaj sistemeve sociale dhe të tjera dhe rreth vetë natyrës së sistemeve sociale dhe më gjerë. Individualizmi promovon epërsinë e interesave individuale ndaj atyre shoqërore. Individualizëm është edhe trajtimi i individit dhe i çështjeve të tij si të ndryshme prej grupit social dhe probleme të tij. Shih: Ali Pajaziti, po aty, fq. 260. (19) Egoizmi është gjendje e vetëmohimit të madh, vetëdashurisë dhe ngritjes së vetvetes. Shikimi i gjerave nga këndi vetjak, përkatësisht orientimi i gjerave drejt vetes, duke e imagjinuar veten si epiqendër të gjithësisë. Nënshtrimi i të gjitha të vërtetave dhe vlerave gjykimit vetjak dhe interesave vetjake. E kundërta e egoizmit është altruizmi. Shih edhe: http://www.enciklopedija.hr/natuknica.aspx?id=17170. (20) Karl Rahner, Ateizmi, në: http://erasmusi.org/ateizmi/. (21) Sipas: http://www.novizivot.net/2015/09/19/katastrofalne-posljedice-ateizma-komunizma-i-darvinizma-na-ljudsko-drustvo/. (22) Shih: Karl Rahner, Ateizmi, në: http://erasmusi.org/ateizmi/. (23) Djuro Šušnjić, po aty, fq. 125. (24) Shih elaborim interesant: Rešid Hafizović, Imanski šarti u svjetlu klasičnog muslimanskog mišljenja, Sarajevë, 1427 h./2006, fq. 21 e tutje.

Shejh Muhamed Muteveli Esh Sharavi

# Analizë mbi Kudsin, nën hijen e ajeteve kuranore

Zoti thotë në Kuran: "Pastaj, Ne jua kthyem juve mbisundimin kundër atyre, ju përforcuam me pasuri e me djem dhe ju shtuam më së shumti." (El Isra, 6)

Por, kur do të ndodhë ky kthim?

Ky kthim do të ndodhë atëherë kur ne të kthehemi për së dyti adhurues te Zoti. Nëse doni zgjateni në kohë dhe nëse doni shkurtojeni atë (kohën e rikthimit), por këtë çështje duhet ta konsideroni si çështje fetare. Mos e shihni si çështje të arabëve, të politikës apo diçka tjetër, por konsiderojeni atë si çështje besimi, si çështje islame. Dhe kjo nuk do të ndodhë derisa secili prej nesh të jetë i nënshtruar ndaj Zotit. Dhe nëse do të jemi besimtarë të sinqertë ndaj Zotit, ata nuk do të kenë asnjë fuqi ndaj nesh.

Prej rregullave të Zotit është se kur Ai na paraqet një çështje në Kuran, domosdoshmërish atë çështje do ta gjejmë të reflektuar edhe në univers.

Pra, edhe nëse nuk do të ndodhte mësymja e dytë e jehudëve ndaj myslimanëve, do të ishte gjendja jonë, si të shkëputur nga metodologjia hyjnore ku secili ndjek dëshirat e tij, ajo që do të sillte mësymjen e jehudëve ndaj nesh. Përndryshe premisa e mësipërme kuranore nuk do të vlente. Pasi Zoti ka një ligj që quhet shkak-pasojë, domosdoshmërish duhet të ndodhë kështu që të plotësohet rregulli hyjnor.

Disa nga të përkushtuarit e Zotit kur u informuan se jehudët kanë hyrë në Kudsin e Shenjtë, bënë sexhde falënderimi ndaj Zotit. E ne i pyetëm: "A bëni sexhde te Zoti në shenjë falënderimi se jehudët kanë hyrë në Kudsin e Shenjtë?" Na thanë: "Po! Sepse Zoti e plotësoi premtimin e Tij, ku thotë: "Nëse bëni mirë, bëni për vete, e nëse bëni keq, bëni kundër vetes. E kur vjen koha e fundit (herën e dytë Ne i dërgojmë) që t'ju shëmtojnë fytyrat tuaja, që të hyjnë në xhaminë (Aksa) sikurse hynë herën e parë dhe që të shkatërrojnë rrënjësisht atë që arrijnë." (El Isra, 7)

Fakti që hynë për së dyti, na vërteton ne se kjo është mësymja e fundit dhe se premisat e shprehura në Kuran do të na i vërtetojë Zoti në botën aktuale.

Kur jehudët bënë mësymjen e dytë mbi Kudsin, kjo nuk ishte rastësi, por ishte rezultat i faktit se ne si myslimanë arritëm shkëputjen nga Zoti.

Kthehemi përsëri tek ajeti, ku Zoti thotë: "Pastaj, Ne jua kthyem juve mbisundimin kundër atyre, ju përforcuam me pasuri e me djem dhe ju shtuam më së shumti."(El Isra, 6)

Këto fjalë u drejtohen jehudëve. Le të shikojmë përpikmërinë e tyre në pjesën ku Zoti thotë: "Ju përforcuam me pasuri e me djem dhe ju shtuam më së shumti." (El Isra, 6)

Kjo është e vërtetë. Jehudët janë të pasur. Gjithashtu, Zoti i ka pasuruar ata me djem.

Më pas Zoti thotë: "Dhe ju shtuam më së shumti." (El Isra, 6)

Nëse do t'i analizonim me detaje këto fjalë"dhe ju shtuam më së shumti", do të mahniteshim. Çfarë do të thotë "dhe ju shtuam"? Kjo nënkupton pjesën e të kërkuarit përforcime nga jashtë, sepse personi ose grupi në fjalë nuk posedon kapacitetin për të kryer veprim. Nëse shohim jehudët, ata fuqinë e tyre nuk e kanë te vetja, por tek ata që i mbështesin dhe mbrojnë interesat e tyre. Pas tyre qëndrojnë dy nga supërfuqitë botërore.

Pra, ju dhamë juve (jehudëve) pasuri, ju dhamë djem dhe ju dhamë juve "më së shumti".

Pastaj Zoti e gjykon këtë çështje në vazhdim kur thotë për jehudët: "Nëse bëni mirë, bëni për vete, e nëse bëni keq, bëni kundër vetes." (El Isra,7)

Por, a do të vazhdojë fakti që jehudët do t'i ripërsërisin mësymjet mbi Kudsin?

Jo! Sepse Zoti garanton në Kuran kur thotë: "E kur vjen koha e fundit (herën e dytë Ne i dërgojmë) që t'ju shëmtojnë fytyrat tuaja." (El Isra,7)

Me "kohë të fundit" kuptojmë që nuk ka më përsëritje të mësymjeve. Kuptojmë se në këtë verset kuranor është një përgëzim për ne, sepse ne do të kthehemi në metodologjinë e të parëve tanë "selefëve", metodën e Pejgamberit a.s. dhe tre brezave



të parë të ndjekjes. Ky do të jetë për ne një rizgjim dhe ringritje e vetëdijes sonë dhe do të rikthehemi te metoda hyjnore e te rruga e drejtë. Kur të kemi këtë ringritje të vetëdijes sonë, do të ndodhë edhe kthimi i fundit i myslimanëve në Kuds.

Pas kësaj vjen ajeti përfundimtar : "Të hyjnë në xhaminë (Aksa) sikurse hynë herën e parë dhe që të shkatërrojnë rrënjësisht atë që arrijnë." (El Isra,7)

Historia e ngjarjeve është më shumë se e qartë siç e shohim dhe në këtë ajet. Por, pse në mësymjen e parë nuk përmendet xhamia dhe tani kur do të kthehemi ne për së dyti në Kuds është përmendur xhamia?

"Ne u kumtuam në libër beni israilëve: "Ju do të bëni shkatërrime dy herë në tokë dhe do të tejkaloni duke bërë zullum të madh". (El Isra, 4)

"Kur erdhi koha e premtimit të parë, Ne dërguam kundër jush njerëz Tanë, që ishin të fuqishëm e të ashpër (sulmues) dhe ata hulumtuan (rreth e përqark) përreth vendit (duke mos u frikësuar). E ai (ndëshkim) ishte vendim i prerë." (El Isra, 5)

Në ajetin e mësipërm nuk përmendet xhamia Aksa si histori, e as si çështje. Por, pse përmendet në ajetin tjetër ku thuhet: "Të hyjnë në xhaminë (Aksa) sikurse hynë herën e parë dhe që të shkatërrojnë rrënjësisht atë që arrijnë." (El Isra,7)

Në rastin e parë kuptojmë se ka pasur triumf dhe ky triumf ka qënë në fillim të Islamit, në kohën e halifatit të Omerit r.a., kur ai hyri në Kuds. Kur hynë në Kuds herën e parë, nuk ishte çështja tek izraelitët, pasi xhamia në atë kohë nuk u përkiste atyre, por i përkiste perandorisë romake. Ndaj dhe triumfi ynë i parë në Kuds nuk konsiderohet çështja e xhamisë.

Zoti e përmend herën e dytë xhaminë, sepse kjo do të jetë çështja e hyrjes sonë në Kuds.

Në pjesën e fundit të ajetit Zoti thotë: "...dhe që të shkatërrojnë rrënjësisht atë që arrijnë." (El Isra, 7)

Që nënkupton se do të kalojë një kohë që ata do të ndërtojnë mbi Kudsin ndërtesa të larta. Përndryshe çfarë do të shkatërrojmë? Do të prishim atë që ndërtuan, domethënë, që do të kalojë një kohë që do të ndërtojnë mbi të. Dhe kjo ka ndodhur apo jo?

Në dashtë Zoti, ne jemi në pritje të premtimit hyjnor ku Zoti thotë: "E kur vjen koha e fundit (herën e dytë Ne i dërgojmë)..." (El Isra,7)

E kjo pritje është në dorën tonë. Por, Zoti e ka vendosur këtë premtim me një kusht. Nëse ne kthehemi adhurues të Zotit ashtu siç ishim herën e parë të fitores, do të arrihet premtimi ku Zoti thotë: "E kur vjen koha e fundit (herën e dytë Ne i dërgojmë) që t'ju shëmtojnë fytyrat tuaja, që të hyjnë në xhaminë (Aksa) sikurse hynë herën e parë dhe që të shkatërrojnë rrënjësisht atë që arrijnë." (El Isra,7).

***Përshtati: Vladimir Kera***

**Dr. Ajni Sinani**

# Opsionet e mundshme për zgjidhjen e çështjes palestineze

Në Lindjen e Mesme konflikti arabo-izraelit ka krijuar një grupim të gjerë anti-izraelit të vendeve arabe, qysh prej themelimi të Izraelit. Ky grupim u përça kur Egjipti (në vitin 1978), OÇP (në vitin 1988) dhe Jordania (në vitet 1993-94) bënë paqe me Izraelin.

Pas dështimeve të njëpasnjëshme, shtetet arabe filluan gradualisht të prapësohen drejt bisedimeve mbi bazën e kufijve të vitit 1967, gjë të cilën e kishin refuzuar më herët. Rezoluta 242[1] e KS e miratuar pas luftës së vitit 1967 dhe Rezoluta 338[2] e miratuar pas luftës së vitit 1973 kanë shërbyer si mbështetje për bisedimet zyrtare ndërmjet Izraelit dhe fqinjëve të tij arabë, që filluan në vitin 1991 dhe më pas edhe mes OÇP dhe Izraelit.[3]

Analistët vlerësojnë se zgjidhja afatgjate dhe e drejtë e çështjes palestineze dhe e Lindjes së Mesme nuk është e lehtë, duke pasur parasysh raportet e sotme ndërkombëtare. Sa i përket negociatave me Izraelin, arabët janë ndarë në dy grupe:

Grupi i parë mendon se palestinezët nuk duhet të pranojnë më pak se kthimin e tërë territorit të Palestinës dhe nuk e pranojnë shtetin e Izraelit. Ata e konsiderojnë Izraelin si projekt kolonialist dhe si një trup të huaj që është ngulur me forcë në botën arabe. Sipas tyre, Izraeli është gjurma e fundit e kolonializmit që ka mbetur në Lindjen e Mesme, prandaj ai duhet luftuar deri në largimin e gjurmëve të tij. Çfarëdo negociatash, sipas një pjese të këtij krahu, janë të paligjshme dhe si të tilla të palejueshme. Një pjesë e krahut të parë, veçmas Hamasi, ka thënë se mund të hyjë në bisedime me palën izraelite dhe se është i gatshëm që të nënshkruajë apo të pranojë një armëpushim me Izraelin, në një periudhë madje edhe 50 vjeçare, por pa e njohur shtetin e Izraelit.

Grupi i dytë fton në zgjidhjen që bazohet në njohjen e të drejtës së dy popujve dhe në domosdoshmërinë e nevojës së një sistemi për koekzistencë. Ai pranon dhe është i gatshëm që të bëjë negociata me Izraelin, nëse ai tërhiqet nga tokat e pushtuara palestineze në luftën e vitit 1967 (Rripi i Gazës dhe Bregu Perëndimor). Ai është i gatshëm të tregojë mirëkuptim ndaj Izraelit në qoftë se Izraeli i zbaton vendimet e KB. Sipas grupit të dytë, çështja palestineze mund të zgjidhet vetëm pasi Izraeli ta pranojë shtetin e Palestinës, apo një autonomi që do të përfundonte me një shtet të Palestinës.

Pala e dytë ka qenë dominuese në shoqërinë palestineze. Në vitin 1988, në kulmin e Intifadës së Parë, është mbajtur takimi i nëntëmbëdhjetë i Këshillit Kombëtar Palestinez, që ka qenë organi më i lartë përfaqësues për të gjitha organizatat palestineze, ku pjesa dërrmuese ka votuar me 235 vota pro, kundrejt 46 votave kundër, në favor të vendimeve që kanë pranuar ndarjen e Palestinës historike në shtetin e Palestinës dhe shtetin e Izraelit, me kufijtë që ekzistonin para vitit 1967.[4]

Megjithatë, nga vështrimi i palestinezëve, pranimi i idesë së ekzistencës së dy shteteve paraqet një koncesion të madh, sepse një gjë e tillë do të thotë heqje dorë gati nga 80 % e tokës së tyre.

Sipas Brzezinskit, shteti i ardhshëm i Palestinës do të ishte i demilitarizuar, ndoshta me paqeruajtës të NATO-s ose ndërkombëtarë të tjerë dhe kjo do të pasohej me një njohje të plotë e të qartë të Izraelit nga fqinjët e tij arabë.[5]

Martin Buber, qysh më 1921, ka prezantuar "idenë për krijimin e një federate në Lindjen e Afërt", në të cilën do të duhej të merrte pjesë edhe vetë shteti i Izraelit. Kur Gandi i tha Martin Buberit se Palestina u takon arabëve dhe do të ishte e padrejtë dhe johumane që arabëve t'u imponohej pushteti hebraik, Buber iu përgjigj: "Ne nuk dëshirojmë që t'ua marrim pushtetin, por të jetojmë me ta."[6]

Eksperti i njohur i çështjeve të Lindjes së Mesme, Eduard Said, në një intervistë për gazetën izraelite "Ha'aretz" ka rekomanduar "sistemin kombëtar osman" në mënyrë që të ndërtohej një paqe e qëndrueshme në Lindjen e Mesme. Ai tha: "një pakicë çifute mund të jetonte në të njëjtën mënyrë sikurse që kishin jetuar në botën arabe të gjitha pakicat e tjera...



nën Perandorinë Osmane, me sistemin e miletit, gjë e cila funksionoi fare mirë. Ajo që kishin ata atëherë duket shumë më njerëzore nga kjo që kemi tani."[7]

Pavarësisht prej ideve të ndryshme, mund të thuhet se gati ekziston një konsensus ndërkombëtar se zgjidhja duhet të përfshijë dy shtete, me territore të përkufizuara sipas vijave të vitit 1967. Jerusalemi do të duhej të ndahej në dy pjesë: Jerusalemi Perëndimor do të ishte kryeqytet i Izraelit, kurse Jerusalemi Lindor kryeqytet i Palestinës. Me këtë, kohëve të fundit, është pajtuar edhe Fatahu edhe shtetet arabe.

Bisedimet palestinezo-izraelite duhet të përfshijnë të drejtën për ujë dhe kthimin e refugjatëve palestinezë. Rreth kthimit të refugjatëve nuk ka një qëndrim të qartë nga faktori ndërkombëtar. Ka gjasa që pala palestineze të arrijë të fitojë një të drejtë formale, ku një pjesë e madhe e refugjatëve do të vendoseshin në Palestinë në kolonitë e braktisura izraelite.

E vetmja mënyrë që të sigurohet paqja është qëndrimi objektiv dhe mbrojtja e të drejtave të atyre që u është bërë padrejtësi. Të dy palët nuk mund të fajësohen njëlloj, sepse dihet se kujt po i bëhet padrejtësi dhe kujt po i shkelen të drejtat. Para së gjithash, Izraeli duhet të tërhiqet nga territoret e okupuara dhe duhet t'ua kthejë arabëve të gjitha të drejtat që ua ka marrë. Prandaj gjithë faktorët relevantë duhet të përpiqen që kjo kasaphanë dhe kjo gjendje e mjerueshme të përfundojë sa më parë.

Muslimanët nuk do ta braktisin asnjëherë Jerusalemin dhe nuk do ta pranojnë kurrë këtë qytet të shenjtë si kryeqytet të Izraelit. Zgjidhja për Jerusalemin është që ai të udhëhiqet nga një trup ekzekutiv palestinez, nën direktivat e Këshillit, ku do të përfaqësoheshin anëtarët e të tre feve dhe qyteti të jetë i demilitarizuar dhe i lirë.[8] Jerusalemi duhet të jetë i lirë për muslimanët, çifutët dhe të krishterët.

(1) Në nëntor të vitit 1967, Këshilli i Sigurimit i OKB-së miratoi rezolutën nr. 242, sipas së cilës Izraeli duhej të tërhiqej prej tokave që kishte pushtuar në luftën e vitit 1967. Rezoluta 242 e Këshillit të Sigurimit, 22 nëntor 1967:

Këshilli i sigurimit,

- Duke shprehur shqetësimin e tij të vazhdueshëm për shkak të seriozitetit të situatës në Lindjen e Mesme,
- Duke shprehur papranueshmërinë e fitimit të territoreve përmes luftës, si dhe nevojën e veprimit për arritjen e paqes së drejtë dhe të qëndrueshme që çdo shtet në territorin e vet të mund të jetojë në siguri,
- Duke vënë në dukje faktin se të gjitha vendet anëtare, duke pranuar Kartën e KB, kanë marrë për obligim që të sillen në përputhje me nenin 2 të Kartës,

1. Vërteton se respektimi i parimeve të Kartës kërkon vendosjen e paqes së drejtë dhe të vazhdueshme në Lindjen e Afërt, që do të duhej të përfshinte dhe të ngërthente parimet vijuese: Tërheqjen e forcave ushtarake izraelite nga territoret e okupuara në konfliktin luftarak pak kohë më parë, ndërprerjen e të gjitha pretendimeve territoriale, gjendjes së luftës, si dhe respektimin dhe pranimin e sovranitetit, e integritetit territorial dhe pavarësisë politike të çdo shteti dhe të drejtën e tyre që të jetojnë në paqe në kuadër të kufijve të sigurt dhe të njohur, pa kërcënime dhe përdorim force... Shih: Vojimir Sobajić, Jevrejstvo i Izrael, Beograd, 1982, f. 420; shih gjithashtu: http://en.wikipedia.org/wiki/United_Nations_Security_Council_Resolution_242#Text_of_the_Resolution (me datë 17. 08. 2008.)

(2) Rezoluta 338 (1973). Më 22 tetor të vitit 1973 OKB miratoi rezolutën 338. Këshilli i Sigurimit i KB:

- Fton të gjitha palët ndërluftuese që të ndërpresin menjëherë zjarrin dhe të ndalojnë çdo aktivitet ushtarak jo më vonë se 12 orë pas momentit të aprovimit të këtij vendimi në pozicionet që gjenden;
- Fton palët e interesuara që menjëherë pas ndërprerjes së zjarrit të fillojnë implementimin e rezolutës 242 (1967) me të gjitha dispozitat e saj;
- Vendos që menjëherë pas ndërprerjes së zjarrit të fillojnë negociatat mes palëve të interesuara nën patronazhin përkatës, me qëllim të vendosjes së paqes të qëndrueshme dhe të drejtë në Lindjen e Mesme. Shih: Shih: Vojimir Sobajić, op. cit., f. 421; Shih gjithashtu: http://en.wikipedia.org/wiki/United_Nations_Security_Council_Resolution_338 (me datë 21. 08. 2008.)

(3) Joshua S. Goldstein, Marrëdhëniet Ndërkombëtare, Tiranë, Dituria, 2003, f. 295. (4) Tanja Reinhart, Israil\Filistine, Subul Inha Harb, 1948 Bejne Istratigjiat Et Tedmir ve Evham Es Selam, Darul Fikr, Dimeshk, 2004, f. 27-28. (5) Zbigniew Brzezinski, , Zgjedhja dominimi global apo udhëheqja globale, Zenith, Prishtinë, 2006, f. 89. (6) Roger Garaudy, Rasti Izrael, studim i sionizmit politik, Tetovë, (pa botues), 2002, f. 30. (7) E ka prejardhjen nga një familje e krishterë nga Jerusalemi. Ka ligjëruar në disa universitete amerikane. Shih: Harun Yahya, Islami i ka sjellë paqe dhe harmoni Lindjes së Mesme gjatë tërë historisë. Shih: http://www.harunyahya.com/albanian/artikuj/harmoni.php (me datë 28. 08. 2008.) (8) Harun Yahya, Palestina, op. cit., f. 147.

Shejkh Abdal Hakim Murad-i

# Ruajtja e karakterit profetik në një botë të ndarë

*Me Emrin e Zotit, Mëshirëgjerit, Mëshirëplotit!*

*Lëvduar qoftë Zoti, Zotëri i botëve!*

*Lutjet dhe përshëndetjet e paqes qofshin mbi më të nderuarin e profetëve, zotërinë tonë, të dashurin tonë, Muhamedin dhe familjen e tij, shoqëruesit dhe ndjekësit e tij deri në Ditën e Gjykimit.*

Në dijen e paktë që kemi nga dija islame është edhe ajo se parimi i unitetit dhe i shumësisë është thelbi i çdo gjëje që besojmë. Allahu, i Shumëlarti e ka krijuar botën me kundërti të ndryshme në brendi të saj. E epërmja dhe e poshtmja; e mira dhe e keqja, pastaj është drita dhe është errësira. Të tillë e ka krijuar Ai.

Një prej këtyre dallimeve themelore mendoj është dallimi ndërmjet unitetit dhe shumësisë. Kur hedh shikimin në siren-jetëshkrimin e të Zgjedhurit, bekimi dhe paqja e Zotit e shoqërofshin, që është edhe tema për këtë mbrëmje, sheh saktësisht atë që ai bëri për njerëzit e tij: revolucionin psikologjik dhe shoqëror që la pas kur iu bashkua Zotërisë së tij.

Teuhidi, nga dija e paktë islame që kemi, është e vërteta imperative, riafirmimi i Njëtimit. Kur kthehemi brenda veteve tona, gjejmë shumë gjëra; emocionet tona janë të shumta, impulset janë shumë, ëndrrat në diell janë shumë, mëkatet janë shumë. Na dalin përpara secila me kërkesat dhe barrët e saj dhe ne kërkojmë paqe, kërkojmë shërim dhe çlirim prej saj, dhe do ta gjejmë atë vetëm në të vetmin burim, të vetmin vend të origjinës, në pikën e kthimit, që i jep kuptimin, përpjesëtimin dhe balancën çdo gjëje tjetër.

"Vetëm në rikujtimin e të Vetmit, zemrat gjejnë paqe dhe qetësi", gjë që besoj se çdo qenie njerëzore e kupton. Dhe po kështu ndodh edhe në shoqëri. Kaq shumë individë dhe veçanërisht interesa që na shfaqen nga të gjitha anët, duke e tërhequr shoqërinë në drejtime të ndryshme, dhe ajo mund të sëmuret së jashtmi ashtu siç ne sëmuremi së brendshmi kur shumësia ngadhënjen mbi Njëtimin, mbi Një të Vetmin Legjislues, të Vetmin Burim të vlerave, të Vetmin Garantues të kuptimit, të Vetmen bazë të çdo gjëje mund të na shërbejë të shtypim ato zëra kërcimtarë dhe t'i sjellim në të njëjtin shteg.

Teuhidi nuk është thjesht deklarimi i unitetit hyjnor, por është mënyra në të cilën shoqëria mund të gjejë balancë, qëndrueshmëri dhe paqe. Këtë e dimë të gjithë dhe e gjejmë në siren-jetëshkrimin e të Zgjedhurit a.s., pas shfaqjes së jashtme të shkatërrimit të 360 idhujve përreth Qabesë qëndronte realiteti i shkatërrimit të idhujve në shpirtin e kurejshitëve dhe kthimi drejt Qabesë, simbolit të Një të Vetmit, Mbizotëruesit.

Këtë bëri sira: përmbushjen e braktisjes së idhujve të rremë të shumësisë dhe rivendosjen e besimit në Një Zot, Zotit të zotërisë sonë Ibrahimit, mikut të Allahut, paqja qoftë me të. Nuk duhet të dini shumë rreth Islamit për të kuptuar se e kundërta e këtij parimi të Njëtimit është shirku - shumësinë ne e quajmë shirk, si me thënë të pohosh se njësoj si Allahu, i Shumëlarti, ka burime të tjera të vlerës, fuqisë dhe autonomisë autentike në kozmos; që ekziston një rival, një partner; diçka që sfidon autoritetin e Një të Vetmit, Mbizotëruesit.

´Ulematë kanë renditur shumë forma të ndryshme të shirkut, duke na paralajmëruar për këtë, sepse pas së gjithash megjithëse Allahu ia mbishkroi mëshirën Vetë Natyrës së Tij, veçanërisht ky dështim nuk falet. Allahu nuk fal që t'i vihet ortak dhe i fal veç kësaj çdo gjë tjetër kujtdo që Ai do. Pra, ky është mëkati i pafalshëm, sepse përtej shumësisë që shohim, ekziston një grumbull i madh gjërash. Apo, përndryshe, përtej shumësisë që shohim, s'ka asgjë tjetër veçse boshllëk, që është misteri i shumësisë që buron nga asgjëja.

Kjo është një lojë, por ka njerëz shpirtrat e të cilëve janë mjaftueshëm të errët për të anuar drejt atij paradoksi. Por, ne themi se përtej shumësisë, është Një i Vetmi, gjithçka tjetër është marrëzi, dhe kjo marrëzi gjendet në vetë natyrën e idhujtarisë. Merr ose jo formën e përkuljes përpara statujave materiale apo formën e nënshtrimit ndaj çdo rivali real të Autoritetit dhe të Drejtave sovrane unike të Krijuesit tonë, kjo nuk është e rëndësishme.



Ekzistojnë shumë forma të shirkut që dijetarët kanë treguar, por ekzistojnë dy lloje të shirkut që në epokën tonë duket të jenë vdekjeprurëse. Ne mund t'i përmendim shkurtimisht cilat janë, pasi mendoj se ky është një leksion i mërzitshëm. Nuk po flasim për statujat prej druri dhe guri, por po flasim për realitete të errëta të vazhdueshme, që kompromentojnë teuhidin. Këto dy janë: shirk el-ihtisab dhe shirk el-esbab.

Shirk el-ihtisab nënkupton shirkun që ndodh kur, për shkak të dëshirës sonë për të kënaqur dikë që nuk është krijues, ose për shkak të frikës nga dikush që nuk është krijues, ne bëjmë gjëra që janë në dukje fetare. Kështu, duke i ofruar xhaminë dikujt, prej të cilit mendojmë të nxjerrim ndonjë përfitim kur na shohin, dhe namazi ynë, si pasojë, zgjatet pak, ne kemi ndarë kiblen; kemi dy kible dhe kjo është një formë e shirkut, ajo është syfaqësi, shirk el asghar – shirku i vogël – siç e përshkroi Profeti i Shenjtë, paqja qoftë me të, dhe kjo është katastrofë nëse themi se shirku është i pafalshëm.

Sot ka njerëz që besojnë se jo vetëm përmes shpresës, por edhe përmes frikës, njerëzit duhen detyruar për të hyrë në Islam, ai që i ulëret një motre, hixhabi i së cilës nuk është shumë në rregull dhe ajo rregullon hixhabin jo plotësisht për të kënaqur Zotin e saj, por për të hequr qafe ulërimën e atij burri, ai ka imponuar një lloj shirku mbi të, me shumë mundësi. kibla e saj është ndarë. Ajo po e bën këtë jo vetëm për shkak të frikës nga Zoti, por nga frika e atij burri që po i ulëret asaj, çka po ashtu është një kompromis vdekjeprurës i teuhidit tonë. Personi me shkopin e gjatë dhe fytyrën e mërrolur, që kërkon të qëllojë njerëzit sepse nuk pajtohen me disa rregulla të Sheriatit, duhet të mendojë rreth pasojave në teuhidin e njerëzve kur ai sillet në këtë mënyrë. Po nëse ata shkojnë në xhami, apo agjërojnë, apo bëjnë ndonjë punë tjetër të mirë, jo vetëm për hir të Allahut, apo mbase aspak për hir të Tij, por sepse nuk duan të dëgjojnë ato shfryrje t'u bien shi mbi kokë. Çfarë i ka ndodhur teuhidit të tyre?

Në ditët tona ka shumë myslimanë që mendojnë se për shkak të dimensionit politik të fesë, duhet ta përdorësh atë shkop për t'i detyruar njerëzit të shkojnë në parajsë, duke i tërhequr për zverku drejt saj – një konceptim i çuditshëm - çfarë po i bëjnë teuhidit të atyre njerëzve? Në një kuptim afatgjatë, ata do të zbulojnë se s'kanë aspak teuhid. Ky është shirk el-ihtisab, për të cilin dijetarët thonë se është një rrezik më vete në kohët tona të brishta dhe shpirtërisht të paditura.

I dyti është shirk el-esbab, politeizmi i shkaqeve. Ne besojmë në një Zot të Gjithëpushtetshëm dhe të Gjithëditur. "Asnjë gjethe nuk bie pa e ditur më parë Ai". Allahu na krijon ne dhe gjithë çfarë bëjmë ne. Nuk ekziston asnjë agjent i vërtetë në krijim: Ai, Vetëm, i bën gjërat. Kjo trondit imagjinatën…Ne s'mund ta imagjinojmë një qenie të tillë siç është bota, nëse nuk pranojmë se ekzistojnë shkaqe, por ne dimë nga teologjia jonë se kjo është e vërtetë: çdo gjë që ndodh, është ajo çfarë është duke bërë Allahu, i Shumëlarti. Nuk ekziston askush që mund ta rivalizojë. Ai nuk zmbrapset nga mundësi të caktuara në krijim – të ndryshojë Veten, të prangosë Veten – kjo nuk është e mundur.

Pra, shirk el-esbab është ideja që gjërat janë jashtë kontrollit, gjërat shkaktojnë gjëra të tjera sipas rregullash a ligjesh të caktuara, çka krijon sërisht një ankth të llojit të shirkut në shpirtin njerëzor. Njerëzit ndihen të frikësuar sepse bota duket se është jashtë kontrollit. Po sikur, po sikur, po sikur; besimtari nuk është i tillë. Besimtari ka teuekkul dhe e di se pas çfarëdo gjëje që e godet është Allahu, dhe pas çfarëdo bekimi që i vjen është Allahu, i Shumëlarti. Ai beson te Kaderi, hajrihi



ue sherrih, ai beson në përcaktimin, të mirën dhe të keqen e tij, apo të mirën dhe të hidhurën e tij. Ky është thelbi i të qenit mysliman: i dorëzuar, që i pranon gjërat si janë, që përtej shfaqjes së jashtme të skenës së shkakut dhe pasojës, gjendet realiteti i kontrollit të plotë të pakundërshtueshëm. Kur e kemi këtë, vjen teuekkuli dhe e ndjek nga pas shërimi. Kjo dikur ishte një ndër dhuratat më të mëdha për myslimanin.

Nëse i tejkalojmë këto dy forma të shirkut dhe e shohim botën në këtë mënyrë të paqtë dhe të mirëditur, duke parë përtej sipërfaqes pambarimisht të hollë të gjërave në realitetin e fuqisë, madhështisë dhe dashurisë hyjnore, duke qenë të sigurtë se nuk ka asgjë aty që të mos jetë thjesht shprehje e lirë dhe e pakundërshtueshme e Emrave të Allahut në veprim në çdo moment, qofshin këta Emrat e Bukurisë, apo të Rreptësisë, është e gjitha ajo çfarë Ai po bën dhe çfarë po synon.

Në këtë kuptim, çdo gjë është absolutisht dhe plotësisht e shenjtë. Duke qenë të pajisur më këtë gjë, zemrat tona kthehen, sepse ne nuk e perceptojmë si Zot i mungesës, por si Zot që është absolutishti pranishëm. Kjo është ajo që quhet meijeh: Kurani thotë: Ai është me ju. Ky është Emri i Tij El-Karib, që pothuajse është harruar. Shumë emra hyjnorë në Kuran vijnë në çifte:

El-Muhji – El-Mumit: Ai që jep jetë, Ai që jep vdekje

El-Khafid – Er-Rafi': Ai që poshtëron, Ai që lartëson.

Por, nuk ekziston një emër që të qëndrojë si plotësues i El-Karib: i Afërti, ai nuk referohet asnjëherë si i Largëti. Jemi ne të largët në format tona të idhujtarisë. Çfarë ndodh në fund të historive të idhujtarëve në Kuran?Na jepet ideja e largësisë: i largët, apo largësi ndaj njerëzve të padrejtësisë, si populli i Nuhut. Por El-Beid nuk është asnjëri nga Emrat Hyjnorë. Ku është Ai? Afër. Çfarë do të thotë të jesh afër, nëse nuk po flasim për distancë gjeografike apo qenies afër nesh në kohë, cilat janë mundshmëritë e afërsisë që mund të ekzistojnë?

Por, Allahu i Shumëlartë thotë: Ai është afër. "Kur të robëruarit e mi të pyesin rreth Meje: Jam afër. I përgjigjem lutjes së atij që lutet, kur më thërret Mua. Le të më përgjigjen Mua dhe le të kenë besim në Mua, që të mund të marrin udhëzim".

Është një ajet i mirënjohur. Unë jam afër. Ai shpall se është afër. Kur shpirtrat tanë shndërrohen në këtë mënyrë, që të mos e shohim botën thjesht si një tik-tak akrepash me ligjetqë prodhojnë efekte, por shohim Dorën, Urtësinë, Bukurinë, Madhështinë Hyjnore në çdo gjë, atëherë Ai bëhet Karib për ne në perceptimin tonë, siç është Karib në realitetin e krijimit. Kjo është gjendja që duhet të aspirojë çdo besimtar. Në këtë pikë teuhidi bëhet jo thjesht diçka ndaj të cilës shprehim aprovim, por bëhet realitet që dikton një mënyrë të qeni.

Shpeshherë besimtarët në botën e sotme shqiptojnë pirgje doktrinore, por zemrat janë akoma përplot ankth, a thua se bota ka rrëshqitur nga kontrolli, a thua se el-Uahid el-Kahhar nuk i drejton më gjërat, por diçka e çuditshme ka marrë botën në dorë dhe ia ka mbathur. Kjo nuk është kështu. Bota është thjesht produkti i Dekretit të Tij paraekzistencial në urtësinë e Tij. Besimtari duhet ta dijë këtë. Kur ai e sheh këtë gjë, atëherë Allahu i Shumëlartë është el-Karib: njëmend Karib për atë person.

Ne jemi të ftuar ta ndërmarrim këtë udhëtim nga perceptimi i Allahut si një lloj abstrakti i Tjetrit teologjik të pangjashëm me tjetërgjë në botë të mundshme për t'iu qasur drejt Atij, me të Cilin mund të lidhemi dhe t'i lutemi. Kujtoni ajetin e bukur, leal-lehum jershudūn, … që të mund të gjejnë udhëzim. Këtë e gjejmë në logjikën e vetë Fatihasë. Çdo mysliman e di Fatihanë. Çdo mysliman duhet ta shqiptojë Fatihanë, është pjesë e domosdoshme e lutjes së detyrueshme, shqiptim i detyrueshëm. Çfarë ndodh në mes të fatihasë? Është një pohim i mahnitshëm, është i shkurtër.

*Përktheu: Vehap Kola*

Imam Abdullah Siraxhuddin el-Husejni

# Superioriteti i intelektit të pejgamberit Muhamed (s.a.v.s.)



Intelekti është një dhuratë hyjnore, të cilën Allahu (xh. sh.) u ka dhuruar qenieve njerëzore dhe me të cilën Ai i ka mbinderuar ndaj të gjitha krijesave të tjera të gjalla. Intelekti është mjeti me anë të të cilit qeniet inteligjente njohin bukurinë dhe shëmtinë, përsosjen dhe mangësinë dhe mjeti me anë të të cilit ato dallojnë të mirën më të madhe dhe të keqen më të madhe.

Intelekti i zotërisë sonë Muhammed (s.a.v.s.), i të Dërguarit të Allahut, ka arritur një nivel superioriteti dhe përsosmërie që nuk është arritur nga askush përveç tij, nëpërmjet mirësisë dhe favorit të Allahut ndaj tij (s.a.v.s.).

Allahu (xh.sh.) ka thënë: "Nun, betohem në pendën dhe në atë çka shkruajnë! Ti, me dhuratën e Zotit tënd, nuk je i çmendur!" [Kurani 68:1-2] d.m.th., ti je në nivelin më të lartë të shkëlqimit dhe të shquarjes intelektuale, sepse Allahu (xh.sh.) është betuar në fjalën e Tij (Nun), e cila është ndihma e bollshme hyjnore; në penën gjithëpërfshirëse zanafillore; në atë që regjistruesit e shkruajnë në pozitat më të larta, gërvishtjet e penave të së cilave i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.) i ka dëgjuar; dhe në atë që është shkruar nga të gjitha penat që e kanë prejardhjen nga ajo zanafillorja.

Më i dashuri prej intelekteve tek Allahu është intelekti i zotërisë sonë Muhammed (s.a.v.s.), sepse ai është më i shëndoshi, më i gjeri dhe më i kompletuari prej intelekteve. Përsosmëria e intelektit të tij (s.a.v.s.) dhe gjerësia e mendjes së tij manifestohet në të gjitha punët, veprat, thëniet dhe qëndrimet e tij. Do të përmendim një numër të vogël shembujsh për këtë, që llogariten jo më shumë se një pikë e vetme nga oqeani i tij (s.a.v.s.).

Së pari: Mënyra se si ai (s.a.v.s.) u përball me një botë në të cilën injoranca ishte përhapur nëpër të gjitha mbretëritë dhe popujt, arabë dhe joarabë, ndërsa mendjet e tyre kishin devijuar në rrugë të gabuar dhe ata ishin injorantë ndaj fesë së tyre dhe kishin filluar të adhuronin idhuj dhe gurë, të cilët i kishin formuar vetë me duart e tyre.

Konfrontimi me këtë mentalitet të ngurtë dhe të shtrembëruar dhe ndryshimi i tij në një mentalitet të shëndoshë dhe të rafinuar ishte një detyrë e rëndë, që kërkonte intelekt të shquar, mendje të shëndoshë, retorikë të fuqishme, të folur elokuent, dëshmi të pakundërshtueshme, argumente bindëse, qëndrueshmëri, durim dhe njohje të gjerë të llojeve dhe të metodologjive të argumentimit.

Së dyti: Kushdo që shqyrton mënyrën me të cilën Pejgamberi (s.a.v.s.) arsyetonte me idhujtarët dhe dëshmitë që u paraqiste çifutëve dhe të krishterëve, mënyrën se si i bindte dhe i shtangte ata me arsyetimin e tij dhe i rrëzonte argumentet e tyre, do të ndeshet me rrezet e ndritshme të intuitës së tij të pashoqe dhe do të bindet se ai posedonte intelektin më të kompletuar, më të shquar, më të gjerë dhe më të përsosur.

Së treti: Mënyra mjeshtërore me të cilën ai (s.a.v.s.) bashkoi zemrat e pjesëtarëve të popullit të tij që ishin në grindje me njëri-tjetrin dhe mënyra se si i zgjidhi



mosmarrëveshjet mes tyre dhe i distancoi ata nga armiqësia dhe urrejtja, veçanërisht në mes të konflikteve, tribalizmit dhe fanatizmit. E gjithë kjo dëshmon për gjerësinë e intelektit të tij (s.a.v.s.) dhe madhështinë e mendjemprehtësisë së tij. Le të marrim parasysh ngjarjen e vendosjes së Gurit të Zi, për të cilin fiset arabe u grindën dhe bënë fjalë aq sa ishin në prag të konfliktit, nga i cili shpëtuan vetëm nëpërmjet arsyetimit të tij (s.a.v.s.) vendimtar, ashtu që të gjithë mbetën të kënaqur. Kjo ndodhi para misionit të tij (s.a.v.s.), kur ai ishte vetëm tridhjetepesëvjeçar.

Së katërti: Një nga dëshmitë më të mëdha të superioritetit të intelektit të tij fisnik (s.a.v.s.) dhe të mendjemprehtësisë së tij të madhe është mënyra vigjilente me të cilën ai u mor me ata që shpallnin armiqësi kundër tij, mënyra se si ai u mbrojt kundrejt tyre dhe se si bëri që planet e tyre të dështonin.

Kjo mund të konstatohet nga studimi i ballafaqimeve të tij me ta. Këtu do të paraqesim një përzgjedhje modeste të shembujve:

Maturia e tij (s.a.v.s.) kundrejt planeve dhe dredhive të tyre; misioni i zbulimit për të verifikuar numrat dhe përgatitjet e armikut dhe mënyrat që ai (s.a.v.s.) përdori për t'i përcaktuar ato; misioni i njerëzve të tij (s.a.v.s.) për të zbuluar fshehurazi lajme në lidhje me armikun; ngarkimi i njerëzve të tij (s.a.v.s.) për të përhapur rebelim brenda radhëve të armikut dhe zgjedhja e njeriut të duhur për të hyrë në radhët e tyre, për t'i mashtruar dhe për të prishur unitetin e tyre; fshehja dhe maskimi i çështjeve nga armiqtë e tij; zgjedhja e luftëtarëve kompetentë e të guximshëm për të luftuar në betejat e ashpra; përzgjedhja e emisarëve inteligjentë dhe mendjemprehtë për t'i dërguar te sundimtarët dhe mbretërit, për të përhapur mesazhin dhe për të dhënë argumente të mençura e të arsyetuara; diplomacia dhe sjellja e tij (s.a.v.s.) shoqërore dhe aftësia e tij për t'u përshtatur me lloje të ndryshme njerëzish në mënyrë miqësore, duke i bindur ata për të vërtetën, me sjellje dashamirëse dhe fjalë të buta.

Së pesti: Një nga treguesit më të mëdhenj të intelektit të tij (s.a.v.s.) fisnik, të përsosur dhe superior është gjerësia e njohurive të tij. Allahu (xh.sh.) i ka dhuruar atij mjaft njohuri të rëndësishme, i ka treguar shenjat e Tij, e ka ndihmuar me argumente të qarta, e ka mbështetur me mrekulli dhe e ka nderuar me të gjitha mënyrat e shpalljes hyjnore.

Nuk është e mundur që të gjesh gabime logjike ose gjëra të pamundura në atë që solli i Dërguari i Allahut (s.a.v.s.); përkundrazi, ajo përmban mrekulli të urtësisë së lartë, në të cilën intelekti i njeriut nuk mund të depërtojë për shkak të dobësisë së intelektit në arritjen e kësaj, ashtu sikurse shikimi i syve është shumë i dobët për ta parë direkt diellin dhe për ta përfshirë dritën e tij: sytë shohin vetëm një sasi të mjaftueshme të rrezeve të diellit, sa për të vërtetuar ekzistencën e tij jashtë çdo dyshimi; por ata nuk mund ta përfshijnë atë në tërësinë e tij.

***Përktheu nga anglishtja: Mimoza Sinani***

Hafiz Ismet ef. Spahiq

# Hutbe rreth Mevludit – lindjes së Muhamedit a.s.

"Dhe Ne nuk të dërguam ty (o Muhamed) veçse si mëshirë për të gjithë botët". (el-Enbija/106)

Falënderimi qoftë për Allahun e Madhërishëm, i Cili na ka udhëzuar në Rrugë të drejtë. Atë e falënderojmë dhe prej Tij ndihmë dhe falje kërkojmë! Atij i mbështetemi për t'u mbrojtur nga të këqijat e nefsit tonë dhe nga veprat tona të këqija.

Salavatet, bekimet dhe paqja e Allahut qofshin mbi Muhamedin a.s., ditëlindjen e të cilit e shënojmë (kujtojmë), pastaj mbi familjen e tij të nderuar, shokët e tij shembullorë dhe për të gjithë ata që kanë ndjekur rrugën e Islamit.

Ai që i bindet Allahut të Madhërishëm dhe Pejgamberit (a.s.), është në rrugë të drejtë, ndërsa ai që nuk është në rrugë të drejtë, është në lajthitje. Ejani që sa më shpesh ta kujtojmë Allahun dhe të sjellim bekime e salavate për Muhamedin (a.s.), sepse kjo e inkurajon njeriun për të kryer vepra me të cilat Allahu i Madhërishëm dhe i Dërguari i Tij do të jenë të kënaqur.

Në të vërtetë, përmendja e shpeshtë e Allahut dhe bekimet e salavatet për Pejgamberin (a.s.) janë shërim për shpirtat, dritë për mendjet dhe qetësim për zemrat tona. Të gjithë atyre që mbajnë ndërgjegjen për Allahun, problemet u mbesin larg, vështirësitë u bëhen të lehta, kurse begatitë fillojnë të rrjedhin drejt tyre. Prandaj, ta ndërtojmë vetëdijen tonë për Allahun e Madhërishëm përmes kryerjes së obligimeve tona dhe duke sjellë bekime e salavate për Pejgamberin (a.s.), ta forcojmë këtë lidhje me Allahun nëpërmjet bindjes sonë!

Hazreti Aliu (r.a.) ka thënë se Allahu i Madhërishëm e ka bërë Islamin të atillë që lidhja e tij nuk mund të këputet, ndërtesa e tij nuk mund të rrënohet, trungu i tij nuk mund të çrrënjoset, koha e tij nuk mund të marrë fund, dispozitat e tij nuk mund të shlyhen, rrugët e tij nuk mund të ngushtohen, lehtësia e tij nuk mund të rëndohet, drita e tij nuk mund të shuhet dhe ëmbëlsia e tij nuk mund të idhëtohet.





*Vëllezër të nderuar,*

Forca dhe madhështia jonë është në besimin tonë. Sa herë që ne kemi qenë besnikë ndaj Islamit, kemi mbetur të drejtë dhe të pamposhtur, kemi qenë unikë, zemrat tona kanë qenë të bashkërenditura, duart tona kanë qenë unike në ndërtim, shikimet kanë qenë të forta, ndërsa vendimet të qarta. Qëndrimi ynë ndaj asaj që Allahu i Madhërishëm na ka dërguar dhe shpallur përmes Muhamedit (a.s.) duhet të jetë besnik deri në fund. Nuk ka asnjë të drejtë askush që të polemizojë rreth sharteve të fesë, ato pranohen pa pyetje a vërejtje, kurse ajo që është e ndaluar, braktiset. Kjo është ajo që Allahu i Madhërishëm në suren Hud i thotë Pejgamberit (a.s.): "Ti (Muhamed) përqendrohu vendosmërisht ashtu si je i urdhëruar e bashkë me ty edhe ata që u penduan (prej idhujtarisë) dhe mos tejkaloni (kufijtë e caktuar), se më të vërtetë Ai është shikues i asaj që veproni."

Diskutimet dhe debatet bëhen rreth punëve të dynjasë e kurrsesi jo për çështjet nëse do të falemi apo jo, nëse do të largohemi nga harami apo jo e të ngjashme. Kjo vlen për të gjithë ata që e kanë përqafuar shehadetin, që kanë hyrë në Islam. Shehadeti nuk imponohet me forcë, por ai i cili e pranon duhet t'i respektojë rregullat që i kërkon ai. Rregullat e lojës vlejnë për ata që hyjnë në lojë, dhe duhet t'i respektojnë, kështu është edhe me besimin. Unë nuk jam i detyruar për të jetuar në një vend, por nëse unë e zgjedh atë vend për të jetuar, atëherë jam i detyruar që t'i respektoj ligjet e atij vendi.

Në Angli duhet vozitur nga ana e djathtë, edhe pse në vende të tjera makinat drejtohen nga ana e majtë. Me fjalë të tjera, ai i cili ka pranuar Islamin ka nevojë të falet, të agjërojë, të mos hajë mish derri, të mos pijë alkool, të mos gënjejë, të mos vjedhë, të mos bëjë prostitucion e të ngjashme.

Duke pritur Ditën e Mevludit për shumëçka mund të jemi krenarë, por ka edhe gjëra për të cilat duhet ta ulim kokën, ta ulim shikimin dhe të turpërohemi. Në zemrat tona ka besim, por ai nuk është aq i fortë për të na shtyrë të bëjmë vepra të mira e të largohemi nga të këqijat. Për t'i ndriçuar rrugët para nesh dhe për ta hequr errësirën duhet ta forcojmë imanin, duhet t'i afrohemi praktikës së Pejgamberit (a.s.) e mu kjo është mevludi dhe organizimi i mevludit. Ai na ka thënë: "Kush e ringjall një sunet, ai më do, dhe kush më do, do të jetë bashkë me mua në Xhenet."

Nëse nuk e braktisim atë që ai e ka braktisur dhe nëse nuk e punojmë atë që ai e ka punuar, jemi larg nga rruga e cila shpie kah shpëtimi. Madhështia e imanit pasqyrohet përmes këtij hadithi: "Ajo që është e ndaluar duhet braktisur, kurse atë që ju është e urdhëruar duhet ta kryeni sa keni mundësi".

*Vëllezër të nderuar,*

Gjatë ndalesave, në largimin nga harami, nuk është lënë mundësia që njeriu të sillet lirisht, por veprat e këqija duhet të braktisen plotësisht. Kjo do të thotë se nuk duhet të ketë asnjë fjalë gënjeshtër, nuk duhet të ketë asnjë gotë alkool, nuk duhet të ketë asnjë grimcë urrejtjeje e të ngjashme. Në braktisjen e ndalesave pasqyrohet forca e besimit dhe e moralit, edhe në zbatime janë dhënë lehtësime. Janë të njohura lehtësimet te agjëruesi, te falësi i namazit e të ngjashme.

Andaj Mevludi, ka për qëllim të na ringjallë besimin dhe praktikën të cilën e ka bërë Pejgamberi (a.s.), kurse neve të na e përtërijë dashurinë për këtë njeri fisnik, i cili ka qenë shembull i bukurisë, fisnikërisë dhe i drejtësisë.

A nuk ka thënë ai: "Të sulmohet një njeri është mëkat më i madh sesa të rrënohet Qabeja."

Janë shumë çështje të cilat na i imponon jeta, për të cilat përgjigjen mund ta gjejmë në jetën dhe në praktikën e Pejgamberit (a.s.), pastaj në jetën e dijetarëve dhe besimtarëve të mirëfilltë.

Suneti i Muhamedit (a.s.) shpesh është i pranishëm në jetën tonë e ne madje as që jemi të vetëdijshëm. P.sh. kur na ka mësuar nëna të hamë me dorë të djathtë e jo me të majtën, kur na ka mësuar që së pari ta mbathim këpucën e djathtë e pastaj të majtën, të mos flasim fjalë të ndyra, që fqinjin ta urojmë kur i ndodh diçka e mirë dhe që t'i shprehim ngushëllim kur t'i ndodhë diçka e keqe, të gjitha këto janë sunete të Pejgamberit (a.s.).

Do ta theksojmë këtu shembullin e një gruaje evropiane, shkencëtare në lëmin e mikrobiologjisë, e cila kishte shkuar në mesin e grave myslimane në një fshat në shkretëtirë.

Ajo vërejti se ato gra, duke mos pasur ujë të mjaftueshëm, enët e tyre i fshinin me rërë, me rërë të pastër të shkretëtirës, pastaj i linin të ekspozuara kah dielli. Ajo i pyeti përse po vepronin ashtu. Për shkak se kështu kishte porositur Muhamedi a.s., ishin përgjigjur ato.

Shkencëtarja konfirmon se mënyra e tillë e pastrimit e pengon paraqitjen e mikrobeve, pastaj fillon ta studiojë jetën e njeriut, porositë e urta të të cilit, si të askujt deri më tani, aplikohen dhe respektohen te njerëzit qysh nga shekulli i 7-të e deri më sot. Ishte entuziazmuar me këtë shembull dhe e kishte pranuar Islamin.

Qysh atëherë Pejgamberi (a.s.) ishte ngritur kundër të gjitha padrejtësive, kundër robërisë, eksploatimit të njeriut, nënçmimit të njeriut, kundër ndarjeve racore dhe fisnore, kundër urrejtjes, mallkimit, përgojimit dhe dobësive të tjera të shpirtit të njeriut. Ai ishte shembull i moralit, ishte i dashur, kurse sot atë e duan edhe ata që janë jashtë Islamit.

Volteri ka thënë: "Nëse do t'i takoja ndonjë feje, do t'i takoja Islamit."

Respektimi dhe nënshtrimi ndaj Allahut të Madhërishëm është i lidhur ngushtë me respektimin dhe bindjen ndaj Muhamedit (a.s.), sepse në Kuran thuhet: "Kush i bindet Pejgamberit, ai i bindet Allahut".

Nuk ka vend për ata që thonë se mjafton t'i bindesh vetëm Allahut të Madhërishëm. Ky është vetëm një mendim i njeriut që nuk shpie askund. Pejgamberi (a.s.) është shembull praktik se si jetohet në Islam dhe vetëm sipas shembullit të tij arrihet lumturia e vërtetë.

Hadithi vijues flet në mënyrën më elokuente: "Krejt umeti im do të hyjë në Xhenet përveç atyre që këtë e refuzojnë". Po kush janë ata që refuzojnë o i Dërguari i Allahut? Përgjigjet: "Kush më pason mua, do të hyjë në Xhenet, kurse ai që nuk më dëgjon mua, ai vetë po refuzon të hyjë."

Kush e shënon këtë datë dhe bën mevlud, duhet të shikojë shembullin e Pejgamberit (a.s.), duhet të ngrihet mbi të gjitha mëkatet dhe të shkojë me vendosmëri rrugës nëpër të cilën ka ecur Muhamedi (a.s.)

T'i kthehemi praktikës së këndimit të mevludit, kur secili xhemat, së paku një herë në vit, por edhe më tepër, ka kënduar mevlud. Këtë praktikë e kanë përkrahur xhemati ynë duke kënduar mevlud me rastin e lindjes së fëmijës, me rastin e martesës së djalit, me rastin e hyrjes në shtëpi të re apo në banesë, edhe në shumë raste të tjera.

Allahu i Madhërishëm na ndihmoftë që mevludi të hyjë në zemrat tona e në shpirtat tanë, në shtëpitë tona dhe në jetën tonë!

Mevlud është të këndohet salavat mbi Pejgamberin (a.s.). Kurani thotë: "Me të vërtetë, Allahu e mëshiron Pejgamberin, engjëjt e Tij luten për të. O besimtarë, lutuni për të dhe përshëndeteni atë me "salat" dhe "selam" (el-Ahzab 56)

Duke kënduar salavate arrihet mirësia e cila rekomandohet në hadith: "Në Ditën e Gjykimit tek unë më prioritarë do të jenë ata të cilët dërgojnë më së shumti salavat mbi mua".

E lusim Allahun xh.sh. që të na përforcojë në mesin e atyre të cilët u nënshtrohen Allahut dhe të Dërguarit të Tij, të cilët e ndjekin kënaqësinë e Tij dhe luten për mëshirën dhe faljen e Tij.

Të gjithëve urime, begatia dhe mëshira e Allahut qoftë mbi ju me rastin e kësaj nate të zgjedhur!

***Përshtati: Miftar Ajdini***

**Mr. Muhidin Ahmeti**

# Muhammedi (s.a.v.s.) – model për mileniumin e ri

A keni dëgjuar ndonjëherë për Moisiun, Jezusin, Konfuçion, Krishnën apo Budën? A keni dëgjuar diçka për Gandin, apo Martin Luter Kingun? Në të kërkuarit e vazhdueshëm të njeriut për pavdekshmërinë dhe kuptimin, shumë liderë dhe heronj, edhe të mirët por, edhe jo të mirët, kanë lënë gjurmë të paraqitjes së tyre në skenën botërore. Respekti dhe nderimet e mëdha të shfaqura në çdo kohë ndër popujt e kombe të ndryshme ndaj këtyre njerëzve, tregojnë nevojën e madhe njerëzore që t'i besojnë dikujt që është më i madh se ta, e të gjitha këto si përpjekje për të tejkaluar kufijtë e kufizimeve personale.

E shohim se kjo temë përsëritet në tregimet, legjendat, mitet botërore mbi heronjtë dhe personalitetet e idealizuara, të cilët pjesëtarët e vet i kanë ngritur në super-qenie, ose u kanë dhënë statusin hyjnor. Sot, shumë njerëz të arsimuar janë skeptikë dhe tregimet e tilla i vlerësojnë si mbetje të "thjeshta" të kohëve "magjike" të së kaluarës.

Me globalizimin dhe zhvillimet e reja, me paraqitjen e ideologjive dhe religjioneve të reja që njerëzit e kohës bashkëkohore, çdo ditë u ekspozohen, është bërë vështirë të përcaktohesh dhe të dish në çka të besosh. Disa mendojnë që është më lehtë që të injorohen në tërësi çështjet shpirtërore që u imponohen e, në vend të tyre, duhet fokusuar në lidhjen e miqësive të reja, realizimin e karrierës së suksesshme dhe "depërtimin përpara". Gjithashtu e dimë se përkushtimi i tepruar ndaj materializmit "gulçit" arsyen, mendimet dhe shpirtin, kështu njeriu, përkundër përmirësimeve teknologjike, edhe më tej lakmon thellë që të besojë në Fuqinë më të Lartë dhe në udhëheqjen e vërtetë dhe të kërkojë qëllimin dhe kuptimin përfundimtar të jetës në tokë.

Sot, në kohën që po jetojmë, shtrohet pyetja kush mund të jetë i shquar si shembull lideri, të cilin mund ta ndjekim si në çështjet materiale ashtu edhe në ato shpirtërore? Ekziston një udhëheqës i tillë – një person që është shembull i përkryer i udhëheqësit, i cili mund të jetë model i njerëzve më rrënjë të ndryshme – ai është Profeti i Zotit, Muhamedi a.s..

Detajet nga jeta e Muhammedit a.s. janë ruajtur kujdesshëm, kanë qenë dhe vazhdojnë të jenë objekt i studimeve të historianëve – edhe të atyre nga Lindja edhe e atyre nga Perëndimi. Në kundërshtim me njerëzit dhe udhëheqësit tjerë, të cilët lavdinë e tyre e kanë arritur në sfera të kufizuara të aktivitetit, sukseset dhe të arriturat e Muhammedit a.s. shtrihen në çdo sferë të jetës.

Historiani Michael H. Hart ka shkruar: "Zgjidhja ime që Muhammedi të jetë në krye të listës së njerëzve më me ndikim në botë mund të jetë befasi për disa lexues, apo diskutabile për disa të tjerë. Mirëpo, ai është i vetmi njeri në histori, i cili qe plotësisht i suksesshëm në të dy anët – edhe në atë religjioze edhe në atë shekullare."*

Përse një evropian apo amerikan i zakonshëm di pak për njeriun, jeta e të cilit ka qenë aq e mrekullueshme? Qëndrimet e paarsyeshme, irracionale dhe propaganda negative, e cila rrjedh që nga luftërat kryqtare dhe e cila është stërmadhuar në medie, ka shkaktuar "bllokimin mental" te shumë njerëz ndaj të gjitha çështjeve që i përkasin islamit. Meqë kemi hyrë në periudhën e "fshatit global", a nuk është kjo koha e vërtetë për ata të cilët përpiqen të jenë persona pa paragjykime, mendimtarë të pavarur, të cilët nuk do t'i ndjekin qëndrimet e atyre nga epoka e mbijetuar. Ju ftoj ju që t'i ndani disa minuta që të zbuloni të kuptuarit e ri të drejtimeve religjioze dhe duke e bërë këtë ta njihni njeriun të cilin e duan një e pesta e njerëzve të këtij planeti.

Personaliteti më i madh i botës, me meritën e të cilit gjinia njerëzore nisi rrugën e saj të ndriçuar në realizimin e së ardhmes së saj, pa dyshim është Pejgamberi i fundit i Zotit (xh. sh.) – Muhammedi a.s.. Pejgamberia dhe misioni i tij, që e pranoi nga i Gjithëdijshmi, vështrohen nga çdo kënd dhe nga çdo pikëpamje. Dëshira e fundit e çdo njeriu të urtë ka qenë që të lëre diçka të shkruar rreth personalitetit të Muhammedit a.s. Dëshirën tonë këtë herë do ta përqendrojmë në Muhammedin a.s. si shembulli dhe modeli më i mirë për tërë njerëzimin.



Krijuesi i gjithëfuqishëm u ka treguar njerëzve se feja është thesar i tillë, që nuk fitohet dhe nuk përjetohet lehtë. Muhammedi a.s. që në fëmijëri e shijoi fatin e jetimit – humbjen e prindërve, pastaj me radhë edhe humbjen e farefisit të afërm – bashkëshortes Hadixhe dhe të gjithë fëmijëve, përveç Fatimesë, e cila gjysmë viti pas tij u shpërngul në ahiret duke mos mundur të ngadhënjejë dëshpërimin e pafund për babanë. Ndërsa pas pranimit të Shpalljes – gjatë 23 viteve të ardhshme, Pejgamberi a.s. u ballafaqua me të gjitha fatkeqësitë e kohës dhe botës së atëhershme shkretinore. Kulmi i sprovimit për të dhe gjithë grupin e besimtarëve ishte Hixhreti. Krahas vështirësive dhe vuajtjeve që i përjetoi, Pejgamberi a.s. asnjëherë nuk dyshoi në misionin dhe detyrën e tij fisnike të përhapjes së Fjalës së Allahut. Dyshimi është shkatërrim për shpirtin e njeriut. Ai e dobëson imanin, ia humb fuqinë njeriut dhe mund ta shpjerë në vetshkatërrim. Muhammedi a.s. këtë e tejkaloi me fuqinë e shpirtit të tij kuranor. Sa më të mëdha bëheshin pengesat aq më tepër i shtohej fuqia e tij, pikërisht ashtu sikur malet e mëdha kur i lëshojnë hijet e tyre të thella. Pejgamberi a.s. bëri unifikimin e çdo force të shpirtit dhe trupit, gjakimet e mendjes dhe flakën e zemrës në një fuqi: të jetohet, të fisnikërohet bota dhe të ngadhënjehet e keqja në mënyrë që të jetë më mirë për të gjithë popujt. Thënë shkurt, jeta e tij është rrëfim i shkëlqyeshëm përmes të cilit lexohet etika kulmore: bota ekziston për shkak të vëllazërisë, fetë vijnë që të bashkojnë, e Zoti paralajmëron që të pajtojë.

Fama dhe sukseset e tij pikërisht qëndrojnë në atë që i frymëzuar dhe i përshkuar me mësimin e Kur'anit, ai diti që në këtë botë fenomenale, e cila jeton me jetën e saj vetjake, ta gjejë vendin e vet, t'i harmonizojë dëshirat dhe përpjekjet e tij me rendin dhe ligjet që zotërojnë në botë dhe diti më së miri të zbatojë Fjalën e All-llahut. I sinqertë, me tërë shpirtin e tij dhe me tërë qenien e tij i kthyer kah e vërteta absolute, ai, njëkohësisht, qe i sinqertë dhe i kthyer edhe kah bota, e cila s'është asgjë tjetër vetëm se një shenjë dhe reflektim i asaj të vërtete që ai e përjetoi në mënyrën më të fuqishme.

Është vështirë të haset në histori një shembull i tillë i ekuilibrit jetësor sikurse është rasti me Pejgamberin e Islamit. Pejgamberi (a.s.) ka qenë thellë i vetëdijshëm për këtë të vërtetë. Me plot të drejtë mund të themi se në atë pikëpamje ka qenë Kuran i gjallë që ka punuar, ka vepruar dhe ka thirrur në Islam, shehadet, në të vërtetën, drejtësinë, dashurinë, barazinë, diturinë etj.

Është e pamundur të mos pajtohesh dhe të mos mbetesh i magjepsur para madhështisë së Pejgamberit a.s.. Nuk mund të mbetemi indiferentë ndaj kaptinave, të cilat flasin mbi atë si bartës i moralit dhe karakterit të përkryer, si njeri, baba, bashkëshort mësues, edu-

kator, shtetar, diplomat, burrështetas, mik, dhe çka jo nga veçoritë dhe virtytet njerëzore. "Jam dërguar që të përkryej moralin njerëzor", nuk janë vetëm fjalë, por edhe praktikë e përditshme e Muhammedit (s). Gjithashtu hadithi tjetër: "Jam dërguar si mësues" nuk janë vetëm frazë, por edhe realizim e mësuesisë në çdo të mirë njerëzore dhe fisnike.

Me sa u tha më lartë kuptojmë që kur është fjala për të zgjedhurit e All-llahut (xh. sh.) kemi të bëjmë me njerëz të cilët kanë poseduar veti mbi-mesatare, të cilat i kanë bërë të përkryer në formën njerëzore dhe se vetëm ata kanë mundur të jenë të zgjedhurit për detyrën që u është besuar nga Krijuesi i gjithësisë. Asnjë pejgamber i Zotit nuk e ka fituar detyrën e vet deri sa nuk ka flijuar pjesën më të mirë të jetës për luftë dhe përpjekje që ta përgatitë veten për këtë. Gjithsesi secili pejgamber për myslimanët paraqet shembullin e përkryershmërisë njerëzore, pra edhe vetë Muhammedi (a.s.) paraqet si shembullin e përsosmërisë njerëzore, po ashtu edhe të asaj profetike dhe se në të dyja drejtimet ri-prezanton mishërimin kuranor të të dyja dimensioneve.

Prnadaj nuk është e rastësishme që Kurani e merr për shembull më të mirë në çdo pikëpamje: "Ju keni shembullin më të mirë në Pejgamberin e All-llahut." (33: 21) Ky imperativ i është drejtuar mbarë njerëzimit, veçmas myslimanëve. Sikur Muhammedi (a.s.) të vendoste të jetonte si melek (engjëll) duke mospërfillur çdo gjë të këndshme, ky imperativ do të mbetej shkronjë e vdekur. Ai, pra, nuk është melek (engjëll), por njeri dhe njerëzve për pejgamber u dërgohen qeniet njerëzore. (Hud: 31).

Përvoja e Pejgamberit a.s., sado që duket jo e zakonshme, duhet vështruar si përvojë e përkryer njerëzore.

Qëllimi praktik i këtij shkrimi është të rikujtojmë shumë çështje, të cilat na mundojnë në jetën tonë islame, të kërkojmë përgjigje në Kuran dhe në shembullin e Muhammedit a.s.

Shumë bashkësi të reja islame të cilat formohen gjithandej botës, ku asnjëherë nuk ka pasur më parë, sidomos në të dy amerikat dhe në Evropën Perëndimore, atë Veriore dhe Qendrore, shpesh theksojnë, pyesin, brengosen se ata do të mund të shkojnë rrugës së formimit të xhematit si ka qenë në fillim të islamit, a do ta ndjekin shembullin e Muhammedit a.s. dhe a do të shfrytëzohet xhamia në atë qëllim që e ka shfrytëzuar Pejgamberi a.s.. Ç'do të thoshim ne të cilët kemi lindur si myslimanë dhe të cilët jemi të udhëzuar në burimet kuranore dhe sunnetike? A na brengos edhe ne fakti që në shumë çështje nuk jemi duke e ndjekur Pejgamberin a.s.? Si duket ne myslimanët ende nuk e kemi kuptuar si dhe sa duhet imperativin e parë të All-llahut xh.sh. të shpallur në Kuran, i cili urdhëron: IKRE' – Lexo, mëso. Fatkeqësisht, këtë imperativ kuranor nuk e kemi marrë me seriozitetin e duhur. Nuk e kemi kuptuar domethënien e tij, ashtu si e ka bërë vetë Muhammedi (a.s.). Nuk ka besim pa përpjekje, pa angazhim, pa investim të fuqisë, pa hulumtim. Nëse dëshirojmë të gjejmë mënyrën më të mirë të mësim-besimit si për të rritur, ashtu edhe për fëmijë, por edhe mbi përgatitjen e nënës për punë islame me fëmijët, të pyesim si e ka bërë këtë Pejgamberi a.s.. Ai ka lënë jo vetëm përmbajtje por edhe metodat e punës* , prandaj dhe Allahu për të thotë: "Ti, vërtet, je në shkallën më të lartë të moralit". (El-Kalem: 4), ndërsa ai për veten e tij tha: "Unë jam Pejgamber i të gjithë atyre që i kam mbërritur dhe i të gjithë atyre që do të vijnë."

Prandaj, kur të flasim mbi elementin e dytë të kelimei-shehadetit, mbi besimin se Muhammedi është Pejgamber i Zotit, kur të flasim mbi të si shembull, të cilin myslimanët doemos duhet ta ndjekin, atëherë, padyshim, duhet ditur se kjo mund të shprehet dhe të vërtetohet në praktikën, jetën dhe veprimin e caktuar. Vetëm fjala, vetëm të deklaruarit e kelimei-shehadetit, vetëm këndimi i salavateve nuk shpreh asgjë, nuk vërteton asgjë, nuk do të thotë kurrfarë qëndrimi. Solemniteti i synetimit, për shembull, ku shërbehet dhe konsumohet alkooli paraqet ironi dhe fyerje të personalitetit të Muhammedit. Ai personalisht për vete nuk ka kërkuar asgjë, nuk lejoi t'i tregohej ndonjë formë e posaçme respekti. Nuk lejoi respektimin formal të përcjellë me gjeste të jashtme duke thënë se ai nuk është mbreti romak as perandori persian.

"Është e vërtetë se Allahu dhe engjëjt e Tij me madhëri e mëshirojnë Pejgamberin. O ju që keni besuar, madhërojeni pra atë (duke rënë salavatë) dhe përshëndeteni me selam." (El-Ahzab: 56)

***Literatura:***

1. *Muhammed Hamidullah, Muhammedi a.s. (2), Sarajevë, 1983.*
2. *Ebul A'la el-Mevdudi, Ka razumevanju islama, Sarajevë, 1989.*
3. *El-Fahri, Muhammedov a.s. lik covjeka i borca, Tuzla, pa vit botimi.*
4. *Islamska misao, nr. 50/1983 Sarajevë.*
5. *Glasnik VIS-a, nr. 7-8/ 1971 Sarajevë.*
6. *Takvimi 1989, Sarajevë, 1989.*
7. *Hart, Michael The 100: A Ranking of the Most Influential Persons in History)*
8. *http://www.nahla.ba/ba/?*

(1) Hart, Michael) The 100: A Ranking of the Most Influential Persons in History. (2) Për ne është me rëndësi të veçantë metoda dhe mënyra e punës së Muhammedit (s) në zbatimin dhe zgjidhjen e çështjeve fetare sesa zgjidhjet e gatshme.

# Burimet e së drejtës së sheriatit* (I)

Në të drejtën e Sheriatit ekzistojnë burime kryesore dhe burime sekondare. Të gjitha burimet kryesore nuk kanë rang të njejtë, ngase disa prej tyre gëzojnë përparësi mbi të tjerat. Juristët e sheriatit i kanë radhitur burimet kryesore sipas rangut, rëndësisë dhe kuptimit juridik të tyre në mënyrën si vijon: 1. Kurani, 2. Sunneti (tradita), 3. Ixhmaul – ummeti (pajtueshmëria e dijëtarëve islamë për çështje të caktuara), 4. Kijasi (dispozitat e nxjerra në bazë të analogjisë).

### Kurani

Kuran do të thotë përmbledhje dispozitash. Ai është burim themelor, kryesor i mësimeve islame, andaj paraqet një lloj kushtetute, në të cilën janë përfshirë parimet themelore të besimit, moralit dhe të jurisprudencës. Kurani, sipas besimit islam, përmban dispozita hyjnore, të shpallura profetit të Zotit Muhamedit a.s.. Ai nuk është i shpallur përnjëherë. Dispozitat e tij janë shpallur gjatë një kohe 23- vjeçare. Dispozitat e para janë shpallur në Mekë në vitin 611, ndërsa të fundit në Medinë në vitin 632.



Ky sistem i shpalljes graduale ka pasur për qëllim që popullin ta përgatitë e ta aftësojë shpirtërisht që më bindje dhe respekt ta pasojë fenë e re. Këtë gradualitet e thekson edhe vetë Kurani, ndërsa teologët islamë e quajnë lehtësim e mëshirë të Zotit dhe vërtetojnë se sikur Kurani të ishte shpallur përnjëherë me sistemin e tij moral dhe social, vështirë se do të kishte gjetur përgjigje (pranueshmëri) në popullin jobesimtar arab.[1]

Në fillim janë shpallur dispozitat e natyrës së pastër fetare – morale e pastaj të asaj sociale– juridike. Për këtë mund të ofrojë argument më të mirë krahasimi mes dispozitave të shpallura në Mekë me ato në Medinë. Gjatë 13 viteve të para të punës predikuese të Muhamedit në Mekë është shpallur më tepër se gjysma e Kuranit. Gati të gjitha dispozitat nga kjo kohë, flasin mbi besimin dhe moralin, ndërsa vetëm një numër i vogël i tyre kanë pika referuese për jurisprudencën. Ato janë dispozita të cilat i ndalojnë disa ushqime, e dënojnë vrasjen dhe rekomandojnë ruajtjen e pasurisë së personave të mitur.[2]

Vetëm kur kaloi qendra e Islamit në Medinë, Kurani filloi me vëllim më të fuqishëm për të sjellë dispozita me karakter juridik. Në këtë qytet gjatë 10 vjetëve u vendos i tërë sistemi politiko – juridik islam. Në Kuran ka afër pesëqind citate (ajete) të cilat kanë të bëjnë me rregullimin e raporteve shoqërore. Mirëpo, kur merret parasysh së në të ka me tepër se gjashtëmijë ajete, atëherë shihet se ky numër është relativisht i vogël. Prandaj shumë më tepër u është kushtuar kujdes besimit dhe moralit sesa jurisprudencës, ngase Kurani përkrah qëndrimin se për



zhvillimin e drejtë të shoqërisë, më i nevojshëm është përforcimi i besimit dhe moralit sesa të sillen dispozita juridike, të cilat pa besim nuk do të kishin vlerë të madhe dhe rëndësi për rendin shoqëror.

Është e kuptueshme se vetëm me atë numër të vogël të dispozitave juridike nuk është menduar të rregullohen të gjitha raportet shoqërore. Kurani kryesisht i kushton kujdes së drejtës familjare, trashëgimore, penale dhe asaj të luftës. Ndërsa, për të drejtën e vërtetë dhe obligative, ai ka një numër relativisht të vogël dispozitash. Fjala vjen ka institucione nga këto dy fusha të cilat nuk janë rregulluar me Kuran, siç është dhurimi, kaparimi, themelata bamirëse fetare etj. Këto institucione rregullohen me burime të tjera juridike, për të cilat edhe do të bëhet fjalë.

Në mesin e këtyre dispozitave juridike ka një numër të konsiderueshëm që janë shfuqizuar dhe nuk kanë rëndësi praktike. Shfuqizimin e ka bërë vetë Kurani, i cili në disa vende përmend se disa dispozita të tij janë shfuqizuar.[3] Nuk janë shfuqizuar vetëm dispozita të natyrës juridike, por gjithashtu edhe aso që kanë karakter fetar [adhurimor-që ka të bëjë me ibadetet,- plot.përk.].[4]

Sa u përket dispozitave të besimit të pastër, në to nuk ka pasur shfuqizime, ngase të gjitha dispozitat kuranore që flasin për këtë, në mënyrë reciproke plotësohen dhe vërtetohen. Kurani aq më tepër vërteton se të gjitha religjionet monoteiste përmbajnë dhe parashtrojnë parime të njëjta mbi besimin. Ai konsideron që parimet e besimit janë palca dhe përmbajtja kryesore të atij religjionit universal të cilin Zoti i shpalli njerëzimit në forma të ndryshme nga fillimi i botës.[5]

Andaj, Kurani nuk ka ardhur për të krijuar fe të re, por për të vërtetuar atë fenë universale, ngase feja si dritë hyjnore mbetet gjithmonë e njëjtë, nuk ndryshon, ndryshojnë vetëm format e saj sipas shkallës kulturore dhe nevojave të njerëzve, në shkallë të caktuar të zhvillimit të tyre. E drejta, të cilën Kurani e konsideron si anë të jashtme formale të religjonit të tillë universal, ka pasur ndryshime sipas kohës dhe popujve. Me qëllim të rivendosjes së këtij religjioni universal hyjnor Kurani pamëshirshëm i ka gjykuar dhe rrënuar besimet e vjetra arabe. Mirëpo, ai më butë ka gjykuar dhe vepruar ndaj traditave të tyre zakonore. Në realitet, ai nuk ka flakur në tërësi rendin juridik i cili bazohej në traditat e

atëhershme, dhe nëse ka qenë e mundshme, thjesht ia ka përshtatur ato tradita juridike sistemit të vet moral. Kurani ka bërë një lloj seleksionimi të traditave të vjetra juridike. Ai një pjesë të atyre zakoneve i ka anuluar si p.sh. adoptimin dhe të drejtën që gruaja [e vejë,- plot. përk.] të merret si trashëgim. Mirëpo është pranuar me pak apo më shumë ndryshime një numër mjaft i madh i institucioneve të së drejtës së vjetër zakonore siç është afërsia prej qumështi, poligamia [deri në katër gra,- plot. përk], dhurata martesore dhe lëshimi arbitrar i gruas. Gjithsesi këto dispozita juridike të përvetësuara nuk kanë mundur që t'i plotësojnë të gjitha nevojat e bashkësisë myslimane. Andaj Kurani nga koha në kohë ka sjellë edhe dispozita të reja të cilat kanë pasur për qëllim rishtas rregullimin e marrëdhënieve të shfaqura. Si shembull i këtij krijimi orgjinal mund të na shërbejë një institucion interesant kuranor e ai është "Liani" mundësia që me anë të betimit (mallkimit) të prishet kurora për shkak të tradhtisë (bashkëshortore) dhe të hiqet dorë nga atësia për fëmijën e posalindur.[6]

Kurani parashtron parime të përgjithshme juridike, ai nuk hyn në shqyrtim detal të disa institucioneve juridike. Me këtë jep mundësi që institucionet e paparapara pastaj t'i rregullojnë faktorët kompetentë sipas nevojave dhe zhvillimit social të botës islame. Nga kjo shihet se Kurani lejon dhe pranon evolucionin juridik si anë të jashtme formale të fesë. Dispozitat e Kuranit kanë më tepër karakter moral sesa juridik. Kjo mund të shihet në atë se në Kuran ka mjaft dispozita ligjore me të cilat diçka rekomandohet, si dhe në atë që dispozitat kuranore kanë karakter sakral.

Për thyerjen e dispozitave të tij, Kurani parasheh sanksione të dyfishta. Çdo thyerje duhet ta tërheqë ndëshkimin qoftë nga ana e faktorëve shtetërorë, qoftë nga ana e Zotit në këtë botë apo në botën tjetër. Pra, sipas Kuranit, fajtori nuk mund t'i shpëtojë ndëshkimit për thyerjen e bërë.[7] Në rastin e caktimit të fajësisë, Kurani përfaqëson parimin e përgjegjësisë individuale, ndërsa me rastin e përcaktimit të ndëshkimit miraton sistemin e përzier, të kompozicionit dhe sistemin e frikësimit.[8]

Kurani është shpallur në gjuhën arabe në prozë të rimuar "Sexh". Ai nuk ka qenë i bashkuar në një libër sa ishte gjallë Muhamedi a.s.. Gjatë gjithë asaj kohe ka ekzistuar në pjesë. Vetëm pas vdekjes së tij, në kohën e halifit të parë Islam Ebu Bekrit, ky material i shpërndarë është tubuar në libër të veçantë.[9] Kurani ndahet në sure (kaptina), suret në ajete (citate). Në të ka 114 sure, nga të cilat një pjesë është shpallur në Mekë, ndërsa tjetra në Medinë. Të gjitha suret e Kuranit nuk kanë gjatësi të njëjtë as numër të njëjtë të ajeteve. Disa prej tyre kanë 200 e më tepër ajete, ndërsa tjerat vetëm nga disa ajete. Këto sure nuk janë të radhitura sipas rendit kronologjik të shpalljes së tyre, por, në parim, sipas gjatësisë së tyre: në fillim suret e gjata, ndërsa në fund të shkurtat, këtë renditje e ka miratuar komisioni i cili ka pasur për detyrë për ta tubuar Kuranin në libër të veçantë (Mushaf).

Citatet apo dispozitat kuranore nuk janë të radhitura në disa sure sipas materies, por kryesisht sipas kohës kur janë shpallur. Kështu që dispozitat të cilat kanë të bëjnë me jurisprudencën, janë renditur nëpër sure të ndryshme. Për këtë shkak është shumë vështirë për të fituar koncept të qartë mbi të drejtën e sheriatit, vetëm nga Kurani, aq më tepër për faktin se dispozitat e tij parashtrojnë parime të përgjithshme, disa prej këtyre dispozitave janë shfuqizuar dhe se ka institucione të cilat nuk janë paraparë fare me Kuran.[10] *(Vijon)*

***Përktheu nga gjuha boshnjake***
***Hajrullah Hoxha***

* Ky punim është ribotuar pa emër të autorit, në veprën "Izbor hutbi i vazova", recenzuar nga Bilal Hasanoviq botuar nga Kryesia e Bashkësisë Islame në Bosnjë dhe Hercegovinë, Sarajevë, 1979.

(1) Mbi këtë flet Kurani në S. VI, el-Enam, 114, S. XVII el-Isra; 106. Në këtë kontekst është e përshtatshme për t'i sjellë fjalët e një besimtari, nga gjenerata e parë e myslimanëve, i cili thotë: "Zoti e ka lëshuar mbi ne mirësinë e tij. Kemi qenë idhujtarë dhe sikur profeti i Zotit të na i kishte parashtruar të gjitha parimet e fesë së re, ne nuk do ta kishim pasuar. Në fillim na është obilguar vetëm një dogmë (besimi) dhe kur zemrat tona janë mbushur me ëmbëlsirë të besimit, vetëm atëherë na janë shpallur të tjerat". Këtë e citon Rahmetullahi në veprën e tij: "Idhharul-hakk", vëll. II, fq. 32. Një ide të tillë e thekson edhe Fahrudin Raziu, në tefsirin e tij: vëll. II fq. 327, duke folur mbi pijet alkoolike). (2) Kuran, VI. S. el-Enam: 151-152. (3) Kuran, S. II, el-Bekare 106, S. XVI, en-Nahl, 101. Në shkencën islame ekziston një degë e veçantë e diturisë e cila merret me shfuqizimet në Kuran, dhe quhet Nasih dhe Mensuh. Ka dijetarë islamë që e kundërshtojnë këtë mendim dhe pohojnë se asnjë dispozitë kuranore nuk është shfuqizuar. Abdur-Rahman Seoharvi, Eine Kritische Prufung Der Quellen Des Islamitischen Rechts, Oxford, 1914, fq. 30. (4) Kur'an, S. II, el-Bekare, 145. Kjo dispozitë ka të bëjë me ndërrimin e Kiblës. (5) Kuran, S. II, el-Bekare, 136: S. XLII, esh-Shura, 13. (6) Në të drejtën e sheriatit tradhtia bashkëshortore në parim vërtetohet më dhënien e dëshmisë së katër burrave të aftë. Kuran, S. IV, en-Nisa, 14. Mirëpo nëse burri e sheh gruan e vet në vepër tradhtie dhe atë nuk mund të vërtetojë me anë të dëshmitarëve, atëherë me këtë rast atij i mbetet betimi si mjet vërtetues. Gruaja e akuzuar mund ta pranojë veprën ose ta demantojë me bërjen e betimit. Kuran, S. XXIV, en-Nisa 4-9. Në këtë rast kurora prishet. Me anë të betimit gjithashtu mund të mohohet atësia e fëmijës së porsalindur. Ahkamush-sheriah, 334-336, Ibrahim Halebi, Multeka, Stamboll, 1916, fq. 149. (7) Kur'an, S. XCIX, ez-Zulzile, 7-8. (8) Kur'an, S. II, el-Bekare, 178. (9) Glasnik IVZ, nr. 8, fq. 9-13 dhe nr. 9, fq. 1-5, Beograd, 1933. (10) MegjithatëKurani mbetet si themel bazë i tërë mësimit islam. Për këtë arsye myslimanët porositen për të studiuar, për ta njohur si dhe porositen për ta mësuar tërësisht përmendsh.

Mr. Driton Arifi

# Fetvatë dhe roli i tyre i ndjeshëm në shoqëritë islame

Në një hulumtim referues rreth domethënies dhe konceptimit të fetvasë si nocion juridik islam, do të vërejmë se kemi të bëjmë me një çështje tejet delikate, tejet të ndjeshme dhe natyrshëm pastaj që marrja me të konsiderohet prej misioneve më të vështira te myslimanët. Me të nuk kishin guximin që të merreshin përpos një kategorie të ngushtë të dijetarëve eminentë.

Fetvaja, pavarësisht divergjencave që mund të kenë dijetarët eminentë në përkufizimin e saj si koncept, megjithatë ata në shumicë pajtohen se është:"artikulim i një norme juridike islame, të cilën e kumton myftiu te njerëzit, duke ia atribuuar atë normë Ligjëvënësit Suprem-Allahut".[1]

### Ndjeshmëria e pozitës së atij që merret me dhënie të fetvave

Myftiu është personi që kur bën nxjerrjen dhe kumtimin e fetvasë, ai në fakt, flet në emër të Allahut dhe në emër të qëndrimeve të Tij. Ai në të njejtën kohë zëvendëson Pejgamberin s.a.v.s. në misionin e tij për të dhënë përgjigje lidhur me të gjitha çështjet që do të pyesin pasuesit e ymmetit të tij. Dijetari i mirënjohur Ibn Salah-u, kur fliste për myftiun theksonte:

"Ai e bën nënshkrimin e gjykimit në emër të Allahut.[2] Thënë më saktë, dijetari që merret me nxjerrje ose dhënie të fetvave ose llogaritet kumtues dhe komunikues decidiv i vendimeve të Allahut, atëherë kur ai bën kumtimin e normës dhe transmetimin e saj drejtëpërdrejt prej burimeve hyjnore të legjislacionit islam (Kuran dhe Sunet), pa pasur nevojë për ndonjë hulumtim konkludues, ose në rastin tjetër mund të jetë vetë në një farë forme artikulues dhe përpilues i vendimit sheriatik, nëse fetvanë e tij e ka nxjerrë pas hulumtimit dhe qasjes së thellë analitike në burimet sheriatike islame. Në të dy rastet, tek e fundit, ai flet në emër të Ligjvënësit Suprem.

Duke qenë se fetvaja ishte dhe vazhdon të mbetet në këtë shkallë të lartë të ndjeshmërisë, çdo periudhë kohore të historisë islame, qysh nga ajo e sahabëve e deri më sot, më të janë marrë një numër i vogël i dijetarëve. Njerëzit jokompetentë nuk i rrekeshin kësaj çështjeje, madje, thënë më drejtë, edhe po të dëshironin, atyre nuk do t'u lejohej një gjë e tillë. Sigurisht se të tillët frikësosheshin nga barra e rëndë e një misioni të tillë, për të cilin gjenin kërcënime të ashpra në Kuran, kuptohet, nëse do t'i qaseshin me jokompetencë. Ekskluzivisht rreth kësaj çështjeje flasin ajetet si në vijim:

"Mos theksoni me gjuhët tuaja rrejshëm: "kjo është e lejuar e kjo e ndaluar", që kështu të trilloni gënjeshtra për Allahun. Me të vërtetë, ata që trillojnë gënjeshtra ndaj Allahut, nuk do të shpëtojnë. Do të kenë kënaqësi të shkurtër, por, për ta do të ketë dënim të dhembshur". (En Nahl, 115-116).

Imam Kurtubiu në kontekst të komentimit të këtij ajeti thekson fjalët e dijetarit të hershëm El Eameshit i cili thoshte: "kurrë nuk e kam dëgjuar Ibrahim En Nehaiun të ketë thënë: kjo është hallall- e lejuar ose kjo është haram-e ndaluar, por gjithnjë thoshte: dijetarët e mëhershëm e pëlqenin këtë gjë ose dijetarët e mëhershëm e urrenin atë".[3]

Siç vërehet, kujdesi ishte i shtuar në përdorim të shprehjeve hallall, haram e të ngjashme, të cilat tingëllonin dhe në realitet janë artikulim i qëndrimeve hyjnore të Zotit karshi veprave të njerëzve. Andaj shumë prej dijetarëve të mëhershëm vërejmë se kur pyeteshin rreth ndonjë çështjeje, përdornin shprehjet si: "kjo nuk më pëlqen"," këtë e dua më shumë", "kjo do të duhej të bëhej" e të ngjashme, për të treguar se në fakt, ato, ani pse mbështeten në argumente hyjnore, mbeten prapë opinone individuale të një personi, që mund të jenë të sakta, por edhe të gabuara.

Ishte tejet i drejtëpërdrejtë Ubu Bekër Es Siddiku r.a., i cili, kur u pyet për një çështje të trashëgimisë, tha:" Cili qiell do të mbulonte e cila tokë do të më mbante, nëse do të flisja rreth Librit të Allahut pa dijeni?! Kah do t'ia mbaja unë nëse do të komentoja ndonjë ajet ndryshe nga ç'dëshiron Allahu".[4]



Kujdesi ishte në nivel të lartë sa i përket marrjes ose dhënies së fetvave, ngase dihet botërisht se dijetarët eminentë e të mirëfilltë në shoqëritë islame gjithnjë kanë qenë promotorë dhe referencë e popujve myslimanë. Ata gëzonin kredibilitet të lartë dhe fjalët e tyre kishin peshë në zemrat e njerëzve. Por një gjë duhet dalluar saktësisht se brezat e mëhershëm të islamit, ekskluzivisht ata breza të përshkruar nga gjuha profetike si brezat më të mirë (sahabët-tabiinët-tabii tabiinët), ishin në një nivel të lartë të vetëdijes dhe ishin në gjendje të dallonin saktësisht se cili prej tyre meritonte epitetin dijetar, dhe cili duhej të merrej si referencë dhe burim kredibil i dhënies së fetvave. Për të qenë dikush prej tyre në nivel të lartë të besueshmërisë duhej marrë bekimi i elitës së dijetarëve me renome, pa të cilin bekim e miratim, fjala e kujtdo do të ishte e pavlerë dhe s'do të kishte farë ndikimi. Këtë na e vërteton Imam Malik Ibn Enesi kur rrëfen vështirësitë e ngritjes së tij në nivel të dhënies së fetvave, duke thënë:"Unë nuk jam ulur për të dhënë fetva e as për të transmetuar hadithe, derisa kam marrë leje për këtë gjë nga shtatëdhjetë prej dijetarëve të kohës sime".[5]

S'ka asnjë dilemë se veprimet e shoqërive të mëhershme islame ishin gjithnjë më afër të saktës, veprimet e tyre orientoheshin nga dijetarët të cilët kishin dhënë prova të mjaftueshme se meritojnë të orientojnë intelektin, mendimet dhe veprimet e myslimanëve.

Po ashtu Imam Ebu Hanifeja, Zoti e pastë mëshiruar, bëntë realizimin e nxjerrjes së fetvave në formë interesante, gjithsesi akademike në gjuhën e sotshme shkencore. Ai mblidhte nxënësit e tij eminentë, shumë prej të cilëve llogariteshin në rang të lartë të dijetarëve, madje ata qenë të denjë për hulumtime edhe individuale shkencore-ixhtihad, dhe e hidhte çështjen në diskutim. Pas diskutimeve të gjata, merrej vendimi dhe dilte në formë verdikti të prerë që gëzonte pastaj respekt dhe njerëzve u qetësohej shpirti duke vepruar me të.

Në fakt, kjo metodologji që ai e aplikonte, bëri që të llogaritej inovator dhe pararendës i të gjitha atyre këshillave të lartë të fetvave, si dhe i tërë akademive që sot veprojnë gjithandej nepër botën islame, që tipikisht zbatojnë të njejtën metodë për të nxjerrë një verdikt sheriatik-fetva, sipas së cilës mund të veprojnë pastaj masat myslimane.

Ky kujdes që i bëhej nxjerrjes së fetvave, kishte arsye të fuqishme, ngase me të tillat fetva do të veprohej edhe pas vdekjes të atyre dijetarëve që vetë i kanë lëshuar ato. E nëse do të ishin të gabuara, efekti dhe dëmi i gabimit të tillë nuk do të mbulohej me dhe në ditën që do të mbulohej trupi i pajetë i dijetarit që e kishte dhënë atë fetva. Në formë të mprehtë e përshkruan Imam Shatibiu këtë fenomen duke thënë:" Vërtet lëshimi shkencor ose gabimi i dijetarit ndoshta shndërrohet në gabim tejet të madh, anipse ai lëshim mund të jetë shumë i vogël në vetvete....Kështu shohim se si disa gabime ose mëkatime në të cilat dijetari është pasuar, e vërejmë që edhe pas vdekjes mbetet pasoja e shtrirë gjithandej nëpër botën islame, madje për periudha të gjata kohore. E i lumi ai që kur të vdesë, bashkë me vdekjen e tij i varrosen me të edhe lëshimet ose gabimet e tij".[6] Imam Shatibiu , në fakt, me këtë fjali duket se synonte t'i porosiste dhe të ngrinte vetëdijen e dijetarëve të cilët merren si referencë dhe pasohen edhe atëherë kur eventualisht mund të kenë gabuar. Por, në anën tjetër, ai synonte që edhe masat e rëndomta të jenë të kujdesshme e vigjilente, ngase dijetarët të cilët ata po i pasojnë verbërisht, për së gjalli a për së vdekuri, megjithatë edhe ata janë njerëz dhe mund të kenë gabuar.

Fetvaja e dijetarit ose e atij që merret me nxjerrje e saj, në syrin e njeriut të rëndomtë që nuk ka qasje në argumentet sheriatike përbën fuqinë e vetë argumentit. Njeriu i rëndomtë po të kishte mundësi të qasej në argumente, s'do ta pyeste fare dijetarin, andaj përgjigjen e tij ai e llogarit në fuqi të argumentit.

Me argumentet që u shtruan më lart synohet që të qartësohet fakti se nxjerrja e fetvasë mbetet mision tejet i rëndë dhe përgjegjësi e madhe para Allahut, andaj duhet të ketë kujdes ai që e nxjerr atë, por edhe ai që vepron me të.

(1) Usulu Ed Da've, Dr. Abdul Kerim Zejdan, (fq.160). Bot i tetë. Boton Err Rrisaletu. Bejrut. 1998. (2) Edebul Mufti Vel Musteftij, Ibn Salah(1\24). Bot. i Dytë.Botues Mektebetul UlumVel Hikem. Medinë. 2002. (3) El Xhami' Li Ahkamil Kur'an, El Kurtubij(10\175). Bot I pestë. Darul Kitabil Arabij. Bejrut, 2003. (4) El Muvafekat, Esh Shatibij (667-668). Bot. i parë. Darul Kitabil Arabij. Bejrut. 2002. (5) El Mudev-venetu El Kubra, Imam Malik bin Enes (1/64). Bot. i parë. Daru El Kutub El Ilimijje. Bejrut,1994. (6) El Muvafekat, Esh Shatibij (fq.761). Bot. i parë. Darul Kitabil Arabij. Bejrut, 2002.

**Bilal Arnaut**

# Maturia sipas Islamit

Maturia dhe mosngutja janë cilësi të cilat i do Allahu dhe i Dërguari i Ti, paqja qoftë mbi të, dhe posedimi i këtyre dy virtyteve është çelës që të drejton në gjithë atë çfarë është e dobishme dhe të ruan prej gabimeve, po ashtu është shkaktar i pranimit të duasë. Është thënë se vërtet maturia sjellrehati, ndërsa të nguturit sjell pendim. Sa e sa herë të nxituarit në fjalë a në vepra ka sjellë rezultate të këqija, ka bërë që njeriu të pendohet dhe ka lënë gjurmë të pashlyeshme.

Me të vërtetë nxitimi është prej djallit dhe djalli nuk të shpie veçse në punë të pista dhe në shkatërrim, sepse ai është armiku më i madh i njeriut. Për këtë thuhet edhe në Kuran, "Me të vërtetë djalli është armik i hapur i njeriut" (El Isra: 53)

Prandaj besimtari duhet të thellohet në mendimedhe t'i shohë gjërat prej të gjitha këndvështrimeve, në mënyrë që ai të mund ta shohë të vërtetën dhe ta ketë të qartë para se të vendosë për ndonjë çështje.Zoti i Lartësuar thotë në librin e Tij të Shenjtë, "O ju që keni besuar! Në qoftë se ndonjë njeri i pandershëm vjen te ju me ndonjë lajm, sigurohuni dhe bëjeni të qartë (në është i vërtetë), për të mos i bërë dëm ndokujt pa dashje e të pendoheni pastaj a të ndieni keqardhje për atë që keni bërë." (El Huxhurat: 6)

Dhe po ashtu thotë në një verset kuranor rreth nxitimit teksa i drejtohet Të Dërguarit, paqja qoftë mbi të: "Mos nxito (O Muhamed) në leximin e Kuranit me gjuhën tënde!" (El Kijameh: 16)

Ndërkaq Profeti Muhamed, paqja qoftë mbi të, i kishte thënë Exhesh Abdul Kaisit: "Vërtet ti ke dy cilësi të cilat i do Allahu dhe i Dërguari i Tij, ato janë vetëpërmbajtja dhe maturia."[1]

Dhe Enes Bin Maliku r.a., transmeton se Muhamedi a.s. ka thënë, "Të nguturit është prej djallit, ndërsa maturia është prej Allahut dhe askush nuk fal dhe as mëshiron ashtu sikurse Zoti i Lartësuar dhe nuk ka asgjë që do Ai ashtu siç do falënderimin dhe mirënjohjen ndaj Tij."[2]

Transmetohet nga Ebu Hurejra r.a. se i Dërguari i Allahut a.s. kishte thënë: "Lutja e secilit prej jush do të pranohet nëse jeni të durueshëm dhe nuk nxitoheni, e me nxitimin ka për qëllim atë i cili thotë: iu luta Zotit por nuk m'u përgjigj."[3]

Ebu Hatem ka thënë: "Ai që nxitohet nuk arrin asnjëherë, ndërsa atë që është i matur nuk e arrin askush,, ai që hesht nuk pendohet, ndërsa ai që flet shumë nuk mund të ketë paqe; ai që ngutet në të folur gjithmonë flet pa pasur njohuri dhe përgjigjet para se ta kuptojë pyetjen dhe po ashtu falënderon pa e provuar në është begati."

El-Neveviu ka thënë: "Maturia në ndryshime dhe shmangia nga ngatërresat janë virtyte të lavdëruara, kush e ruan shikimin, flet me zë të qetë dhe nuk e kthen kokën andej-këndej, e ka arritur urtësinë." Një poet ka thënë:

*Mos u ngut, sepse ndoshta*
*ngutësia të sjell dëm dhe ndoshta e urren*
*por ajo në fund do të të sjellë kënaqësi.*

Një tjetër kishte thënë:

*Mos u ngut*
*sepse furnizimi nuk vjen duke nxituar*
*por ai është i përcaktuar*
*Por mbase njeriu u krijua për t'u nxituar.*

E lus Allahun e Lartësuar të na dhurojë maturi në mbarë punët tona dhe të na pranojë veprat tona të mira, të na furnizojë me dituri të dobishme, me të vërtetë Allahu është Lutjepranues.

(1) Buhariu, El Fet'hu (87), Muslimi (18). (2) El-Mundhir fi Et-Tergib we Et-Terhib.E transmeton Ebu Jala dhe ka thënë transmetojnë transmetuesit e drejtë (3/418). Dhe po ashtu në Mexhma El-Zeveid (8/19). Dhe ka thënë El Hejthemi transmetuesit janë të drejtë. (3) Buhariu, El Fet'hu (11/6340), Muslimi (2735) dhe transmetimi i tij.

Edlira Durmishaj

# Ligjërimi përballë nuancave kulturore dhe përgjegjësive fetare

Prej të bukurave që ka Islami, është pikërisht fakti se i ka orientuar besimtarët në çdo çështje të jetës. Përmes ajeteve Kuranore dhe traditës profetike të mbërritur deri te ne me shumë përpikmëri, ne sot zotërojmë një pasuri të rrallë hyjnore orientuese të sjelljes deri në detaje të marrëdhënieve ndërpersonale midis dy njerëzve, midis dy bashkëshortëve.

Pikërisht për faktin se besimi islam nuk përkufizohet vetëm në praktika dhe rituale religjioze, përkundrazi ai ngërthen nën konceptin e adhurimit gjithë sferat e jetës, për këtë arsye ligjërimet e edukatorëve dhe hoxhallarëve larmishëm janë të mbushura më tema sociale aktuale me synimin për të udhëzuar, orientuar te më e mira. Deri këtu jemi shumë në rregull, mirëpo nganjëherë në auditoret e ligjeratave fetare, pa dashur ose pa vëmendje pse jo ndoshta dhe pandërgjegjshëm, kapërcehen disa kufij konceptualë, të cilët bëjnë një miksim të asaj që është fe dhe referencë hyjnore, nga ajo që është kulturë dhe traditë e vendit apo qëndrim personal. Me dëshirën e mirë për të zhdukur problemet, nga mikrofonet e ligjëruesve burojnë receta dhe diku diku ato zënë vend dhe përligjin mendime, sjellje, qëndrime. Kjo ndodh shpesh, dhe pothuaj është e paevitueshme për sa kohë ligjëruesi do t'i shkojë me se s'bën deri në palcë zgjidhjes së problemit social, duke harruar se e ka përthyer atë nga një kontekst i gjerë shoqëror në suazat e mureve të familjeve që funksionojnë mbi të tjera parime dhe sitemi jetësor.

Ligjeruesi i nderuar shumë bukur përmend hadithin i cili vjen në formën me të bukur si këshillë dhe orientues i ruajtjes së ekuilibrave ndërpersonalë midis çiftit, për të motivuar dhe ruajtur kultivimin e ndjenjës dhe tërheqjes fizike midis tyre, çka tregon se në fakt ruajtja e ekuilibrit të tërheqjes midis çiftit është realisht shumë e rëndësishme.

Por, më lejoni t'ju risjell në vëmendje një imperativ moral, etik dhe teorik i cili e kalon atë të tërheqjes fizike. " Ndër shenjat e Tij është edhe fakti që ai ka krijuar për ju gra nga vetja juaj, që të preheni tek ato, dhe mes jush vendosi dhembshuri dhe mëshirë. Vërtet, në këtë ka shenja për njerëzit që mendojnë" [Er-Rum, 21]

Martesa, dhe për rrjedhojë familja është një institucion i cili do të përballet me sfida nga më të ndryshmet në rrjedhën e jetës, me synimin për të përmbushur objektivat që dy bashkëshortët i vendosin për të mirën e qenieve që do të sjellin në jetë

Për këtë është e rëndësishme të kuptojmë drejt pozicionin dhe rolet e secilit nga bashkëshortët dhe prindërit e ardhshëm. Bashkëshortët duhet te jenë si dy duar që takojnë njëra-tjetrën për të mirën e përgjithshme të familjes.

"Femra martohet për katër shkaqe: për pasurinë e saj, pozitën, bukurinë ose fenë e saj. Zgjidh atë që ka fe dhe ia ke qëlluar. (Buhariu dhe Muslimi)

Është mesë e qartë se përballemi me një kompleksitet të pashmangshëm elementesh. Të mos harrojmë se këto dy qenie psikosociale, të cilat nuk kanë si motor bazik të funksionimit intsiktet seksuale, janë zotuar para Zotit për te ngritur një institucion të shenjtë, Familjen.

Diskutimet dhe ligjërimet të cilat tentojnë t'i atribuojnë femrës detyrën dhe përgjegjësinë për mbarëvajtjen e aspektit të jetës bashkëshortore në fakt pa dashur dhe pakuptuar në gjykimin tim, kanë shtrembëruar konceptin se minimalisht e kanë ngjyrosur atë me mbetje të mendësive maskiliste dhe patriarkale.

"Teoria e saktë" – në fakt "teoritë", sygjerimet, orientimet, kufizimet, urdhëresat dhe ndalesat për të cilat flet kodi i familjes në legjislacionin hyjnor, janë ideale për faktin e thjeshtë se burojnë prej një reference hyjnore, prej një sistemi vlerash universale dhe bashkëkohore të cilat janë të tilla që të gjejnë vend kudo dhe kurdo. Problemi qëndron te fakti se, ne, njerëzit jemi aktualë, të kufizuar, të pamundur për ta arritur idealen, afatshkurtër. Gjëja më e mirë që ne mund të bëjmë dhe kjo vlen për çdo aspekt të jetës duke renditur këtu familjen si më kryesoren, është pikërisht të përpiqemi të afrojmë aktualen drejt ideales. Pra, të përpiqemi që, në mënyrën tonë të të menduarit, të të folurit, të



vepruarit të kemi për pikë referimi pikërisht mësimet dhe kuptimet e Kodit Hyjnor. Vetë Kurani famëlartë orienton burrat në: " Jetoni me to një jetë të ndershme. Nëse nuk pëlqeni diçka tek ato, mund të ndodhë që të mos e pëlqeni një gjë, por Allahu, nëpërmjet saj, mund të sjellë mjaft të mira" [En-Nisa, 19] "Besimtari më i plotë është Ai që ka sjellje të mirë, ndërsa më të mirë në mesin tuaj janë ata të cilët sillen më së miri ndaj grave të tyre!" [Tirmidhiu – Sahih]

Kulturalisht, kudo dhe kurdo femrat kanë qenë të diskriminuara, të mbingarkuara me role dhe detyrime, përgjegjësi. Për t'i shtuar kësaj edhe faktin se fizikisht dhe emocionalisht ajo është lënie e brishtë dhe delikate, ndjeshmëria dhe reagueshmëria emocionale për t'iu përgjigjur situatës duhet të jetë gjithnjë, 100%.

Pa dashur dhe pa vënë re kemi artikuluar nga goja e dikujt që advokon kodin hyjnor të familjes, por vini re: Jo me gjuhën e referencave dhe sistemit të vlerave Islame, por me ngjyrat e kulturës maskiliste. Është fjala këtu pikërisht për ngjyrimin që i jepet diskutimit. Dhe njëkohësisht për tendencën për ta mbingarkuar femrën me përgjegjësinë e ruajtjes së gjithë ekuilibrave të familjes, që në rastin konkret thjeshtëzohet shkurt dhe ngushtë në ekskluzivitetin që familja siguron raporteve seksuale midis partnerëve.

Problemet që nënkuptohen këtu për fat të keq janë disa. Të thënat dhe të pathënat, orientojnë në disa pikëpyetje, të cilat vlejnë të ngrihen në vëmendje jo vetëm për t'i dhënë një përgjigje, por mbi të gjitha për të reflektuar dhe të të evidentuar se cilat janë funksionet thelbësore të familjes dhe, para kësaj, cili është pozicioni që i ka dhënë Zoti secilit nga bashkëshortët, larg gjuhës dhe kuptimit kulturor maskilist, apo feminist.

Ajo që nuk duhet lënë mënjanë në kuptimin e këtij diskutimi është fakti se secili nga bashkëshortët ka rol "aktiv" në të gjitha aspektet, qofshin ato të marrëdhënies ndërpersonale midis tyre, qofshin në raport me të tjera rrethana dhe detyrime që ngërthen jeta bashkëshortore.

Të tregosh para një gruaje se nëse e gjen bashkëshorti me rroba gjumi apo duke gatuar, ai do të hedhë sytë jashtë, do të thotë të justifikosh dobësinë e një burri për t'i bërë ballë një tundimi, dhe më keq se kaq, të ngarkosh me ndjenja faji dhe kompleksi inferioriteti atë që, para Zotit nuk është e ngarkuar me përgjegjësi për sjelljet dhe vendimet e dikujt tjetër. Tjetër çështje thelbësore që ngërthen diskutimi është dhe fakti se kjo mënyrë të shprehuri, pa dashur "u jep të drejtë" dëshirave dhe çmendurive të fjetura të zgjohen, dhe madje nën pozicionin e kritikës dhe justifikimit, dhe fatkeqësisht me ndjenjën e zhveshur nga përgjegjësia për sjelljet personale në raport me kufijtë e Zotit.

Dhe pse kuptoj se ndoshta në gjuhën e ligjëruesit ka tjetër retorikë dhe bisedim të tipit konfidencial brenda mureve të auditorit të tij, nuk duhet të harrojmë se pas publikimit në rrjete sociale, fjalët tona nuk mund të quhen më konfidenciale, dhe jo më "pa zarar" .

Bashkëshortët, femrat dhe meshkujt mbi të gjitha duhet të jenë njerëz, më pas veshim ose mbiveshim secili nga ne rolet që kemi në jetë sipas momenteve.

Nëse elementi bazë mbi të cilin ngrihet i gjithë adhurimi ndaj Krijuesit është "dashuria" , nuk duhet harruar se pikërisht femra është më meritore pas Zotit dhe Pejgamberit a.s. për t'ia atribuuar këtë ndjenjë.

Dashuria dhe mëshira që buron prej saj deri në vetësakrifikim për të sjellë në jetë një tjetër jetë, madje dhe duke e ushqyer nga trupi i saj për dy vjet të plota përtej çdo norme, koncepti apo ligji, meriton respekt, dhe madhëri pikërisht ashtu si ia siguron ligji dhe kodi hyjnor.

Ligji hyjnor nuk i ka parë femrat si "objekte seksi dhe riprodhimi", përkundrazi pikërisht kjo mendësi e trajtimit të femrës si objekt është luftuar që në thelb. Problemi shpesh qëndron te fakti se dashur e pa dashur ne sjellim në arenat e auditorëve prurjet dhe mbetjet tona personale duke bërë fajin dhe gabimin e madh e të pafalshëm tashmë, atë të mveshjes dhe interpretimit të kulturës dhe dokeve e zakoneve krahinore apo familjare, si fe.

"Kush ia sheh hajrin më shumë martesës"?

Përkundër bindjeve të përgjithshme se meshkujt janë ata që kanë "alergji" ndaj martesës, Nil Jakobson nga Universiteti i Uashingtonit mendon se janë pikërisht meshkujt ata që përfitojnë më shumë në martesë.

Femrat zakonisht hyjnë në martesë me pritshmëri të mëdha, gjë që i çon ato drejt zhgënjimit. Edhe pse kryesisht mendohet se meshkujt janë më të mençur, Adrian Furnham, profesor britanik i psikologjisë në një kolegj të Londrës, ka analizuar rezultatet e studimeve ku ishin matur dhe krahasuar koeficientet e inteligjencës (IQ) të meshkujve dhe femrave, gjë që ka treguar se nuk ka dallime të mëdha rreth vetë IQ-së, por janë vërejtur dallime të mëdha në perceptimin e inteligjencës. Meshkujt janë të prirë që t'i mbivlerësojnë aftësitë e tyre intelektuale, përkundrazi, femrat janë të prira që t'i nënvlerësojnë ato. Është parë se meshkujt e martuar bien dy herë më pak në depresion, në ndryshim nga gratë e martuara.

Dhe e merrni me mend se cila mund të jetë arsyeja? Një nga ato është dhe rasti si ky për të cilin flasim; gishti i kritikës së fshehur drejtohet gjithnjë nga ato, përtej gjithë sakrificave dhe orëve të punës së paçmuar brenda mureve të shtëpisë që një femër bën me tre turne gjatë 24- orëshit. Pikërisht për shkak të mbingarkesës së roleve që përmendëm më sipër dhe që me kalimin e kohës askush nuk i vlerëson, përkundrazi i shohin si të mirëqena për të qenë pjesë e obligimeve të saj. Praktika profetike na tregon të kundërtën. Ajetete Kuranore na orientojnë për të kundërtën. Hadithet kudsi na tregojnë të kundërtën. Atëherë ku çalon çështja? Përse pikërisht këtu na krijohet ngërç në perceptim, mendim dhe reagim?

Femrat janë mbretëresha. Zoti i botëve i ka krijuar për nga brinja e Adamit që në to të prehen shpirtërisht pjesa tjetër e krijimit. Që të bëhen rrugë dhe urë për jetën.

I pari njeri që e besoi dhe pasoi Muhamedin ishte një femër. Zoti e merr si shembull për gjithë besimtarët një femër dhe pikërisht gruan e Faraonit. Praktika profetike na tregon për përparësi të femrës ndaj mashkullit në familje në raport 3 me 1, lidhur me respektin që duhet shfaqur ndaj sajë. Praktika profetike na tregon se gruaja në familje nuk detyrohet të shërbeje e as të jetë "hirushja e shtëpisë", vetëm nëse ajo me dëshirën e saj i kryen ato shërbime. Ajo nuk detyrohet të kontribuojë ekonomikisht në shpenzimet e familjes, vetëm nëse ajo me dëshirën e saj vendos të kontribuojë etj. E me gjithë këto aspekte prej të cilave referenca hyjnore e ka liruar femrën, sërish e gjejmë që ajo i kryen pothuaj të gjitha ato që përmendëm e madje dhe më shumë, e mbi të gjitha, me shumë dashuri.

Ajo që nuk falet në raport me ata që kanë në dorë të përcjellin të vërteta e nuk e bëjnë ose e bëjnë të përshtatur sipas konteksteve dhe prurjeve të veta personale, është pikërisht kjo. Askush nuk ua thotë femrave këto aq bindshëm sa të guxojnë të reagojnë ndaj maskilizmit që mbyt përditë të bukurat pranë kuzhinave të gatimit apo tavolinave të hekurosjes, e pse jo, dhe pranë tabakave dhe ibrikëve të çajit për gjithë farefisin. Dhe fatkeqësisht askush nuk ua thotë meshkujve këto të vërteta me po aq forcë.

Ajo që edukatorët e referencave hyjnore duhet të bëjnë me patjetër është pikërisht t'i tregojnë secilit nga bashkëshortët prej ku dhe deri ku fillon dhe mbaron e drejta hyjnore e femrës, i vjen kjo hidhur apo jo meshkujve burra. Dhe femrat duhet të vihen para informimit dhe diturisë se nëse përjetojnë situate si ato që kemi cekur më sipër, ajo duhet të presë shpërblim të jashtëzakonshëm nga Zoti, pasi po i kryen nga kultura e saj, njerzillëku, dëshira e mirë për bashkëpunim dhe ecje përpara, dhe pse jo nga kortezia e sajë si qenie e mirëkuptueshme dhe e magjishme.

Patjetër nga ajo duhen larguar ndjenjat e fajit, se nuk po arrin performancën që i kërkon realiteti i kohëve moderniste dhe konsumiste. Nëse meshkujt nuk do ta përballin femrën me detyrimin e shlyerjes së obligimeve kulturore dhe zakonore të veshura me rrobën e fesë, është e sigurt se kontributi i tyre në familje do të ishte shumë më i lartë në të gjitha aspektet. Nëse gruaja arrin t'u bëjë ballë gjithë këtyre presioneve psikosociale për arsye irracionale dhe kulturore të mjediseve familjare ku shpesh herë është e detyruar nga rrethanat të jetojë, mendoni si do të ishte performanca e roleve nëse ajo me bindje dhe me zemër di se: Këto sjellje i kryej sepse "unë dua dhe unë kam dëshirë të jap më të mirën". Sigurisht do të ishin më eficente, frytdhënëse, dhe do të shihnim ngritje të cilësisë së marrëdhënieve ndërpresonale si në aspektin personal, ashtu dhe atë social-familjar. Motivimi i sjelljes është kyçi për rezultate të kënaqshme. Dhe si mbyllje nuk duhet të anashkalojmë për asnjë moment mesazhin që përcjellin te anëtarët e rinj të familjes përmes këtyre fjalëve, fëmijët.? Çfarë mendojnë dhe çfarë ndiejnë vajzat dhe djemtë e këtyre grave dhe këtyre baballarëve pas dëgjimit të këtyre leksioneve? T'i ruajmë imagjinatën, mendimin, ndjenjat sublime, modelet dhe mbi të gjitha t'i ruajmë me fanatizëm për këto krijesa ato imperative që vetë Zoti i ka bërë të domosdoshme për të qenë figura "Ikona".

Gjëja më e mirë që një baba mund të bëjë për fëmijët e tij, është të dojë dhe respektojë nënën e tyre."Besimtari më i plotë është Ai që ka sjellje të mirë, ndërsa më të mirë në mesin tuaj janë ata të cilët sillen më së miri ndaj grave të tyre!" [Tirmidhiu – Sahih]

PHDc Rexhep Suma

# Rëndësia e thirrjes islame -davesë- (1)

Koncepti dave apo thirrja islame në përgjithësi do të thotë thirrja e njerëzve ndaj Allahut dhe udhëzimeve të Tij, ndërsa ai që thërret në këtë mision quhet thirrës (dai).

Në aspektin etimologjik fjalë "dave" rrjedh nga fjala arabe dea, jed'u dhe paskajorja davetun.

Nocioni dave përdoret në gjuhë me disa kuptime si: thirrje, grishje, apel, përhapje, kërkesë, lutje, çështje, proces gjyqësor, mision, propagandë, agjitacion, lutje Zotit, veprimtari misionare fetare.[1]

Thirrja mund të jetë për në rrugë të mirësisë, por edhe në të keqes. Ashtu siç ceket edhe në Kuranin famëlartë :"Dhe, o populli im, ç'është që unë ju thërras në shpëtim e ju më thirrni për në zjarr? Më thirrni ta mohoj Allahun dhe adhuroj atë që nuk di asgjë për të i gjithëfuqishmi, mëkatfalësi! (Gafir, 42).

Kurse në një vend tjetër thotë: "Ata ju ftojnë për në zjarre, Allahu me mëshirën e Vet ju fton për në Xhenet, për në shpëtim dhe u sqaron njerëzve argumentet e veta, ashtu që ata të përkujtojnë. (El Bekare, 221).

Ndërsa Murteda Zebejdiu mendon se ky nocion ka të bëjë me dëshirën për t'u afruar tek Allahu me lutje dhe dua, siç përmendet edhe në ajetin kuranor: "Luteni Zotin tuaj të përulur e në heshtje, pse Ai nuk i do ata që e teprojnë". (El Arafë, 55).

Ndërsa në kuptimin terminologjik përdoret po ashtu si: vetë feja islame, thirrja e pejgamberëve, procesi i shtrirjes dhe komunikimit të islamit.

Sipas kësaj thirrja islame ka disa definicione:

1. Nxitja e njerëzve për në mirësi, udhëzim, urdhërim në të mira e ndalim nga të këqijat për t'iu gëzuar fitimit herët apo vonë.[2]

2. Shkenca e cila nëpërmjet saj arrijmë të njohim të gjitha përpjekjet artistike të cilat kanë synim komunikimin e islamit tek masa si besim, legjislacion dhe moral".[3]

3. Nxitja për të vepruar mirë, duke iu larguar së keqes, duke urdhëruar në të mirë e ndaluar nga e keqja, duke e bërë të dashur vlerën dhe gjykuar të pavlerën, përmbajtja e së drejtës dhe flakja gënjeshtrën".[4]

4. Komunikimi i islamit te masa dhe mësimi i atyre



me qëllim praktikimi në jetën e përditshme.[5]

5. Thirrja islame është program i plotë i cili në thellësi të tij ngërthen dijet për të cilat njerëzit kanë nevojë, që të ndriçojnë qëllimin që nga lindja e tyre si dhe të zbulojnë shenjat e rrugës të cilat i bashkon të ndërgjegjshmit.[6]

6. Ekziston një definicion i përgjithshëm i paraqitur nga Muhamed Erravi në librin e tij "Thirrja islame është globale"ku i bashkon mes botëkuptimit të fesë dhe botëkuptimit të thirrjes për të."Thirrja islame është thirrje globale. Ajo është një sërë kriteresh të plota për sjelljen njerëzore duke vendosur të drejtat dhe obligimet"[7]

Nga definicionet e paraqitura më lart mund të konkludojmë se daveja është shtrirja apo përhapja e islamit dhe komunikimi i tij te masa mbi bazën e fakteve me rrugë të lejuara siç janë mësimdhënia, hutbeja, ligjërimi, këshilla, leksionet, konferencat, sesionet shkencore, debatet dhe mbrojtja e Islamit, replika me kundërshtarët etj.

Sikurse definicionet e lartshënuara na ofrojnë sqarime shtesë në lidhje me ekzistimin e lidhjeve të drejtpërdrejta me terminologjitë e tjera siç janë urdhërimi në të mirë dhe ndalimi nga të këqijat, këshillimi, përkujtimi, llogari, reformim, rinovim, pra botëkuptimi mbi davenë i përfshin të gjitha.[8]

Pra, definicionet janë të ndryshme dhe varësisht nga qasja dhe përcaktimi i saktë të nocionit "dave" nga njëra anë dhe nga ana tjetër ndryshimi i vizionit ndaj saj.

Disa studiues e shohin "davenë" si komunikim dhe sqarim i asaj për të cilët thërret islami, por disa studiues të tjerë nuk mendojnë kështu pasi që davenë e kategorizojnë si shkencë dhe mësim në vete duke e zhveshur atë nga ana praktike dhe ekzekutive, e shumë e shumë mendime të tjera.

## Përmbushja e detyrimeve

Thirrja islame si mision është mision i të gjithë të Dërguarve që nga Ademi a.s. e deri tek i Dërguari i fundit Muhamedi a.s. Thirrja e tyre u drejtohej popujve të tyre dhe ishte vetëm për një kohë dhe vend të caktuar, ndërsa thirrja e Muhamedit a.s., mbetet për të gjitha kohërat dhe universale. Ata qëndruan në këtë rrugë dhe aspak nuk u dorëzuan dhe nuk iu nënshtruan dëshirave dhe apetiteve të ndryshme të masës edhe pse disa prej tyre u flijuan në këtë rrugë. Ata thirrën në unitet dhe të braktisen armiqësitë.

"Dhe kurrsesi ata të mos shmangin ty nga ajetet e Allahut meqë ato të janë shpallur ty, dhe ti thirr te Zoti yt dhe kurrsesi mos u bëj pasues i dëshirave të idhujtarëve". (El Kasas, 87)

Edhe pse pati njerëz që u munduan ta mohojnë pejgamberllëkun dhe Kuranin, por për këto i lartësuari tha:" Thuaj: "Unë jam urdhëruar që të adhuroj vetëm Allahun e mos t'i bëj shok Atij. Unë vetëm te Ai thërras (njerëzit) dhe vetëm te Ai është kthimi im!" (Er'Rad,36)".

Duke u nisur nga mësimet e pastra islame, thirrja në islam është obligim dhe është një përgjegjësi morale e çdo myslimani për të përhapur Fjalën e Allahut dhe traditën e Muhamedit a.s. si dhe të mundohet me fjalë dhe vepra për të ndaluar të tjerët nga veprimtaria e paligjshme. Allahu i Plotfuqishëm na drejton që të marrim këtë vepër në Kuranin e Shenjtë si:

"Nga ju le të jetë grup që thërret në atë që është e dobishme, urdhëron për punë të mbara dhe ndalon nga e keqja. Të tillët janë ata të shpëtuarit". (Ali Imran, 104).

Prandaj, obligimi për dave është përmendur edhe në shumë ajete kuranore.

"E për këtë shkak (të përçarjes së tyre), ti thirr dhe përqendrohu ashtu si të është urdhëruar" (Esh-Shura,15). Poashtu në një ajet tjetër thotë: Thuaj: "Kjo është rruga ime, e vënë në fakte të qarta" (Jusuf,108).

"..E ti thirri te Zoti yt, se pa dyshim ti je në rrugë të drejtë"(El Haxh,67).

"Ti (Muhamed) thirr në rrugën e Zotit tënd me urtësi e këshillë të mirë dhe polemizo me ata (kundërshtarët) me atë mënyrë që është më e mira"( En-Nahl, 126).

"E kush ka fjalën më të mirë prej atij që thërret te Allahu" ( Fusilet, 33).

"Allahu thërret për në xhenet, dhe atë që do, e vë në rrugë të drejtë" (Junus, 25).

## Rëndësia e thirrjes dhe komunikimit islam

Thirrja islame është ndër veprat më të mira që na afrojnë te Zoti, i Cili na ka urdhëruar me të në Kuranin e tij fisnik nëpërmjet Muhamedit a.s. Në vazhdim do të paraqesim pozitën, vlerën dhe rëndësinë e saj që ka.

Thirrja në Islam është një nga bazat esenciale të përhapjes dhe komunikimit të tij dhe është po ashtu një nga shtyllat e ekzistencës së tij.

"O ti i dërguar! Komunikoje atë që t'u zbrit prej Zotit tënd, e nëse nuk bën (kumtimin në tërësi), atëherë nuk e ke kryer detyrën (revelatën-risalen). Allahu të garanton mbrojtjen prej njerëzve (prej armiqve). Allahu nuk vë në rrugë të drejtë popullin që mohon. (El Maide, 67).

Me anë të thirrjes për te Allahu, arrihet tek adhurimi i një Zoti të vetëm, me të udhëzohen njerëzit, mësohen çështjes e fesë, siç është njësimi i Zotit, adhurimi i Tij,



me të njihet e lejuara dhe e ndaluara dhe mësohen kufizimet që ka vendosur Allahu. Me anë të thirrjes për tek Allahu rregullohen marrëdhëniet ndërmjet njerëzve, si shitblerjes, aktmarrëveshjet, martesat dhe ndreqen problemet e tyre sociale e familjare. Me anë të thirrjes përmirësohen moralet e njerëzve, pakësohen mosmarrëveshjet, zhduken smira, dhe mëritë mes tyre si dhe pakësohen lëndimet që njerëzit i shkaktojnë njëri-tjetrit. Nëse thirrja islame bëhet ashtu siç duhet, njerëzia do t'i përgjigjen pozitivisht asaj dhe lumturia e kësaj bote dhe botës tjetër do të jetë fati i thirrësve dhe i njerëzve të thirrur.[9]

Mirëpo thirrësit dhe të thirrurit (myslimanët), assesi nuk mund t'u shpëtojnë paragjykimeve dhe stereotipave që të tjerët kanë krijuar për ne qoftë nga injoranca apo edhe shtrembërimi i fakteve që prezantohen në medie dhe qarqe të caktuara.

Në rastin e ne shqiptarëve, krahas problemeve që kanë ardhur për shkak të paragjykimeve ndaj myslimanëve në truallin evropian, saqë kanë shkaktuar pasoja të rënda, duhet të kihet parasysh edhe një realitet i ri gjeopolitik. Ndryshimet e mëdha gjeopolitike, kulturore e sociale kanë ndikim të ndjeshëm në fatet e kombit shqiptar, pra edhe në mënyrën e të kuptuarit të fesë dhe të praktikimit të saj. Pra, jo vetëm koha në të cilën jetojmë, koha postmoderne, po edhe përkatësia gjeopolitike e kulturore e plotë e Perëndimit, duhet të analizohen e të kuptohen sa më realisht. Më e rëndësishmja në këtë mes: njeriu i sotëm shqiptar, ky bartës konkret i këtyre identiteteve, në çfarë gjendjeje emocionale, intelektuale, ideologjike e fetare është dhe në çfarë gjendjeje do të jetë në të ardhmen? A është ende në ndonjë fazë të modernizmit, apo është futur tashmë në pellgun e përjetimit postmoderist të botës, sikundër që është futur nën ombrellën e NATO-s? Këto pyetje nuk kanë ende përgjigje të qarta. Shqiptarët me fatin e vet jetësor dhe me dashjen e vet janë brenda kulturës evropiane, janë brenda strukturave perëndimore, por ende nuk e kanë stabilizuar identitetin e vet në këto realitete të reja kulturore e gjeopolitike. Ende nuk e dinë se a do të mbeten shqiptarë, apo do të lëvizin drejt identitetesh të reja, fjala vjen, kosovarë, që është një projekt mjaft i sponsorizuar. Ende nuk e dinë se a do t'i nënshtrohen ndonjë procesi të konvertimit, për të cilin po ashtu ka projekte nga agjentë të ndryshëm.[10]

Prandaj, thirrja islame mbetet një nder shumë i madh dhe një shteg shprese për të gjithë ata që dëshirojnë të shijojnë shpirtërisht qetësinë dhe frymën paqësore të Islamit si dhe shpërblimin të shumëfishtë që Allahu xh.sh ka përgatitur për thirrësit.

(1) Sulejman Tomçini, Fjalor arabisht-shqip, Instituti Shqiptar i Mendimit dhe Qytetërimit Islam dhe ISESCO, Tiranë, 2009, f.267. (2) Ali Mahfudh, Hidajetu el murshidin ila turuki el fadhi vel hatabe, Darul itisam, bot.9,1979, f17. (3) Ahmed Galvesh, Edavetu el islamije, usuluha ve vesailuha,Muesesetu errisale, Bejrut, ,f.10. (4) Muhamed Nemr Hatib, Murshidu edduati, Darul marife littiba'ati ven neshri, Bejrut, 2004, f.24. (5) Muhamed Ebulfet'h El Bejanuni, El med'hal ila ilmi edda'veti, Muesesetu errisale, bot i tretë , Bejrut, 1995.f.17. (6) Muhamed el Gazali, Mea Allah, Darul Kalem, Damask, botim i VI, 1996.f.17. (7) Ibid. f.20. (8) Hamed El Amar, Nusus eddaveti fi el kurani el kerim, dirase tesilije, Daru kunuz Ishbilija lin neshr vet tevzi, f.11. (9) Adnan Alaaraur,Metedologjia e thirrjes islame në dritën e realitetit bashkëkohor,Tiranë, 2009, Tradita, f.32. (10) Milazim Krasniqi,Thirrja Islame ndër shqiptarë në ambientin konkret gjeokulturor e gjeopolitik dhe të postmodernizmit, Zani i Naltë, nr. 20 (173), korrik, gusht, shtator 2017, http://zaninalte.al.

Alij Fikrij

# Ligji i edukimit

Mësojeni edukimin e nëse jeni të pasur do t'ju madhështohet respekti, nëse jeni të mesëm në pasuri atëherë ju jeni me moshatarët tuaj e nëse jeni të varfër atëherë do të jetoni me edukatën tuaj.

1. Edukata apo shkenca e etikës është njohja e së mirës nga e keqja, dallimi i asaj që është e dobishme prej asaj të dëmshme, njohja e së vërtetës e cila është e nevojshme e obligim, është zbatimi i së vërtetës, shërimi i shpirtit nga sëmundjet që kanë qëllime të ulëta, largimi prej të këqijave dhe të metave, stolisja me vepra të mira, pastrimi prej veprave të këqija, në atë mënyrë saqë personi i cili ka edukatë të jetë i lavdëruar për fjalët dhe veprat e tij, të jetë shembull për vepra të mira dhe të larta.

2. Bazat e edukatës janë që njeriu t'i njohë këto rregulla:

E para: obligimet që i ka për veten, trupin dhe për shpirtin e tij.

a. Obligimet që i ka njeriu për trupin e tij duke i respektuar ligjet e shëndetësisë.

b. Obligimet që kanë të bëjnë me edukimin e shpirtit dhe ushqimin e mendjes së tij sipas njohurive dhe edukatës.

E dyta: Obligimet që i ka njeriun ndaj tjetrit e këto janë:

a. që të dojë për vëllanë e tij atë që do për veten e tij.

b. që të mos veprojë ndaj tjetrit atë që nuk ka dëshirë të veprojë për veten e tij.

c. të sillet me njerëzit ashtu si dëshiron ai që me të të sillen njerëzit.

E treta: Obligimet që i ka për atdheun, ta dojë atë, t'i shërbejë atdheut me sinqeritet, të angazhohet me të gjitha mundësitë e tij për atë që është e dobishme për atdheun.

E katërta: Obligimet ndaj Krijuesit të tij e këto kryhen duke i ndjekur urdhrat e Tij, duke u larguar nga ndalesat që i ka përcaktuar Ai, duke iu përmbajtur rregullave të fesë së Tij. Do të flasim për hollësitë e këtyre obligimeve.

3. Edukimi është pastrimi i shpirtit nga morali i keq dhe nga atributet e neveritshme, të stolisurit me sjelljet e mira dhe gjërat e zakonshme. Qëllimi i edukimit është të korrurit fitore duke pasur lumturi në të dy botët, afrimi tek Allahu i Lartësuar duke i zbatuar urdhrat e Tij dhe duke u larguar nga ato që i ka ndaluar Ai në Librin e Tij të Madhërishëm, të arriturit deri tek e dobishmja në mënyrat më të mira dhe më të ndershme, me rrugët më të mira dhe më të shëndosha, sjellja dobi vëllezërve, atdhetarëve dhe të gjithë robërve të Allahut të Lartësuar. "Vërtet më i dashuri prej njerëzve te Allahu është ai i cili është më i dobishëm për robërit e Tij dhe ai i cili është me moral më të mirë".

4. Cilësitë e lavdëruar janë të shumta, si: qëndrimi i paluhatshëm, sinqeriteti, besnikëria, modestia, turpi, e që të gjitha këto burojnë nga përsosmëria e mendjes, nga natyrshmëria e bukur. Andaj atij që këto i janë bërë traditë, i lehtësohet veprimi i së mirës : "Ai i cili angazhohet për diçka, ai edhe e vepron".

5. Cilësitë e neveritshme janë të shumta, si: rrena, mashtrimi, ndezja e fitneve, bartja e fjalëve e që të gjitha këto burojnë nga ndjekja e pasioneve. Prej mënyrave të njohjes së këtyre gjërave të këqija është që personi të ndjekë këshillat dhe udhëzimet e mësuesit tek i cili kihet besim, ndjekja e atyre që janë shumë të mençur, e atyre që janë të aftë për t'i kuptuar çështjet, që të merret për shok besniku, i cili udhëzon në të mira, që t'i kuptojë të metat e tij nga gjuha e armiqve dhe të veprojë për përmirësimin e tyre, që të përzihet me njerëzit, të largohet nga çdo e keqe që e sheh te të tjerët dhe të stoliset me të mirat që i has te njerëzit.

2. Mirësjellja me prindërit:

6. Dije o biri im se vërtet shpirti anon gjithmonë që të dojë dhe të respektojë atë që e ka nderuar dhe respektuar atë, atëherë çfarë është me ty ndaj prindërve, ata dy janë për ty burimi i ekzistencës, ata dy janë përkujdesur për të mirën tënde dhe gjendjen tënde të mirë? Edhe nëse ti u ofron atyre ndonjë shërbim, e bën këtë me sinqeritet, kjo do të ishte më e pakta prej shumë obligimeve që i ke ndaj tyre, veçanërisht kur ty të ka porositur Allahu për ata dy dhe e ka kushtëzuar kënaqësinë e Tij me kënaqësinë e prindërve ndaj teje.

7. Biri im mos u bëj prej atyre që të mirën e kthejnë me të keqe, vlerësoje përkushtimin e prindërve ndaj teje, dashurinë e tyre ndaj teje, dije se ata nuk duan tjetër për ty pos që ti në të ardhmen të jesh njeri fisnik dhe i do-

bishëm, vepro sipas porosive të tyre, përmbaju këshillave të tyre me sinqeritet dhe dashuri e jo për shkak të frikës, ngase ata dy kanë më shumë eksperiencë në jetë sesa ti dhe se ata dinë më shumë se ti.

8. Respektimi është cilësi e lavdëruar, është njëri prej argumenteve që dokumenton edukimin e shpirtit, dihet se prindërit e tu janë më të afërmit prej njerëzve tek ti, andaj respektoji se ata do të duan më shumë, do të fitosh qetësinë e zemrës dhe do të jetosh një jetë të qetë.

9. Nuk duhet që ti të ulesh e prindërit e tu të qëndrojnë në këmbë, por duhet të qëndrosh në prezencën e tyre në mënyrën më të edukuar, mos u qesh dhe mos luaj shumë, duhet t'u kushtosh rëndësi fjalëve të tyre, të mundohesh me të gjitha mundësitë e tua të kuptosh se çfarë duan edhe pa folur ata, që të flasësh me ta me fjalë të veçanta duke përdorur fjalët më të mira dhe nuk duhet të ngresh zërin para tyre.

10. Biri im mos u bëj prej atyre që frikësohen të qëndrojnë në tubimin e baballarëve të tyre, prej atyre që ndiejnë lodhje duke i dëgjuar fjalët e burrave, që frikësohen nga baballarët e tyre për shkak se janë frikacakë, prej atyre të cilët nuk mund të pyesin për ato çështje të cilat nuk i dinë. Por bëhu guximtar, ngase guximi është prej cilësive më të lavdëruara dhe dije se prezentimi në tubime të burrave dhe dëgjimi i fjalëve të tyre të mençura të ushqejnë mendjen tende, të shtohet mundësia e shpjegimit, të ngrihet shkalla e njohurive dhe ty të bëjnë që prej vegjëlisë të jesh në grupin e burrave.

11. E kur ta takosh ti prindin tënd në rrugë, përshëndete me selam, edhe atë që është me të dhe prit se çfarë po të urdhëron ai kur do të largohesh prej tij, kur ndodh që ai të përshëndet me selam duke qenë ti ulur, atëherë ti e ke për obligim që të qëndrosh me fytyrë të qeshur, me zemër të hapur dhe që të nxitosh t'i kthesh selamin atij.

12. Çdo të mirë që ta ka dhënë prindin yt është për shkak të dashurisë dhe mirësisë që ka ndaj teje, andaj ti duhet të kërkosh me butësi ndonjë kërkesë prej tij, nuk duhet ta bësh këtë para njerëzve, nëse ndodh që babai yt nuk të përgjigjet, mos insisto ngase ai e di më së miri se çfarë ke nevojë ti.

13. Nuk të lejohet ty që të kërkosh diçka prej tjetërkujt pos babait tënd, ngase ky është një veprim i ulët dhe ul vlerën e familjes tënde dhe konsiderohet prej veprave të neveritshme.

14. Bëje traditë që nga vegjëlia që të harxhosh në mënyrën më të mirë atë që të dhuron babai yt prej parave. E mos u bëj prej atyre që janë të pamatur që, sado që t'u japë babai, u duket e paktë edhe pse nevojat e tyre në vegjëli janë të pakta. E nëse nuk mësohesh kështu sa je ende i vogël, atëherë sa keq do të jetë gjendja jote kur të rritesh, se ti do ta humbësh pavarësinë e jetesës mbi supet e tua, ngase je mësuar të harxhosh shumë dhe kështu do të ngarkohesh me borxh.

15. Mos u bëj prej atyre bijve që e braktisin punën dhe që mërziten prej saj pas vdekjes së baballarëve të tyre duke u mbështetur në atë që u kanë lënë ata prej pasurisë. Mos u bëj prej këtyre që kur zgjohen në mëngjes i tërheq mossuksesi duke i ndjekur rruga e shkatërrimit dhe e naivitetit. Kur ata të kthehen nuk kanë pasuri që t'i qetësojë, nuk kanë punë që t'u sigurojë jetesën. Ki kujdes që të mos behësh prej këtyre që i sjellin vetes, familjes dhe atdheut të tyre palumturi.

16. Dije o biri im se vërtet njeriu ka nevojë në jetën e tij që t'i shprehë gëzimin apo ankesën dikujt e për këtë nuk mund të gjejë dikë më të mirë sesa prindërit. Andaj vepro në atë mënyrë që prindërit të jenë depoja e sekreteve tua, ngase ata janë besnikët më të mirë dhe të sinqertët më të mirë ndaj teje.

17. O biri im mos u bëj prej atyre që mundohen të shikojnë se si është më së lehti të arrijnë diçka, që në syrin e tyre duket e mirë dhe pa ditur fare prindërit e tyre, kështu ata fillojnë të futen në depon e ushqimeve, marrin pemë për të ngrenë, marrin ndonjë copë ëmbëlsirë dhe kështu gradualisht fillojnë të bëjnë zakon vjedhjen që nga vegjëlia dhe në këtë mënyrë më vonë bëhen vjedhës dhe kështu u bëhet gjendja e tyre si është më keq (Allahu na ruajttë!).

18. Kur të rritesh dhe të forcohesh duhet t'i ndihmosh prindërit me aq sa ke mundësi dhe se në këtë mënyrë do të mësohesh që nga vegjëlia të jesh burrëror. Je i obliguar të kujdesesh për ta kur ata të jenë në moshë të pleqërisë njëjtë sikurse ata që janë kujdesur për ty kur ti ishe i vogël, kurrsesi mos i lejo vetes të shprehësh mërzi pavarësisht se sa je i ngarkuar me shërbimin ndaj tyre, ngase edhe ti një ditë do të bëhesh prind sikurse ata. Vallë a je dakord që në këtë moshë të të nënçmojnë fëmijët e tu? "Respektoni baballarët tuaj, atëherë do të ju respektojnë fëmijët tuaj", "Xheneti është nën këmbët e nënave".

19. O biri im mos u bëj prej atyre që nuk i respektojnë prindërit e të cilët i kanë edukuar me pasurinë e tyre dhe janë përkujdesur për ta, që më pastaj kur janë rritur i kanë nënçmuar mendimet e tyre, tallen me aftësitë e tyre mendore dhe me njohuritë e tyre, largohen që të mos i dëgjojnë bisedat e tyre. Vërtet babai yt nuk është përgjegjës para teje për diçka të tillë, ndërsa për ty është e kundërta, pra të kërkohet që të sillesh me dije dhe edukatë.

20. Kur të urdhëron ndonjëri prej prindërve që të veprosh ndonjë vepër që ti e sheh se ajo është gabim, ty të lejohet t'u përgjigjesh duke u treguar se çka s'është gabim, por këtë diskutim duhet ta bësh në mënyrën më të mirë dhe sillu atyre argumente në mënyrë më të qartë dhe që më këtë të mos u shkaktosh atyre ndonjë shqetësim.

*Përktheu nga gjuha arabe: Dr. Flamur Sofiu*

**Dr. Jusuf El Kardavi**

# Të urosh të krishterët për festat e tyre, është pjesë e respektit

Shejh JusufEl Kardavi, kryetar i Unionit Botëror të Dijetarëve Myslimanë, ka marrë një numër të madh pyetjesh lidhur me natyrën e marrëdhënieve mes myslimanëve dhe jomyslimanëve në shoqëritë islame. Pra bëhet fjalë për pakicat fetare që jetojnë në një shoqëri islame.

Vallë si duhet të jenë këto marrëdhënie? Duhet të jenë marrëdhënie paqeje apo lufte? A është e mundur për një mysliman të krijojë shoqëri dhe miqësi me ta? A i lejohet myslimanit që t'i urojë me rastin e festive të tyre?

Përgjigja e shejh Kardavit për këtë ishte:

Ndryshimi i situatave politike dhe sociale, është diçka normale dhe një nga ligjet e zhvillimit të jetës në këtë botë. Shumë gjëra dhe çështje nuk mbeten të ngurta në një gjendje të vetme, por i nënshtrohen procesit të ndryshimit. Për rrjedhojë, ndryshon dhe qasja dhe këndvështrimi i njerëzve për to. Prej këtyre çështjeve, është dhe ajo e jomyslimanëve që jetojnë në shoqërinë islame (ehludhimme), të cilët sot njihen me frazën terminologjike "pakicat fetare në shoqëritë islame". Këto janë çështje për të cilat diskutohet fort në mbarë botën dhe ne nuk kemi përse t'i qëndrojmë qasjes sonë të vjetër lidhur me këtë çështje.

Janë pikërisht ndryshimet e rrethanave në mbarë botën, ato që më kanë bërë ta kundërshtoj Ibnu Tejmijen, lidhur me urimin e të krishterëve për festat e tyre. Unë e kam konsideruar të lejuar diçka të tillë, kur bëhet fjalë për të krishterë me të cilët na lidhin marrëdhënie paqësore, e aq më tepër kur bëhet fjalë për marrëdhënie specifike mes një myslimani dhe një të krishteri, siç janë marrëdhëniet e gjakut, fqinjësisë, kur janë kolegë në shkollë apo punë etj... Urimi i këtyre kategorive me rastin e festive të tyre, është pjesë e respektit të cilin nuk na e ndalon Zoti, madje e pëlqen, ashtu siç e pëlqen drejtësinë me ta. "Me të vërtetë, Allahu i do të drejtët" (El Mumtehine, 8)

E aq më tepër, kur edhe ata i urojnë myslimanët me rastin e festive të këtyre të fundit. Në Kuran, Zoti na mëson që: "Kur të përshëndeteni me një përshëndetje, kthejeni me një tjetër më të mirë, ose të paktën të njëjtë." (Nisa, 86)

Në këtë çështje, ne duhet të kemi parasysh qëllimet dhe objektivat e Ligjvënësit të Urtë dhe të Gjithëditur, duke iu qasur dhe duke i studiuar tekstet e pjesshme, nën hijen e parimeve dhe objektivave të përgjithshme. Vetë Kurani fisnik na mëson që: "Allahu nuk jua ndalon të silleni mirë dhe të jeni të drejtë ndaj atyre që nuk luftojnë kundër jush për shkak të fesë dhe që nuk ju dëbojnë prej shtëpive tuaja. Me të vërtetë, Allahu i do të drejtët." (El Mumtehine, 8)

Në origjinë, këto janë marrëdhëniet që karakterizojnë myslimanin me jomyslimanin, kjo është baza jonë ligjore.

Nëse "ehludhimme" sot nuk e preferojnë këtë term, duke dashur të konsiderohen thjesht si "qytetarë", çfarë mund të themi për këtë?

Juristët myslimanë pohojnë me unanimitet se "ehludhimme" janë "ehu darul islam", që do të thotë se nëse përdorim terminologjinë moderne, ata janë qytetarë siç janë dhe myslimanët. Nuk ka asgjë në ndryshimin e termave. Vetë hazreti Omeri, Zoti qoftë i kënaqur me të, ua bëri një lëshim të ngjashëm fisit arab të krishterë, Benu Teglib, të cilët nuk donin që, taksën që paguanin për shtetin mysliman, ta quajnë xhizje. "Ne jemi arabë dhe nuk e pëlqejmë termin xhizje. Merr nga pasuritë tona qoftë dhe dyfishin, por quaje sadaka",- i thanë Omerit r.a.. Hazreti Omeri hezitoi fillimisht, por, pasi e pleqëroi me këshilltarët e vet, e pranoi.

Kështu, dispozitat marrin vlerë nga përmbajtja dhe jo nga emërtimet. Prandaj dhe çështjeve që kanë të bëjnë me jomyslimanët, duhet t'u qasemi nga këndvështrime të reja, të adaptojmë fikhun (të kuptuarit) e lehtësimit, të përshkallëzimit dhe të merret parasysh ndryshimi i rrethanave dhe situatave.

Shumë prej ulemave të sotëm jetojnë vetëm në botën e librave, larg aktualitetit. Ata nuk e njohin aktualitetin, sepse nuk kanë lexuar në librin e jetës, siç lexojnë librat e të parëve tanë.

Prandaj dhe fetvatë e tyre, duket sikur vijnë nga varret.

Gjithsesi, Zoti e di më së miri!

# Popullsia myslimane e Evropës do të arrijë 76 milionë deri në vitin 2050

Popullsia myslimane e Evropës do të shumëfishohet dhe do të arrijë mbi 76 milionë deri në vitin 2050 nga 25 milionë sa ka tani.

Një studim hulumtues nga Qendra Kërkimore Pew 'Popullsia Myslimane në rritje e Evropës', shikon të ardhmen e 25.8 milionë myslimanëve që aktualisht banojnë në vendet evropiane. Duke përmendur një spektër të plotë të të dhënave, është një përpjekje për të parë se si madhësia e popullsisë myslimane të Evropës mund të ndryshojë në dekadat e ardhshme, në varësi të niveleve të migrimit.

Të tre skenarët (zero, të moderuar dhe të lartë), të konsideruar nga kërkuesit, krijuan një rezultat provokues: numri i myslimanëve në Evropë do të rritet në çdo rast migrimi, pasi ata janë më të rinj dhe "kanë pjellorinë më të lartë se evropianët e tjerë, duke pasqyruar një model global. "

**Skenari i migrimit zero**

Sipas një skenari të parë "migrimi zero", popullsia myslimane e Evropës ende pritet të rritet nga niveli aktual prej 4.9 për qind në 7.4 për qind (afërsisht 36 milionë) deri në vitin 2050 edhe "nëse të gjitha migrimet në Evropë do të ishin menjëherë dhe përherë të ndaluara".

Një skenar i dytë, "i mesëm" i migrimit, supozon se rrjedhat e refugjatëve ndalen, por migrantët "e rregullt" vazhdojnë të vijnë për arsye të tjera, të ndryshme nga luftërat nga të cilat ikin dhe paqëndrueshmëria. Në këto kushte, myslimanët mund të përbënin 11.2 për qind (59 milionë) të popullsisë së Evropës në vitin 2050.

Në një skenar të tretë, "të lartë" të migrimit, fluksi i rëndë i emigrantëve kryesisht myslimanë të regjistruar midis 2014 dhe 2016 vazhdon pafundësisht. Në këtë rast, myslimanët mund të përbëjnë 14 për qind (75 milionë) të popullsisë së Evropës deri në vitin



2050 - afro trefishin e shifrës aktuale.




**Popullsia myslimane e Suedisë do të rritet ndjeshëm**

Duhet që kjo të ndodhë, disa vende të mëdha evropiane pritet të mbajnë pjesën më të madhe të barrës. Në Suedi, gati një e treta e popullsisë (4.5 milionë, ose 30 përqind) do të ishin myslimanë, ndërsa në Austri dhe Gjermani myslimanët do të përfaqësonin deri në 19 përqind të popullsisë.

Gjithashtu, nëse migrimi i lartë vazhdon deri në vitin 2050, pjesa myslimane e Britanisë do të rritet në 17.2 për qind, Finlanda në 15 për qind dhe Norvegjia në 17 për qind.

"Ndërsa popullata myslimane e Evropës pritet të rritet në të tre skenarët - dhe më shumë se dyfishi në skenarët e mesëm dhe të lartë të migracionit - nga ana tjetër, jomyslimanët e Evropës parashikohen të bien në numrin e përgjithshëm në secilin skenar",- thotë Pew raport.

**Popullata të ndryshme myslimane**

Interesante, studiuesit vunë në dukje se, ndërsa popullsia myslimane e Evropës është e larmishme, që përfshin myslimanë të lindur në Evropë dhe në vendet joeuropiane, vetë-identifikimi i saj ende luan një rol. "Nivelet e angazhimit dhe besimit fetar ndryshojnë në mesin e popullatave myslimane të Evropës", thuhet në raport.

Studiuesit thanë se ishte e vështirë, nëse jo e pamundur, të parashikohej niveli i ardhshëm i migracionit. "Megjithëse asnjë prej këtyre skenarëve nuk do të luajë pikërisht ashtu siç parashikohet, secili prej tyre siguron një sërë parametrash të përafërta nga të cilat mund të përfytyrojnë rezultate të tjera të mundshme", shton studimi.

**Evropianët vendas janë të kujdesshëm ndaj myslimanëve**

Ka patur një fluks të madh të emigrantëve në Evropë gjatë dy viteve të fundit, me Gjermaninë dhe vendet e Evropës Qendrore më të prekura, së bashku me pikat e mbërritjes si Italia dhe Greqia.

Sondazhet e mëparshme sugjeruan se shumica e evropianëve vendas janë të kujdesshëm ndaj emigracionit mysliman. Në gusht të këtij viti, Fondacioni Bertelsmann i Gjermanisë zbuloi se çdo qytetar i pestë evropian nuk dëshiron që myslimanët të jenë fqinjë. Një studim i muajit shkurt nga grupi hulumtues i bazuar në Mbretërinë e Bashkuar Chatham House zbuloi se një mesatare prej 55 përqind e njerëzve në 10 vende evropiane "ranë dakord që të gjitha migracionet e mëtejshme nga vendet kryesisht myslimane duhet të ndalen".

*Përktheu nga anglishtja: Mexhid Yvejsi*
*Burimi: ABNA*

Kasim Gërguri

# Zekati dhe sadakatulfitri shtyllë kryesore për mirëmbajtjen e institucioneve fetare të BIRK-ut

Zekati është një prej pesë shtyllave mbi të cilat ngrihet feja islame. Është bërë obligim në vitin e dytë hixhrij. Me kryerjen e këtij obligimi myslimani e pastron shpirtin dhe pasurinë e tij. Në Kuran, Allahu i Gjithëmëshirshëm e përmend zekatin krahas namazit në mbi shtatëdhjetë vende, kjo e vërteton vlerën dhe rëndësinë që ka ky institucion islam.

Bazuar në ajetet kuranore dhe hadithet e Pejgamberit a.s., të gjithë dijetarët islamë janë të pajtimit se dhënia e zekatit është farz për çdo mysliman që ka pasuri mbi normën e përcaktuar të Sheriatit (nisab). Prandaj, ai i cili e mohon këtë, konsiderohet i dalë nga feja, ndërkaq, ai i cili nuk e jep zekatin konsiderohet xhynahqar. Fetarisht është e vërtetuar se ai i cili e jep zekatin, në të vërtetë e pastron pasurinë e vet, e begaton shpirtin dhe ka shpërblim nga Allahu i Plotëfuqishëm.

Sadakatulfitri është bërë vaxhib në vitin e dytë të hixhretit, po atë vit kur edhe është bërë farz agjërimi i muajit të Ramazanit. Kështu që kryefamiljari është i obliguar të japë sadakatulfitrin për veten e tij dhe për ata që i ka nën kujdesin e tij. Sasia e dhënies është e normuar me Sheriat. Mbi këtë bazë, në vendin tonë këtë sasi e përcakton Kryesia e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, sepse ajo është e vetmja kompetente.

Besimtarët tanë, përmes këtyre dhënieve fetare, si brenda Kosovës ashtu dhe në diasporë, gjithmonë kanë kontribuar në mirëmbajtjen e institucioneve fetare-arsimore.

Në rrethanat në të cilat është duke u zhvilluar jeta fetare në vendin tonë e duke u bazuar në ajetin 60 të sures Et-Tevbe, i cili përcakton saktësisht se ku duhen dhënë Zekati dhe sadakatulfitri dhe nga drejtimet përcaktohet edhe:"…ve fi sebililah-…dhe në rrugën e Allahut): Allahu caktoi obligim që lëmosha (zeqati etj.) t'u takojë vetëm: të varfërve (nevojtarëve), të ngratëve (që s'kanë fare), punonjësve (që e tubojnë), atyre zemrat e të cilëve duhen përfituar e duhet dhënë edhe për lirim nga robëria, të mbyturve në borxhe,(atyre që punojnë) për rrugën e Allahut dhe atij që ka mbetur në rrugë. Allahu e di gjendjen e robërve, punon sipas urtësisë së Vet". (Sureja et-Teube, 60)

Ulemaja kompetent kanë dhënë fetva për grumbullimin e zekatit dhe sadakatulfitrit në fondin e dedikuar

| Nr. | KBI | Sadekatulfitra Realizuar në vitin 2017 | Zekat 2017 | S.Fitra&Zekat |
|---|---|---|---|---|
| 1 | Prishtinë | 65,135.20 | 26,422.40 | 91,557.6 |
| | Pr-Recepcion | 2,135.00 | 7,200.00 | 9,335.0 |
| 1.1 | MM.Prishtinë | | 2,820.00 | 2,820.0 |
| 2 | F.Kosovë | 7,218.40 | 710.40 | 7,928.8 |
| 3 | Obiliq | 5,483.20 | 440.00 | 5,923.2 |
| 4 | Podujevë | 11,821.60 | 1,666.00 | 13,487.6 |
| 5 | Lipjan | 9,291.20 | 136.00 | 9,427.2 |
| 6 | Drenas | 6,024.00 | | 6,024.0 |
| 7 | Mitrovicë | 16,385.60 | 3,768.00 | 20,153.6 |
| 8 | Vushtrri | 15,886.40 | 2,398.00 | 18,284.4 |
| 9 | Skenderaj | 8,028.00 | 476.00 | 8,504.0 |
| 10 | Pejë | 16,454.40 | 560.00 | 17,014.4 |
| 11 | Klinë | 4,307.20 | | 4,307.2 |
| 12 | Deçan | 3,980.80 | | 3,980.8 |
| 13 | Istog | 2,062.00 | 80.00 | 2,142.0 |
| 14 | Gjakovë | 8,868.80 | 310.00 | 9,178.8 |
| 15 | Malishevë | 5,523.20 | | 5,523.2 |
| 16 | Rahovec | 14,958.40 | 600.00 | 15,558.4 |
| 17 | Prizren | 50,291.20 | 7,603.20 | 57,894.4 |
| 18 | Suharekë | 12,975.20 | 3,160.00 | 16,135.2 |
| 19 | Dragash | 16,622.40 | 664.00 | 17,286.4 |
| 20 | Gjilan | 26,317.60 | 2,883.20 | 29,200.8 |
| 21 | Viti | 5,290.40 | 1,168.00 | 6,458.4 |
| 22 | Kamenicë | 3,292.80 | | 3,292.8 |
| 25 | Ferizaj | 26,491.20 | 4,294.00 | 30,785.2 |
| 26 | Shtime | 6,896.80 | | 6,896.8 |
| 27 | Hani i Elezit | 4,746.40 | | 4,746.4 |
| 28 | Kaçanik | 4,993.60 | 480.00 | 5,473.6 |
| 29 | Diasporë | 71,922.01 | 916.00 | 72,838.0 |
| 30 | Të tjerë | 70.00 | 13,208.58 | 13,278.5 |
| | Gjithsej: | 433,473.01 | 81,963.78 | 515,436.7 |

*Raport mbi tubimin e Sadakatulfitrave 2017*

**Specifikimi sipas xhematit**

| Zekati 2017 | | | | | |
|---|---|---|---|---|---|
| Diaspora | Shuma | Recepcioni | Shuma | Të tjerë | Shuma |
| Xhamia Drita | 916 | Agron Rexhepi | 145 | Xhelal Shaqiri | 250 |
| | | Ilaz Collaku | 300 | Dren Pacolli | 337.5 |
| | | Burim Uka | 130 | H.Faik Pacolli | 125 |
| | | NTSH.Fatosi-Fatos Kuleta | 6,500 | Qemal Araqipi | 183 |
| | | Bekim Jashari | 125 | Vedat Sahiti | 500 |
| | | | | Senol Rasit | 140 |
| | | | | Irfan Mujka | 100 |
| | | | | Hasan Hasani | 200 |
| | | | | Mensur Batalli | 50 |
| | | | | Kujtim Shabani | 200 |
| | | | | Driton Shishani | 3,200 |
| | | | | Sherafedin Demiri | 500 |
| | | | | Ibrahim Ibrahimi | 50 |
| | | | | Agon Pacolli | 80 |
| | | | | EBA | 7,293.08 |
| Diaspora Total | 916 | Recepcioni total: | 7,200 | Totali | 13,208.58 |

| Sadekatul-Fitra 2017 | | | |
|---|---|---|---|
| Diaspora | Shuma | Të tjerë | Shuma |
| Xhamia Uniteti | 364 | Muhamed Emini | 70 |
| QKSH-Wadersvik Zvicër | 1,365 | | |
| Xhamia Drita | 2,912 | | |
| Cicra (QSHIKR) | 1,810 | | |
| Xhamia Reinach | 2,135.8 | | |
| Shtëpia e Paqes | 4,525 | | |
| Unioni Shqiptar Musliman | 7,880 | | |
| Xhamia El-Furkan | 1,200 | | |
| QSHFK-Norvegji | 1,537 | | |
| BI Al-Shems | 1,301.27 | | |
| Xhamia Besimtari | 871 | | |
| SHKM Payerne | 1,742 | | |
| Xhamia IKRA-Bashkimi | 1,500 | | |
| Qendra Islame Ezan | 500 | | |
| Xhamia Bochum | 1,000 | | |
| Xhamia Essen | 500 | | |
| Xhamia IKRE | 2,165 | | |
| BI-Gebenstorf | 2,165 | | |
| BISH Nurmberg | 1,870 | | |
| Xhamia e Hamburgut | 1,000 | | |
| ASR.e.V.Ingolstadt | 1,000 | | |
| BISH Winterthur | 873 | | |
| Xhamia e Bardhë | 1,065.06 | | |
| QKISH Grugere | 873 | | |
| Xhamia Wil | 1,746 | | |
| Klub.Kul.Shqip.Zvicër | 4,636.94 | | |
| Shoq.Kul.Islame.Shqiptare | 1,574.53 | | |
| Xhamia Limatal | 3,630 | | |
| Shoq.Kul.Islame.Shqiptare | 800 | | |
| Shoq.Kul.Islame.Shqiptare | 900 | | |
| Komuniteti.Islam El-Hidaje | 3,043.04 | | |
| Xhamia Dai Manhaim | 4,700 | | |
| Xhamia e Zurichut | 5,877.37 | | |
| Xhamia Offenbach | 1,950 | | |
| Totali | 71,922.01 | Totali | 70 |

për mbajtjen e institucioneve fetare-arsimore (medreseve dhe fakultetit islam).

Duke u mbështetur në praktikën e deritanishme të funksionimit të Medresesë "Alauddin", paraleleve të saj të ndara, konviktit të vajzave në Prishtinë si dhe Fakultetit të Studimeve Islame mund të konstatojmë se sa meritor, sa me vend dhe sa largpamës ka qenë vendimi i ulemasë për një hap të tillë. Prandaj, e tërë merita me shumë të drejtë u takon xhematlive-besimtarëve tanë, të cilët për më shumë se gjysmë shekulli derdhën mundin e tyre, zekatin dhe sadakatulfitrin në llogari të këtyre institucioneve.

Në këtë numër të "Diturisë islame" do të paraqesim listën e këshillave të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës dhe qendrave islame në diasporë, të cilët kanë kontribuar me sdakatulfitra dhe zekat për nevojat e institucioneve të Bashkësisë Islame, gjë që e konsiderojmë edhe si falënderim për të gjithë këta bamirës. Lusim Allahun që t'i shpërblejë në këtë botë dhe në Ahiret.

## Realizimi i aksionit për prerjen e kurbanëve për vitin 2017

Me qëllim që ecuria e punëve rreth aksionit për prerjen e kurbanëve të realizohet sa më mirë, Kryesia e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës në mbledhjen e mbajtur më datë 16.05.2017 merr vendim për vlerën e kurbanit për vitin 2017 në shumë prej 120€.

Pas vendimit për çmimin e kurbanëve, Drejtoria Financiare i ka shtypur bllokat për pranimin e porosive për kurbanë dhe i ka shpërndarë me kohë duke filluar nga data 08.06.2017.

Më datën 15.06.2017, në faqën zyrtare të BIRK-ut hapet tenderi për projektin e kurbanëve për vitin 2017, sipas specifikimit.

Më datën 04.07.2017,në bazë të

nenit 45.1.15 të Kushtëtutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, kryetari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës merr këtë vendim:

Emërohet Komisioni i përkohshëm për zgjedhjen e ofertës për blerjen, therjen dhe përpunimin e mishit të kurbanëve sipas tendetit të shpallurnëweb-faqen e kësaj Kryesie.

Komisioni përbëhet nga Resul Rexhepi, Islam Hasani dhe Kasim Gërguri, tëgjithë nëpunës të kësaj Kryesie.

Pas pranimit të ofertave në afat të caktuar, Komisioni ka analizuar ofertat dhe ka përzgjedhur kompaninë "Kosova-Farm KFT" me seli në Hegyszentmarton të Hungarisë për realizimin e këtij projekti.

Kosova Farm i nënshrtohet legjislacionit përkatës të Bashkimit Evropian mbi veterinën dhe gjendjen sanitare. Thertorja ku do të prehen kurbanët posedon certifikatën Hallall me nr.00028/2014/0801, të lëshuar nga Bashkësia Islame e Hungarisë në Budapest.

Me qëllim që ecuria e punëve rreth aksionit për prerjen e kurbanëve të realizohet sa më mirë, Kryetari i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Myftiu mr.Naim Tërnava emëroi një komision për realizimin e këtij projekti në përbërje prej: dr.Islam Hasani këshilltar, Kasim Gërguri drejtor financiar dhe Ramadan Shkodra drejtor për Kulturë.

Komisioni përmes qarkores nr.933/17 të datës: 09.08.2017 i ka njoftuar të gjithë këshillat e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, me të njëjtën qarkore drejtori i Diasporës Ekrem ef. Simnica i kanjoftuar qendrat islame shqiptare në Evropë dhe Amerikë për aksionin e grumbullimit dhe prerjes së kurbanëve.

Gjithashtu Komisioni ka angazhuar Remzi Nuren për pranimin e porosive dhe mbajtjen e evidencave nga këshillat e BI-së dhe nga diaspora, e në anën tjetër është caktuar Tanseli Rogova për kontrollimin dhe evidencën e atyre që pagesat e kurbanëve i bëjnë nëpërmjet bankave dhe në të njëjtën kohë për ta ndihmuar Remziun gjatë ditëve të Kurban Bajramit.

| Përfituesit janë qytetarët e këtyre komunave përkatësisht këtyre këshillave të Bashkësisë Islame | | |
|---|---|---|
| KBI-Ferizaj | 168 pako | 5040 kg. mish |
| KBI-Gjilan | 140 pako | 4200 kg. mish |
| KBI-Kamenicë | 56 pako | 1680 kg. mish |
| KBI-Kaçanik | 66 pako | 1980 kg. mish |
| KBI-Viti | 67 pako | 2010 kg. mish |
| KBI-Shtime | 56 pako | 1680 kg. mish |
| KBI-Hani i Elezit | 66 pako | 1980 kg. mish |
| *Vendi i shpërndarjes: Eli Ab Ferizaj* | | |
| **Përfituesit janë qytetarët e këtyre komunave përkatësisht këtyre këshillave të Bashkësisë Islame** | | |
| KBI-Lipjan | 114 pako | 3420 kg. mish |
| KBI-Drenas | 114 pako | 3420 kg. mish |
| KBI-Vushtrri | 158 pako | 4740 kg. mish |
| KBI-Fushë Kosovë | 120 pako | 3600 kg. mish |
| KBI-Mitrovicë | 158 pako | 4740 kg. mish |
| KBI-Obiliq | 120 pako | 3600 kg. mish |
| KBI-Podujevë | 158 pako | 4740 kg. mish |
| *Vendi i shpërndarjes: Depo (Frigo) Apetiti Milloshevë* | | |
| **Përfituesit janë qytetarët e këtyre komunave përkatësisht këtyre këshillave të Bashkësisë Islame** | | |
| KBI-Pejë | 150 pako | 4500 kg. mish |
| KBI-Deçan | 100 pako | 3000 kg. mish |
| KBI-Istog | 100 pako | 3030 kg. mish |
| KBI-Malishevë | 100 pako | 3000 kg. mish |
| KBI-Gjakovë | 100 pako | 3000 kg. mish |
| KBI-Rahovec | 115pako | 3450 kg. mish |
| KBI-Skenderaj | 94 pako | 2820 kg. mish |
| *Kjo shpërndarje u bë me datën 11.09.2017 Vendi i shpërndarjes: Depo (Frigo) Buquku Pejë* | | |
| KBI Prishtinë | 195 pako | 5850 kg mish |
| KBI Prizren | 194 pako | 5820 kg mish |
| KBI Sharr(Dragash | 132 pako X 30 | 4050 kg mish |
| KBI Suharekë | 68 pako X 30 | 2040 kg mish |
| Shoqata Familjet e Dëshmorëve Prishtinë | 66 familje nga 5 kg | 330 kg mish |
| Zjarrfikësit Prishtinë | 90 familje nga 5 kg | 450 kg mish |
| Komiteti i Grave të Verbëra | 60 familje nga 5 kg | 300 kg mish |
| Shoqata Lidhja e Invalidve dhe Viktimave Civile | 60 familje nga 5 kg | 300 kg mish |
| Shoqata e Minatorve të Kishnicës | 90 familje nga 5 kg | 450 kg mish |
| Shoqata e Grave Vjollca Relax | 60 familje nga 5 kg | 300 kg mish |
| Gratë vetëushqyese Prishtinë | 30 familje nga 5 kg | 150 kg mish |

| | | |
|---|---|---|
| Komuniteti Ashkali F. Kosovë | 90 familje nga 5 kg | 450 kg mish |
| Komuniteti Romë F. Kosovë dhe Graqanicë | 118 familje nga 5 k | 590 kg mish |
| Shoqata e Pensionisteve Prishtinë | 66 familje nga 5 kg | 330 kg mish |
| Bashkesia Lokale Bardhosh | 36 familje nga 5 kg | 180 kg mish |
| Dega e Sh.H.B "Bereqeti"Lipjan | 240 familje nga 5 kg | 1200 kg mish |
| Dega e Sh.H.B "Bereqeti"Shtime | 120 familje nga 5 kg | 600 kg mish |
| Shoqata e Boshnjakëve të Gjakovës | 48 familje nga 5 kg | 240 kg mish |
| Boshnjaket e Istogut | 30 Familje nga 5 kg | 150 kg mish |
| Boshnjakët e Pejës | 36 Familje nga 5 kg | 180 kg mish |
| Shoqata e familjeve të viktimave civile dhe të dëshmorëve të luftës në komunën e Klinës | 30 Familje nga 5 kg | 150 kg mish |
| Fshati Medvec – Lipjan, komuniteti rom | 40 familje X 5 kg | 200 kg mish |
| Plemetin- Obiliq komuneti , dy banesat e socialit+ 5 familje në objektet e koperatives gjithsejtë | 50 familje X 5 kg | 250 kg mish |
| *Shpërndarja u bë me datë 02.10.2017 nga Frigo-depo e Buqukut në Pejë* | | |
| Shoqata e të verbërve Dega Malishevë | 60 familje nga 5 kg | 300 kg mish |
| Zaman Mitrovicë | 120 familje nga 5 kg | 600 kg mish |
| Shoqata e të verbërve Dega Ferizaj | 96 familje nga 5 kg | 480 kg mish |
| Shoqata e të verbëve Dega Mitrovicë | 72 familje nga 5 kg | 360 kg mish |
| Shoqata Sindikale "Germia" Prishtinë | 60 familje nga 5 kg | 300 kg mish |
| Zaman Prishtinë | 72 familje nga 5 kg | 360 kg mish. |
| Punëtoret e Institutit Special Shtime | 84 familje nga 5 kg | 420 kg mish |
| Shoqata e të verbërve Dega Gjilan | 120 familje nga 5 kg | 600 kg mish |
| Qendra për punë sociale Fushë Kosovë | 100 familje nga 5 kg | 500 kg mish |
| Shoqata Kulturore "Gëzimi ynë" Fushë Kosovë (komuniteti rom, ashkali dhe egjptas) | 366 familje nga 5 kg | 1830 kg mish |
| Shoqata Nëna Terezë - Fushë Kosovë | 40 familje nga 5 kg | 200 kg mish |
| Shoqata e Invalidëve tëLuftës- Fushë Kosovë | 30 familje nga 5 kg | 150 kg mish |
| Shoqata Bamirëse e Ashkalive A.D.O.S. | . 60 familje nga 5 kg | 300 kg mish |
| Skamnorët e Fushë Kosovës | 300 familje nga 5 kg | 1500 kg mish |
| Ashkalit e Podujevës | 150 familje nga 5 kg | 751 kg mish |
| *Shpërndarja u bë me datë 03.10.2017 nga Frigo-Depo Buquk, Pejë* | | |
| Për Medresetë: | | |
| Prishtinë | | 17280 kg mish |
| Konvikti i vajzave | | 6000 kg mish |
| Prizren | | 6500 kg mish |
| *për shpërndarje* | | |
| | **Totali** | **144331 kg** |

Po ashtu, për shkak të natyrës së punës, Komisioni e ka caktuar edhe Fitim Flugajn dhe Xheladin Fazliun të bëjnë shpërndarjen e mishit aty ku ka nevojë.

Komisioni në përbërje të plotë me veturë zyrtare ka udhëtuar më datë 30.08.2017 për ta ndjekur punën rreth projektit për realizimin sa më të mirë.

Në ofertën e “Kosova Farm” e cila ka marrë formën e kontratës me nr.816/17 e nënshkruar më datë 11.07.2017 janë përfshirë: çmimi për lopë 730 €, në çmim përfshihen të gjitha shërbimet: prerja, pandovimi, paketimi sipas standardeve evropiane me logo të BIRK-ut, ngrirja në -40 ˚cdhe transporti deri në destinim.

Komisioni pas arritjes në Hungari ka inspektuar stallat e lopëve të cilat janëkontraktuar për kurbanë. Stallat kanë qenë në lokacione të ndryshme. Komisioni i pabërë të gjitha përgatitjet e nevojshme për ditën e parë të Kurban Bajramit.

Thertorja ishte e dezinfektuar dhe e gatshme për therje, poashtu edhe stafi udhëheqës dhe teknik ishin në pritje të urdhrit për prerje.

Më datën 01.09.2017 menjëherë pas faljes së Kurban Bajramit saktësisht në orën 08.30 kemi filluar me prerjen e kurbanëve.

Porositë nga këshillat (Brenda Kosovës) i kemi pranuar deri pas namazit të akshamit të ditës së parë të Kurban Bajramit kurse porositë nga diaspora deri pas namazit të jacisë konkretisht në orën 22.30.

Gjatë inspektimit kemi konstatuar se gjithçka është sipas kontratës, pesha minimale e kafshëve është 400 kg, pesha mesatare është 450 kg dhe pesha maksimale është 600kg. Tëgjitha kafshët plotësojnë kushtet e kërkuara sipas sheriatit për kurban.

Kafshët posedojnë matrikulën dhe librezën përkatëse mbi gjendjen shëndetësore.

Prerja e kurbanëve është bërë nga dy kasapë të licencuar me certifikatën Hallall, këtë proces e kanë kryer Ahmedi dhe Sylejmani brenda ditëve të parapara sipas sheriatit.

**Shpërndarja:**

Sikurse edhe viteve të kaluara Komisioni iKurbanëve edhe këtë vit ka bërë shpërndarjen e mishit aty ku është më e nevojshme në bashkëpunim me SHHB”Bereqeti“,përgjegjësi i së cilës ka bërë organizimin e

shpërndarjes.

Me sygjerimin e Komisionit pranë Kryesisë së BIRK-ut mishi është shpërndarë nëpër këshillat e Bashkësisë Islame të Kosovës, individë të nevojshëm, shoqatata e institucione të ndryshme, sipas tabelave të paraqitura.

Mishi që është deponuar në frigodhomën e Medresesë për nevoja të saj është:

Gjithsej:17280 kg mish kg.: ramstek, but dhe shpatullë.

Nga ky mish i deponuar do të furnizohet edhe Paralelja e Medresesë në Gjilan me 1060 kg mish.

Po ashtu sasia prej: 6000 kg mish kg. Është deponuar në frigodhomën e konviktit të vajzave në Prishtinë.

Kurse Paralelja në Prizren ka deponuar sasinë prej: 6500 kg mish kg.

Nëthertoren-Frigodhomën "Buquku" në Pejë ka mbetur për t'u shpërndarë në zonat e Veriut të Shqipërisë sasia prej: 4500 kg mish.

Sasia prej 4500 kg e deponuar në frigo-depon e Buqukut në Pejë është paraparë për përpunim dhe kompensim (mish i terur, suxhuk dhe kompensim me mish pule).

### Përmbledhje

Gjithsej lopë të blera për kurbanë 1174 .

Gjithsej numëri i kurbanëve për vitin 2017 është 8256

Komisioni ka konstatuar se porositë nga Këshillat e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës për vitin 2017 është 7094 kurbanë, nga Diaspora 1129 kurbanë dhe 33 kurbanë nga persona fizikë.

Gjithsej porosi për vitin 2017 nga Këshillat, Diaspora dhe persona fizikë është: 8256 kurbanë.

Nga ky numër janë realizuar 8218 kurbanë dhe 38 kurbanë kan mbetur për vitin 2018,kjo ka ndodhur për arsye se janë paraqitur pas kohës së caktuar, konkretisht pas ditëve të Kurban Bajramit.

Raportin e përgatiti Komisioni i përbërë nga:

1. Kasim Gërguri, drejtor financiar
2. Dr. Islam Hasani, këshilltar dhe ekspert i certifikimit Hallall
3. Mr. Ramadan Shkodra, drejtor për Kulturë.

## Kosova-Farm KFT.

Kosova-Farm Kereskedelmi és Szolgáltató Korlátolt Felelősségű Társaság
H 7837 Hegyszentmárton, Mogyorósd utca 13

**Összefoglaló jelentés mert BIK**
**Raport Përmbledhës për BIK-un**

**28.09.2017**

| Db / Élő súly<br>Krerë / Pesha e gjallë | |
|---|---|
| Db<br>Krerë | 1.177 |
| Élő súly<br>Pesha e gjallë | 502.311 kg |
| Átlag súly<br>Pesha e gjallë mesatare | 426.7 kg |

| Kategória<br>Kategoria | |
|---|---|
| Csontozott Súly<br>Carcass | 224.975 kg |
| Hűtőhaz<br>Mishi i ftohur | 144.331 kg |
| Comb<br>Kofshë kockë | 5.885 kg |
| Bélszin<br>Fileto | 2.389 kg |
| Kobzás<br>Degradimi | 1.145 kg |
| Faggyú, Véreshús<br>Mish-Gjak | 1.795 kg |
| Csont<br>Kockë | 69.250 kg |
| Összen<br>Gjithsejt | 224.794 kg |
| Contozási veszteség<br>Humbja në kockë | 181 kg |

| Közlekedési azonosító<br>Identifikimi i transportit | Bruttó súly<br>Pesha bruto | Nettó súly<br>Pesha neto | Csomagok darabsz.<br>Numri i pakove | Az áruk értéke<br>Vlerësimi i mallit |
|---|---|---|---|---|
| SK9667AF/SK9837AD | 20.284 | 19.100 | 930 | 67,805.00 € |
| SK3391AL/SK6237AN | 20.081 | 19.213 | 840 | 68,206.15 € |
| SK4694AK/SK8027AG | 20.012 | 19.330 | 616 | 68,621.50 € |
| SK3918AI/SK3492AI | 19.023 | 18.372 | 588 | 65,220.60 € |
| SK2190AH/SK7620AH | 15.090 | 14.408 | 616 | 239,191.00 € |
| SK9667AF/SK9837AD | 18.408 | 17.757 | 588 | 63,037.50 € |
| SK6237AN/SK3391AL | 21.367 | 20.623 | 669 | 179,418.00 € |
| SK9667AF/SK9837AD | 16.387 | 15.528 | 730 | 107,710.46 € |
| | **150.652** | **144.331** | **5.577** | **859,210.21 €** |

*A BIK rendelkezésére áll a szállítási és vámkezelési dokumentáció, beleértve az állatorvosi bizonyítványokat, a hús mikrobiológiai vizsgálatának eredményei 2,3,4 Szeptember 2017.*

*Në dispozicion të BIK është vënë dokumentacioni i transportimit dhe zhdoganimit, përfshirë certifikatat veterinere për furnizim, rezultatet e analizave mikro-biologjike të mishit të mostrave me 2,3,4 Shtator 2017.*

**Myftiu Tërnava qëndroi në Shkodër e në Pukë**

Më 10.11.2017 Myftiu i Republikës së Kosovës mr. Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga bashkëpunëtorët e tij, qëndroi në Shkodër, ku u prit nga kryetari i Komunitetit Mysliman Shqiptar (KMSH), Skënder Bruçaj me bashkëpunëtorë. Dy delegacionet para namazit të xhumasë qëndruan në Myftininë e Shkodrës, ku u pritën nga Myftiu i Shkodrës, Muhamed ef. Sytari, i cili, pasi u dëshiroi mirëseardhje, delegacionin nga Kosova e njohu me aktivitetet e Myftinisë së Shkodrës. Myftiu Sytari për kontributin e dhënë për Myftininë e Shkodrës, Myftiut të Kosovës, Naim ef. Tërnavës i ndau mirënjohje dhe i dhuroi një dhuratë – pikturë me motive nga rihapja e Xhamisë së Plumbit.

Myftiu Tërnava dhe kryetari Bruçaj, të shoqëruar nga bashkëpunëtorët dhe zyrtarët e Myftinisë së Shkodrës, namazin e xhumasë e falën në Xhaminë e Parrucës, ku Myftiu Naim ef. Tërnava mbajti hytben, ndërsa sekretari i Kryesisë së BIRK-ut, Resul ef. Rexhepi i priu farzit të namazit të xhumasë.

Më pas, dy delegacionet patën një drekë pune, pas së cilës vizituan Xhaminë e Plumbit.

Gjatë ditës së nesërme, më 11.11.2017, të dy delegacionet u nisën drejt Pukës, vizituan Myftininë e Pukës, ku u pritën nga Myftiu Gërzim ef.Kopani dhe pastaj morën pjesë në simpoziumin "Mejtepet e Myftinisë Pukë dhe rolet e tyre", i cili u mbajt në Pallatin e Kulturës të këtij qyteti.

Në këtë aktivitet mori pjesë Kryetari i Komunitetit Mysliman të Shqipërisë H. Skender Bruçaj, Myftiu i Republikës së Kosovës Naim Ef. Tërnava, Myftiu i Pukës Gëzim Kopani, drejtues të dy bashkësive fetare si dhe shumë intelektualë dhe besimtarë të qytetit të Pukës.

Pas himnin kombëtar dhe këndimit të disa pjesëve kuranore nga nxënësit e Kuranit, të pranishmit ndoqën një dokumentar të shkurtër përgatitur veçanërisht për këtë rast.

Aktivitetin e përshëndeti Myftiu i Pukës Gëzim Kopani, i cili, ndër të tjera tha se aktivitete të tilla zhvillohen me qëllim vlerësimin e punës së të parëve tanë. Nuk ecet përpara duke harruar punën e të parëve. Kontributet e teologëve, hoxhallarëve nuk duhet t'i lëmë në harresë, por t'i përkujtojmë ata pasi kanë dhënë një kontribut të vyer në edukimin e shoqërisë…

Ndërsa kreu i Komunitetit Mysliman të Shqipërisë h. Skender Bruçaj u shpreh se arsimi është puna më e mirë që njeriu mund të bëjë. Unë mendoj që janë tre armiq të shoqërisë: injoranca, varfëria dhe përçarja. Nëse duam të luftojmë injorancën duhet ta luftojmë me dituri. Varfëria luftohet duke investuar në kapitalin njerëzor dhe e treta përçarja luftohet me vëllazërim.

Në fjalën e tij Myftiu i Republikës së Kosovës Naim ef. Tërnava përshëndeti aktivitetin, ndër të tjera, tha se shoqëria jonë njihet për tolerancë dhe mirëkuptim. Vlera këto që sot janë tipare dalluese për kombin tonë. Me kultivimin e këtyre vlerave s'ka dyshim se rol të veçantë kanë luajtur edhe mejtepet që edukuan masën drejt sipas mësimeve hyjnore. Edhe në rrethin e Pukës, mejtepet kanë një histori të begatë dhe shumëvjeçare. Ky aktivitet është një vlerësim për punën e atyre brezave, është mirënjohje për kontributin e tyre.

Pastaj aktiviteti pasoi me kumtesat e përgatitura me këtë rast nga drejtori i Mesazhit Islam në KMSh z. Astrit Zharri, studiuesi nga Kosova dr. Sadik Mehmeti dhe historiani prof. Xhemal Meçi. *(R.S).*




*Myftiu Tërnava dhe Kryetari i KMSH-së z. Bruçaj me pjesmarrësit e simpoziumit në Pukë*

**Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava në kuadër të vizitës në Shqipëri qëndroi në Vlorë**

*Vlorë, 24 nëntor*

Kjo vizitë kryhet në kuadër të bashkëpunimit dhe të bashkërendimit të punës midis dy bashkësive. Delegacioni i kryesuar nga Myftiu Tërnava, është shoqëruar nga kryetari i Komunitetit Mysliman të Shqipërisë h. Skënder Bruçaj dhe disa anëtarë të kryesisë.

Në Vlorë mysafirët u pritën nga Myftiu i Vlorës Bilall ef. Bodlli, i cili i njohu ata nga afër me realitetin, gjendjen dhe me sfidat që Myftinia has nga dita në ditë në ushtrimin e aktivitetit të saj dhe në përcjelljen e mesazheve hyjnore tek shoqëria. Autoritetet fetare të Vlorës e konsideruan nderim të veçantë faktin që Myftiu i Kosovës Naim Tërnava mbajti hytben e ditës së xhuma, në xhaminë e Plumbit në Vlorë. Thanë që për besimtarët e Vlorës përcolli mesazhe plot vlerë dhe me rendësi. Vizitat vijuan edhe në ditët e tjera për njohjen më nga afër të veprave islame në qytete të ndryshme të Shqipërisë.



*Myftiu Tërnava në xhaminë e Vlorës*

**Ferizaj shënon ditëlindjen e Muhamedit a.s.**

*Ferizaj, 30 nëntor 2017*

Në kuadër të aktiviteteve për përkujtimin e ditëlindjes së Muhamedit a.s., Këshilli i Bashkësisë Islame i Ferizajt në mënyrë solemne në teatrin "Adriana" e ka kujtuar këtë datë me rëndësi historike për besimtarët myslimanë. Në këtë eveniment mori pjesë Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim. Ef. Tërnava më bashkëpunëtorë, dekani i Fakultetit të Studimeve Islame dr. Fahrush Rexhepi, drejtori i medresesë Alauddin mr. Jakup Çunaku, përfaqësues të këshillave të BIRK-ut nga rajoni, përfaqësues nga strukturat komunale, hoxhallarë dhe shumë xhematli e qytetarë të tjerë.

Mysafirëve mirëseardhje u dëshiroi kryetari i KBI-së së Ferizajt Bujar ef. Hasani, i cili pos tjerash kujtoi se gëzimi ynë që sot po manifestojmë për lindjen e Muhamed Mustafasë është dëshmia për gjallërinë e shpirtërores dhe se vlerat e profetit Muhamed a.s. çmohen jo vetëm nga myslimanët, por nga pjesëtarë të të gjitha feve.

"Shpirtërorja që na plotëson si njerëz është fuqia jonë nëpërmjet së cilës ne mund të ruajmë vetveten, identitetin dhe karakteristikat tona pozitive, prandaj populli ynë për vetëruajtje ka ndërtuar institucionin e njësuar të Bashkësisë Islame të cilin edhe e mban dhe do ta mbrojë me çdo çmim gjithnjë me vetëdijen e lartë se kështu po mbron themelin më të fortë të njësisë kulturore shqiptare dhe bartësin e denjë të vlerave të gërshetuara fetare-kombëtare të cilat i sigurojnë ecjen e sigurt dhe të natyrshme, pa harresë historike, pa tëhuajësim, pa degjenerim e pa zvetënim"-tha Hasani.

Myftiu i Kosovës Naim Tërnava, duke uruar të gjithë besimtarët myslimanë për këtë ditë, tha se kjo është ngjarja më e madhe në historinë islame. S'ka dyshim se për besimtarët myslimanë 12- Rebiul Eveli – ditëlindja e pejgamberit, Muhamedit a.s., paraqet një ndër datat e ngjarjet e një rëndësie të veçantë në historinë e qytetërimit e kulturës islame. Lindja e Pejgamberit a.s., është ngjarja më e madhe

në historinë islame, ngase misioni i tij prej pejgamberi e bëri njeriun që të njohë Krijuesin Fuqiplotë ndërsa botën që të ketë më shumë qetësi, drejtësi, paqe, lumturi, arsimim, edukim e përparim. Me këtë rast Myftiu i Kosovës Naim ef. Tërnava mbajti ligjëratën tematike kushtuar ditëlindjes së të Dërguarit të fundit të Allahut, Muhamedit a.s., tha se ne sot po përkujtojmë datën kur mbi sipërfaqen e tokës erdhi njeriu më i dashur i Zotit,. Allahu atë e zgjodhi të jetë vula e të gjithë profetëve. Andaj ne në Kosovë patëm një ambient festash ku para pak ditësh festuam 105 vjetorin e një pjese të territorit të tokave tona arbërore apo të Shqipërisë dhe luti Allahun për një mirëqenie të përgjithshme të kombit tonë dhe botës mbarë.

"Dashuria ndaj Muhamedit a.s. na shtyn në vazhdimësi që të tubohemi dhe të rikujtojmë personalitetin e tij, andaj e shënojmë ditëlindjen e njeriut më të madh të njerëzimit, Muhamedit, a.s, ne kemi obligim që këtë ta kujtojmë dhe të urojmë për këtë ditë të madhe që Zoti e kishte caktuar që në ezel të jetë Pejgamberi i Tij i fundit"- tha Myftiu Tërnava, duke shtuar se ne kemi obligim moral që ta rikujtojmë këtë ditë dhe vetë Muhamedin a.s.. Mevludi është një përçues që na afron tek Allahu edhe më shumë dhe të kërkojmë mëshirën dhe begatitë e Tij dhe asnjë në këtë dynja nuk duhet ta duam më shumë se Allahun dhe Muhamedin a.s..

Allahu në Kuran ka thënë: "E Ne të dërguam ty (Muhamed) vetëm si mëshirë për të gjitha krijesat" (El Enbija, 107).

Muhamedi a.s. mbetet simbol i mëshirës dhe i paqes universale, që theksohet në shprehjen kuranore "rahmeten lil alemin (mëshirë për botët)", e cila tërheq vëmendjen tonë drejt esencës pejgamberike të Muhamedit a.s. dhe nuk e përkufizon atë thjesht vetëm në një pranues të revelatës hyjnore-Kuranit, por prezencën e tij në këtë botë e paraqet simbol të gjallë të mëshirës.

Myftiu Tërnava në fund të ligjëratës porositi që edhe më të shtohet dashuria ndaj Allahut xh.sh. dhe të dërguarit të Tij, që edhe më tepër të tregojmë për fenë edhe nëpërmjet mevludeve, ligjëratave, ndejave të ndryshme, të afrohemi te Zoti dhe ta shtojmë dashurinë ndaj pejgamberit a.s..

Në fund, Avdush ef. Krosa dhe hfz. Besir Musliu kënduan vargje nga mevludi, kurse kori i medresesë Alauddin të Prishtinës kishte përgatitur një program të pasur artistik.*(R.S).*



*Myftiu Tërnava në manifestimin me rastin e Mevludit në Ferizaj*

**Mbahet mbledhja e rregullt e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës**

*Prishtinë, 9 nëntor 2017*



*Gjatë mbledhjes së rregullt të KBIRK-së*

U mbajt mbledhja e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës. Mbledhjen e hapi Myftiu i Republikës së Kosovës Naim ef. Tërnava, i cili falënderoi anëtarët e Kryesisë për kontributin që janë duke dhënë për zhvillimin e jetës dhe për organizimin e jetës fetare në Kosovë. Mbledhja vazhdoi sipas pikave të rendit të ditës që janë paraparë për këtë mbledhje, në të cilën u diskutuan shumë çështje që kanë të bëjnë me punët dhe aktivitetet e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës. (R.S).

**Myftiu Tërnava priti në takim ministren e shtetit të landit të Bavarisë për Punë dhe Mirëqenie Sociale, Familje dhe Integrim znj. Mueller**

*Prishtinë, 2 nëntor 2017*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, priti në takim ministren e shtetit të landit të Bavarisë për Punë, Mirëqenie Sociale, Familje dhe Integrim znj. Emilia Mueller, e cila shoqërohej nga ambasadori i Gjermanisë në Kosovë Christian Heldt. Myftiu Tërnava fillimisht mysafirëve u dëshiroi mirëseardhje dhe i njohu me historikun, organizimin dhe aktivitetin e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës. Myftiu po ashtu falënderoi shtetin dhe qeverinë gjermane për ndihmën e pakursyer që kanë dhënë dhe po japin në ndërtimin dhe zhvillimin e Kosovës. Myftiu Tërnava tha se BIRK-u vazhdimisht është interesuar që të punojë që Kosova të jetë një ambient i qetë dhe se marrëdhëniet dhe toleranca ndërfetare në Kosovë janë model që edhe vendet të tjera ia kanë lakmi. Myftiu Tërnava kërkoi gjithashtu që shteti gjerman të vazhdojë ta ndihmojë popullin e Kosovës si dhe të punojë për integrimin e saj në organizma ndërkombëtarë.

Nga ana e saj, ministrja e shtetit të landit të Bavarisë, për Punë, Mirëqenie Sociale, Familje dhe Integrim znj. Emilia Mueller shprehu falënderime për mikpritjen nga ana e Myftiut Tërnava dhe çmoi kontributin dhe angazhimin permanent të BIRK-ut që po jep si në rrafshin e brendshëm ashtu edhe në të jashtëm për ndërtimin e paqes dhe mirëqenies së përgjithshme të Kosovës. *(RS)*



*Myftiu Tërnava në takim me znj. Emilja Mueller*

**Myftiu Tërnava priti në takim kryetarin e Dibrës, Ruzhdi Latën**

*Prishtinë,14 nëntor 2017*

Myftiu i Republikës së Kosovës, mr. Naim ef. Tërnava, priti në takim kryetarin e Komunës së Dibrës Ruzhdi Latën, i shoqëruar nga Bahri Aliu. Myftiu Tërnava pasi u dëshiroi mirëseardhje mysafirëve i



Myftiu Tërnava në takim me z. Lata

njohu ata me funksionimin e BIRK-ut , me aktivitetet dhe me organizimin e jetës fetare. Myftiu Tërnava gjithashtu theksoi se Kryesia e BIRK-ut është e përkushtuar vazhdimisht që besimtarët të kenë hapësirë dhe kushte sa më komode për falje dhe është e angazhuar për mirëqenien e përgjithshme të popullit tonë. BIRK-u në të kaluarën, por edhe sot e dëshmon me punë se ka qenë në funksion të interesave fetare dhe kombëtare të popullit tonë.

Nga ana e tyre, mysafirët shprehën mirënjohje për kontributin e Myftiut Tërnava, si dhe çmuan angazhimin e tij në krijimin e një klime sa më vëllazërore dhe punën e tij për bashkëjetesën ndërfetare e ndëretnike dhe për respektin e ndërsjellë të komuniteteve fetare që jetojnë në Kosovë.(R.S)

### Myftiu Tërnava priti në takim profesoreshën nga Universiteti Durham, znj. Abdelsalam Fhea

*Prishtinë, 2 nëntor 2017*

Myftiu i Republikës së Kosovës Naim ef. Tërnava priti në takim profesoreshën nga Universiteti Durham, znj. Omneya Abdelsalam Fhea. Në këtë takim MyftiuTërnava e njohu mysafiren me historikun e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës si dhe me zhvillimin e jetës fetare në Kosovë. Ai tha se BIRK-u rol të veçantë i ka kushtuar zhvillimit të arsimit, ka medresenë Alauddin në Prishtinë, institucione të hifzit, si dhe arsimin e lartë, pra, Fakultetin e Studimeve Islame me programin bachelor dhe atë master. Nga ana e saj, mysafirja nga Universiteti Durham, znj. Omneya Abdelsalam Fhea, falënderoi Myftiun Tërnava për pritjen si dhe çmoi kontributin e Myftiut dhe të BIRK-ut për avancimin e Kosovës si dhe për rolin që ka BIRK-u në promovimin e paqes dhe të arsimit në përgjithësi. (RS)



Myftiu Tërnava në takim me znj. Fhea

### Shënohet 20 vjetori i themelimit të paraleleve të vajzave të Medresesë Alauddin

*Prishtinë, 01 dhjetor 2017*

Me rastin e 20 vjetorit të themelimit të paraleles së vajzave në Medresenë Alauddin në Prishtinë (1997-2017), u mbajt një program i veçantë festimi, në të cilin qenë të pranishëm Myftiu i Republikës së Kosovës, Mr. Naim Tërnava me bashkëpunëtorë, dhe krerët e



Momente nga manifestimi i 20 vjetorit të themelimit të paraleleve të vajzave të Medresesë Alauddin

shumicës së këshillave të BIRK-ut të Kosovës.

Çaste të veçanta mallëngjimi për shkollën dhe kohën e kaluar solli prania e 20 gjeneratave, para të cilave u shfaq një dokumentar i posaçëm. Edhe vetë myftiu Tërnava nuk mbajti fjalimin që kishte përgatitur, sepse kujtimi i ngjarjeve të kohës së para 20 vjetve me këtë rast ishte fjalimi më i veçantë i tij.

Një fjalë rasti mbajti edhe Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, i cili çmoi rolin dhe kontributin e medresesë "Alauddin" në Prishtinë që ka dhënë përgjatë proceseve më të ndjeshme të historisë së kombit tonë. Ai vlerësoi edhe kontributin e shumë gjeneratav e të profesorëve dhe pedagogëve të medresesë që me dijen e tyre edukuan dhe formuan gjenerata e reja, të cilat u vunë në shërbim të fesë dhe atdheut. Ai u ndal edhe te roli i medresistëve që kanë luajtur dhe që duhet të luajnë rol në shoqërinë kosovare që me kontributin e tyre të begatojnë dhe të zhvillojnë jetën fetare në Kosovë dhe më gjerë.

Para të pranishmëve u shfaq edhe një program kulturor, përgatitur nga nxënëset e medresesë. Me këtë rast medreseja "Alauddin" ndau tri mirënjohje: një për Kryesinë e BIK-ut, për vendimin e marrë për hapjen e paraleles para 20 vjetëve; një për h. Ilaz Ukën, për kontributin financiar të dhënë atëherë dhe një për Shahë Memishin, për kontributin e dhënë në edukimin e vajzave që nga gjenerata e parë.

## Myftiu Tërnava merr pjesë në ceremoninë e përfundimit të hivzit të pesë hafizëve në Institutin e Hifzit "Medreseja e Madhe" në Gjakovë

*Prishtinë, 2 dhjetor 2017*

Myftiu i Republikës së Kosovës Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë mori pjesë në ceremoninë e përfundimit të hivzit të pesë hafizëve, nxënës në Institutin e Hifzit "Medreseja e Madhe" në Gjakovë. Ai duke uruar hafizët e rinj për këtë arritje të madhe dhe theksoi vlerën dhe rëndësinë që ka ruajtja e Kuranit në memorien e njeriut. Ai më tutje theksoi se tash e gjashtëqind vjet po vazhdon mësimi dhe nxënia e Kuranit përmendsh në mesin e shqiptarëve dhe kjo është bërë falë hoxhallarëve dhe prijësve fetarë. Shqiptarët janë të lidhur me Kuranin dhe falë kësaj sot ka shumë hafizë, misioni i të cilëve është bartja e dijes te



Myftiu Tërnava takon hafizët e Institutit të Hifzit në Gjakovë



*Myftiu Tërnava me hoxhën Osman Nuri Topbash*

gjeneratat e reja. "Kur ne filluam punën këtu pakkush ka besuar në këto suksese që ne sot po i shohim, por ja sot emri i këtij Instituti është i njohur anekënd botës. Ne po e shohim praktikisht daljen e hafizëve të rinj dhe janë për t'u përgëzuar për këtë arritje.

Në këtë eveniment mori pjesë edhe hoxha i mirënjohur nga Turqia, Osman Nuri Topbash, i cili përshëndeti këtë mexhlis dhe uroi për këta hafizë të rinj duke u dëshiruar suksese të mëtejme në fushën dhe sfidat që i presin para vetes.

Uvejs Murtezi nga Shkupi është shembulli më i theksuar, hifzin e kishte filluar në Shkup, por kishte vendosur që ta vazhdonte dhe e vazhdoi këtu në Gjakovë. Ai hifzin e ka filluar në shtator të vitit 2016, kurse përfundimin e hifzit e ka bërë më 1 gush të vitit 2017. "Ishte një mision shumë i rëndë, por me mbështetje në Allahun gjithçka mund të arrihet dhe i thërras të gjithë të rinjtë që t'i përkushtohen leximit dhe hifzit të Kuranit."-shprehet ai. Nga ky Institut nga viti 2005 deri më tash kanë dalë 35 hafizë, ndërsa për të nxënë përmendsh Kuranin në këtë drejtim janë edhe shumë nxënës të tjerë.

Në këtë ceremoni të diplomimit të hifzit tre hafizë të rinj janë nga Maqedonia, kurse dy nga Kosova. (R.S)

## Myftiu Tërnava priti në takim një delegacion nga Drejtoria e Vakëfeve të Turqisë

*Prishtinë, 7 dhjetor 2017*

Myftiu i Republikës së Kosovës Naim ef. Tërnava, priti në takim delegacionin e Drejtorisë së Vakëfeve të Turqisë në krye me z. Suat Faruk Giray-in, drejtor për Mbrojtje të Trashëgimisë së Monumenteve të Drejtorisë së Vakëfeve të Turqisë, shoqëruar nga z. Oguz Calik-u, kryeauditor në parlamentin e Turqisë e të cilët po vizitojnë dhe inspektojnë punimet e restaurimeve nga Drejtoria e Përgjithshme e Vakëve të Turqisë në Gjakovë, Pejë dhe në Mamushë.

Myftiu Tërnava falënderoi Drejtorinë e Vakëfeve për realizimin e një varg projekteve shumë të rëndësishme në mbrojtje të trashëgimisë në disa qytete të Kosovës.

Nga ana e tij, z. Giray-i falënderoi Myftiun për pritjen e ngrohtë dhe për bashkëpunimin e shkëlqyer deri më tani në fushën e restaurimeve të monumenteve të trashëgimisë kulturore dhe shprehu gatishmërinë e Drejtorisë së Vakëfeve për zgjerimin e aktiviteteve në këtë fushë. *(Vedat Sahiti)*



*Myftiu Tërnava në takim me delegacion nga Drejtoria e Vakëfeve të Turqisë*

**Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës mbajti mbledhjen e rregullt**

*Prishtinë, 7 dhjetor*

Kryesia e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës mbajti mbledhjen e rregullt. Mbledhjen e hapi Myftiu i Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës Naim ef.Tërnava, i cili vlerësoi punën dhe aktivitetin që është bërë nga Kryesia e BIRK-ut. Më pas Kryesia vazhdoi me mbledhjen duke shqyrtuar projektpropozimin e buxhetit të BIRK-ut për vitin 2018. Në këtë mbledhje po ashtu u mor vendimi që Kryesia nga ky muaj të fillojë organizimin e Umres dhe që udhëtimi i parë të organizohet më datën 30 dhjetor 2017. *(R.S)*



*Nga mbledhja e kryesisë së KBIRK-së*

**U mbajt forumi ndërkombëtar me titullin "Promovimi i paqes në shoqëritë islame" në Abu Dhabi**

*Prishtinë, 11 dhjetor 2017*

Myftiu i Kosovës, mr. Naim Tërnava, i shoqëruar nga mr. Besim Mehmeti, asistent në Kabinetin e Myftiut, me ftesë të Qeverisë së EBA-së , mori pjesë në sesionin e katërt të forumit ndërkombëtar "Promovimi i Paqes në Shoqëritë Islame", që po mbahet në kryeqytetin e Emirateve Abu Dhabi. Ky forum organizohet nën patronatin e Qeverisë së Emirateve, përkatësisht të MPJ-së dhe zgjat 3 ditë.

Forumi u hap me lexim të Kuranit. Në vijim, fjalën hapëse e mori sheiku Nehjan bin Mubarak Al Nahjan, ministër i Tolerancës në EBA. Ai u dëshiroi mirëseardhje të pranishmëve duke theksuar përkushtimin e qeverisë së EBA-së në manifestim dhe përhapje të tolerancës. Theksoi se ai si ministër i parë në botë për Tolerancë do të bashkëpunojë me të gjithë ata të cilët përhapin paqe. Në vazhdim folën dijetari i mirënjohur i botës islame, Abdullah bin Bejja, njëherit kryetar i forumit. Ai u fokusua në obligueshmërinë e përqendrimit dhe forcimit të paqes duke luftuar çdo lloj të ekstremizmit dhe radikalizmit. Në hapje folën edhe sekretari gjeneral i Ligës së Botës Islame Dr. Abdulkerim al Isa, dr. Abas Shofan zv/kryetari i Azharit, ministri për Çështje Fetare në Marok Ahmad Tevfik, ministri për Çështje Fetare i Indonezisë dr. Lukman Sejfudin, ministri për Çështje Fetare i Pakistanit dr. Serdar Jusuf, dr. Adama Ding këshilltar i sekretarit gjeneral të OKB-së për ndalimin e gjenocidit, ministri për Çështje Fetare i Qeverisë së Abu Dhabit dr. Maatar al Kaabi. Gjatë këtyre ditëve forumi do të diskutojë rreth temave të shumta të cilat kanë për qëllim përforcimin e paqes në shoqëritë islame dhe analizën e faktorëve që kërcënojnë paqen si dhe luftimin e islamofobisë në vende të ndryshme të Botës. Vlen të theksohet se Bashkësia Islame e Kosovës në këtë forum do të paraqesë përvojat e saj në luftimin e dukurive të ekstremizmit dhe radikalizmit si dhe islamofobisë në Kosovë. Me kumtesë do të paraqitet prof. Besa Ismaili, prodekane në FSI. Në këtë forum po marrin pjesë përfaqësues të shumë shteteve nga e mbarë bota, duke përfshirë ministra, myfti, udhëheqës të bashkësive islame dhe shumë ulema e personalitete fetare nga bota islame. *(R.S & B.Mehmeti)*



*Myftiu Tërnava në forumin ndërkombëtar "Promovimi i paqes në shoqëritë islame" në Abu Dhabi*

## Myftiu Tërnava u prit nga Al-Kaabi, kryetar i autoritetit federal për Vakëfe dhe Çështje Fetare të Emirateve të Bashkuara Arabe

*Prishtinë, 13 dhjetor 2017*

Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, sot, në Abu Dhabi u prit në takim nga dr. Matar Al-Kaabi, kryetar i autoritetit federal për Vakëfe dhe Çështje Fetare të Emirateve të Bashkuara Arabe. Ai fillimisht falënderoi Myftiun për vizitën dhe e njohu me aktivitetet e institucionit më të lartë shtetëror për Vakëfe dhe Çështje Fetare në EBA. Myftiu Tërnava e falënderoi nikoqirin për ftesën, duke i shprehur konsideratat më të larta të popullit të Kosovës dhe duke falënderuar EBA-në për gjithë kontributin e dhënë për Kosovën gjatë periudhave të ndryshme. Myftiu e njohu nikoqirin edhe me organizimin e jetës fetare në Kosovë, me punën dhe veprimtarinë e BIRK-ut, duke u ndalur veçanërisht në vlerat e larta të kultivimit të tolerancës dhe mirëkuptimit ndërfetar, si vlerë e artë e popullit të Kosovës. Gjatë takimit, të dy palët u dakorduan për përgatitjen e një protokolli të bashkëpunimit mes BIRK-ut dhe autoritetit federal për Vakëfe dhe Çështje Fetare të EBA-së.

*(R.S & B. Mehmeti)*



*Myftiu Tërnava në takim me kryetarin e autoritetit federal për Vakëfe dhe Çështje Fetare të Emirateve të Bashkuara Arabe*

## Mbahet mbledhja e rregullt e Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës

*Prishtinë, 21 dhjetor 2017*

Sot është mbajtur mbledhja e rregullt e Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës. Në këtë mbledhje mori pjesë edhe vetë Myftiu i Republikës së Kosovës, Naim ef.Tërnava. Mbledhjen e hapi kryetari i Kuvendit dr.Ajni Sinani, i cili falënderoi anëtarët e Kuvendit duke vlerësuar punën e kuvendarëve dhe elaboroi punën e Kuvendit duke potencuar se është bërë shumë në përmirësimin dhe avancimin e shumë çështjeve që janë në interes të Bashkësisë Islame të Kosovës.

Nga ana e tij, Myftiu Naim ef.Tërnava, duke përshëndetur mbledhjen e Kuvendit, vlerësoi lart punën e anëtarëve të Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës që janë duke dhënë në shërbim të myslimanëve dhe të vendit në përgjithësi.

Ai kërkoi që të punohet edhe më shumë për ngritjen e vëllimit të punëve, që amanetin qe kemi marrë përsipër ta kryejmë me përgjegjësi të plotë.

Ai tha se është duke u punuar shumë në ngritjen infrastrukturore të këshillave të Bashkësisë Islame të Kosovës dhe në përmirësimin e jetës së besimtarëve gjithandej Kosovës.



*Momente nga mbledhja e rregullt e Kuvendit të Bashkësisë Islame të Kosovës*

Më pas, kuvendarët diskutuan për projektbuxhetin e Kryesisë së BIRK-ut dhe pas diskutimit dhe shqyrtimeve u votua projektbuxheti për vitin 2018.

Në mbledhje u shtruan edhe çështje të tjera të ndryshme. *(R.S)*

### Shënohet 25-vjetori i themelimit të Fakultetit të Studimeve Islame në Prishtinë

*Prishtinë, 19 dhjetor 2017*

Myftiu i Republikës së Kosovës, mr. Naim Tërnava me stafin e tij, mori pjesë në shënimin e 25-vjetorit të themelimit të Fakultetit të Studimeve Islame në Prishtinë. Në këtë eveniment që u mbajt në sallën e konferencave të Fakultetit të Studimeve Islame, përveç dekanatit, stafit akademik dhe studentëve të FSI-së, ishin të pranishëm edhe ish-presidenti i Republikës së Kosovës z. Fatmir Sejdiu, dekani i Fakultetit të Shkencave Islame në Shkup prof. asoc. dr. Fahredin Ebibi, zv/ministri i Arsimit z. Heset Sahiti, dekani i Fakultetit të Shkencave Humane të Universitetit Bedër prof. asoc. dr. Rahim Ombashi, përfaqësuesi i Akademisë së Shkencave dhe Arteve të Kosovës prof.dr. Mehmet Halimi, rektori i Universitetit "AAB" prof.dr. Lulzim Tafa, përfaqësuesi i Dianetit të Turqisë, përfaqësuesi i Fondacionit Turk "Maref", përfaqësuesi i institutit "Junus Emre", përgjegjësi i Departamentit të Shkencave Islame të Universitetit Bedër dr. Genti Kruja, msc. Veton Tulla lektor në këtë departament dhe shumë personalitete të tjera të jetës fetare, akademike dhe shkencore të trevave shqiptare.

Në fjalën e tij, dekani prof. dr. Fahrush Rexhepi theksoi se muaji dhjetor i vitit 1992, për Fakultetin e Studimeve Islame, është muaji më i njohur dhe momenti më i rëndësishëm sa i përket arsimit të lartë islam në trojet shqiptare. 15 gushti i vitit 1992, kur Kuvendi i Bashkësisë Islame i Kosovës ka marrë vendim për themelimin e FSI-së dhe muaji dhjetor i të njëjtit vit kur kanë filluar të mbahen ligjëratat e para, përbëjnë një vit jubilar me rëndësi historike për Fakultetin e Studimeve Islame, sepse është hapur një kapitull i ri për zhvillimin e kulturës islame në Kosovë e më gjerë. Tani, pra, për herë të parë kemi një institucion të arsimit të lartë islam në trojet shqiptare. "Falënderojmë një plejadë të tërë mësimdhënësish të cilët kanë kontribuar plot një çerekshekull që fakulteti jonë të arrijë këtu ku është sot. Veçmas i përkujtojmë dhe lutemi për profesorët të cilët kanë kaluar në botën tjetër si: Mulla Sherif Ahmetin, akademik Pajazit Nushin, profesor Isa Bajçincën, etj. Falënderojmë për kontribut edhe dr.Rexhep Bojën, dr.Qazim Qazimin, Qemajl Morinën dhe gjithë stafin mësimdhënës",- theksoi dekani Rexhepi.

Myftiu i Kosovës, mr. Naim Tërnava duke përshëndetur këtë përvjetor falënderoi të gjithë ata pedagogë që kanë kontribuar në rritjen dhe avancimin e jetës së këtij fakultetit që tashmë po shënojmë 25 vjetorin e tij dhe çmoi lart punën dhe aktivitetet që është duke i bërë Fakulteti i Studimeve islame në Prishtinë.

Myftiu Tërnava po ashtu çmoi lart edhe kontributin e




*Myftiu Tërnava gjatë marrjes së mirënjohjes nga dekani Rexhepi me rastin e manifestimit të 25-vjetorit të themelimit të Fakultetit të Studimeve Islame në Prishtinë*

ish-myftiut dhe dekanit të parë të FSI-së, dr. Rexhep Bojës, që ka dhënë në shërbim të Fakultetit dhe studentëve. Ai më tej tha se ishte kërkesa dhe këmbëngulja e tij që të hapet një institucion i lartë arsimor islam në Kosovë.

"Sikur edhe deri tash BIRK-u do të përkrahë në vazhdimësi këtë vatër të dijes dhe arsimit, e cila po edukon kombin tonë edhe në aspektin fetar. Ne sot duhet të shpërfaqim edhe identitetin tonë fetar, feja është pjesë e identitetit, koha e sistemit komunist tashmë ka kaluar. Ne sot me krenari e themi se jemi shqiptarë të këtyre trojeve, Zoti na ka krijuar që të jemi pjesë e Evropës, por kemi edhe përbërësin islam të identitetit tonë dhe me këtë ne krenohemi dhe nuk ka pse të na vijë keq fare që i takojmë këtij besimi. Shoqëria jonë edhe më duhet të integrohet në familjen e madhe evropiane, sepse është shembull për të mirë dhe është shoqëri që çon proceset përpara edhe brenda Bashkimit Evropian. Në si myslimanë shumicë në Kosovë kemi edhe të drejtë të kërkojmë të lëvizim më lirshëm pa viza, që të jemi pjesë e BE-së dhe në këtë drejtim ka dhënë dhe jep kontribut edhe më të madh edhe vetë FSI-ja e dhe vetë stafi akademik i këtij fakulteti, i cili është duke bërë një punë madhore",- tha Myftiu Tërnava

Ai më tej ka theksuar se Fakulteti është një shëmbëlltyrë që duhet ndjekur dhe se BIRK-u do të punojë për të ardhmen që FSI-në ta bëjmë universitet islam, të kemi edhe drejtime të tjera dhe nuk do të kursejmë e do ta mbështesim edhe financiarisht sikur që e kemi përkrahur deri më sot. Këtë eveniment me një fjalë rasti e përshëndetën edhe ish-presidenti i Republikës së Kosovës z. Fatmir Sejdiu, zv/ministri i Arsimit z. Heset Sahiti, rektori i kolegjit "AAB" prof.dr. Lulzim Tafa, prof. Rrahim Ombashi në emër të Kolegjit Universitar " Bedër" dhe dekan i Fakultetit të Shkencave Humane.

Ky solemnitet u përmbyll me shpërndarjen e disa mirënjohjeve nga ana e dekanatit të FSI-së.

Ndërsa në orën 14.00, në ambientet e Bibliotekës Kombëtare Universitare "Pjetër Bogdani" u bë promovimi i monografisë së Fakultetit të Studimeve Islame, ku morën pjesë personalitete të shumta nga jeta akademike dhe ajo shkencore. *(R.S)*

### Mbahet tryeza shkencore "60 vjet të literaturës islame në gjuhën shqipe në Kosovë (1957- 2017)"

*Prishtinë, 27 dhjetor 2017*

Organizuar nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, sot është mbajtur tryeza shkencore me titull "60 vjet të literaturës islame në gjuhën shqipe në Kosovë (1957- 2017)". Në këtë tryezë shkencore morën pjesë studiues e hulumtues shkencorë që trajtuan dhe analizuan botimet e BIRK-ut që nga viti 1957 e deri më sot.

Hapja e tryezës u bë me disa ajete kuranore, që i lexoi këshilltari i Myftiut, Vedat ef. Sahiti.

Këtë tryezë shkencore e nderoi pjesëmarrja e vetë Myftiut të Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, i cili bëri hapjen e punimeve të kësaj tryeze, duke falenderuar të gjithë pjesëmarrësit dhe duke u dëshiruar suksese të mëtutjeshme në këtë tryezë dhe në punën e tyre shkencore.

Ai më pas theksoi se Zoti na urdhëron që të lexojmë dhe punojmë: "Lexo në emrin e Zotit tënd, i Cili krijoi çdo gjë. Krijoi njeriun prej një gjaku të ngjizur. Lexo se Zoti yt është më Bujari."

Kështu Bashkësia Islame e Kosovës në vitin 1957 arriti të botonte doracakun "Ilmihali i vogël" në gjuhën shqipe. Ky doracak edhe pse i vogël në vëllim dhe pa ndonjë titull të zmadhuar, për shumë arsye, hyri në histori. Së pari përmbajtja e tij ishte shumë domethënëse, sepse ai bënte fjalë për kushtet e fesë islame që tani e tutje do të lexoheshin e mësoheshin edhe në gjuhën shqipe nga një shtresë e madhe e lexuesve, kurse së dyti ky ilmihal u bë guri themeltar i literaturës islame në gjuhën shqipe, dhe e treta sepse ky botim përligji edhe njëherë konstatimin se veprat e mëdha lindin nga gjërat e vogla 'theksoi,- theksoi Myftiu Tërnava.

Ai më pas theksoi: "E gjithë kjo literaturë duke nisur që nga "Ilmihali" i vitit 1957, i cili më pas u pasua nga "Buletini", "Takvimi", "Edukata islame", "Dituria islame", tekstet shkollore të medresesë "Alaudin" dhe ato të FSI-së më vonë e deri te veprat kapitale siç është botimi i përkthimeve të Kuranit në gjuhën shqipe dhe e gjithë literatura tjetër e botuar deri më sot fushash dhe disiplinash të ndryshme; është rezultat i punës, angazhimit dhe gatishmërisë së botuesit, autorëve, bashkëpunëtorëve, por edhe të lexuesve në përgjithësi. Që të gjithë këta meritojnë respektin dhe mirënjohjen tonë më të thellë".

Duke folur përkitazi me rrjedhat e tanishme të botimeve pas gjashtë dekadash tha se literatura islame te ne ka njohur një shtrirje të gjerë, si në sasi, ashtu edhe në cilësi, kështu që sot në gjuhën shqipe kemi të botuar vepra nga fusha e disiplina të ndryshme, duke u nisur nga ato themelore e bazike fetare e doktrinare e deri te veprat kapitale nga fusha e hadithit, fikhut, tefsirit, akadidit, ahklakut etj.. Një ndër prioritetet kryesore të veprimtarisë botuese të Bashkësisë Islame të Kosovës mbetet botimi i veprave nga trashëgimia, kultura dhe qytetërimi shqiptar islam, në këtë drejtim janë botuar vepra të cilat kujtojmë se ndriçojnë aspekte dhe dimen-




*Për kontributin e veçantë në kultivimin, rritën, zhvillimin dhe drejtimin e literaturës islame në gjuhën shqipe në Kosovë u ndanë mirënjohje për: Bajrush ef. Ahmeti, Mr. Qemajl Morina, Dr. Qazim Qazimi, Hajrullah ef. Hoxha dhe Akademik Feti Mehdiu*

sione të ndryshme të kësaj pasurie.

Ai më pas nuk la pa përmendur penat që kanë dhënë kontribut të veçantë, si hfz. Bajram Agani, hfz. Ismail-haki Ustaibo, h.Jetish Bajrami, h. Sherif Ahmeti, Hasan ef.Nahi, hfz. Avni Aliu, h. Muhamet Islami, h. Adem Ternava, h. Rashid Osmani, h. Sadri Perstreshi, Hajrullah ef. Hoxha, haxhi Jashar Jashari, Ibrahim Spahiu, Safet Basha, Bajrush ef. Ahmeti, Qazim Qazimi, Feti Mehdiu, Qemajl Morina, Resul Rexhepi, Nexhat Ibrahimi, Miftar Ajdini, Sabri Bajgora, Muhjdin Ahmeti, Mehdi Polisi, Abdullah Hamiti, dhe një plejadë e tërë e autorëve dhe bashkëpunëtorëve, përmendja e të cilëve do të shkonte shumë gjatë.

Më pas, tryeza shkencore vazhdoi punimet në tri seanca, në të cilat studiuesit dhe punonjësit shkencorë paraqitën punën dhe të gjeturat e hulumtimeve të tyre shkencore në lidhje me këtë temë.

Në këtë tryezë shkencore morën pjesë edhe kryetarë të këshillave të BIRK-ut, punonjës të administratës së këshillave, hoxhallarë, studentë dhe mërgimtarë tanë që jetojnë në Evropë dhenë Amerikë.

Më pas tryeza shkencore vazhdoi punimet në tri seanca ku studiuesit dhe punonjësit shkencor paraqitën punën dhe të gjeturat e hulumtimeve të tyre shkencore në lidhje me këtë temë.

Në këtë tryezë shkencore morën pjesë edhe kryetar të Këshillave të BIRK-ut, administratës së Këshillave, hoxhallarë, studentë dhe mërgimtarë tanë nga Evropa dhe Amerika.

Seancën e parë e drejtoi dr. Ajni Sinani dhe në të referuan: Resul Rexhepi, Rëndësia e fjalës së shkruar në fenë islame, Sadik Mehmeti, Vështrim përhapjes së literaturës islame ndër shqiptarët gjatë periudhës osmane,Abdullah Hamiti, Mbi traditën e literaturës islame në gjuhën shqipe në Kosovë të shkruar me grafi arabe, Feti Mehdiu, Peripecitë e librit islam në gjuhën shqipe – fillet dhe rrugëtimi nëpër kohë, Fahrush Rexhepi, Fillet e shtypit islam në gjuhën shqipe dhe Ramadan Shkodra, Fillimi i literaturës islame në gjuhën Shqipe tek ne: rezultat i fatit dhe i rrethanave në Kosovë

Në seancën e dytë që u drejtua nga Ekrem Simnica me kumtesa u paraqitën: Qemajl Morina, "Ilmihali i vogël" i vitit 1957 - botimi i parë islam në gjuhën shqipe në Kosovë, Hajrullah Hoxha, Kontributi i Shoqatës së Ylemave në botimin e literaturës islame në gjuhën shqipe ,Ahmeti Sadriu, Zhvillimi i periodikut islam në gjuhën shqipe në Kosovë, Qazim Qazimi, Botimi i literaturës islame gjatë viteve të '80 të shekullit të shkuar në Kosovë, Kasim Gërguri, Trajtimi i Akaidit në botimet e Bashkësisë Islame të Kosovës, Besa Ismaili, Vështrim botimeve të Bashkësisë Islame të Kosovë nga fusha e kulturës, trashëgimisë dhe historisë dhe Rexhep Suma, Roli i literaturës shkencore islame në misionin e thirrjes islame.



*Pjesamrrësit në Tryezën shkencore: "60 vjet të literaturës islame në gjuhën shqipe në Kosovë (1957- 2017)"*

Kurse në seancën e tretë dhe të fundit që u drejtua nga Islam Hasani, me kumtesa u paraqitën: Isa Memishi, Tekstet e gjuhës arabe nga retrospektiva në perspektivë, Ilmi Rexhepi, Niveli i gjuhës shqipe në literaturën islame në Kosovë, Sulejman Osmani, Botimet e Fakultetit të Studimeve Islame të Prishtinës, Jakup Çunaku, Botimet e Medresesë së Mesme "Alaudin" në Prishtinë, Bashkim Mehani, Aspekte teknike të shtypit në botimet e Bashkësisë Islame të Kosovës dhe Sabri Bajgora, Për çfarë literature islame kemi nevojë sot (sfidat dhe perspektiva). *(R.S).*

### Në Prishtinë shënohet ditëlindja e Muhamedit a.s.

Në xhaminë e Madhe në Prishtinë, më 30.11.2017, u mbajt manifestimi tradicional i Mevludit me rastin e ditëlindjes së Pejgamberit të mëshirës-Muhamedit a.s..

Në këtë eveniment mori pjesë edhe kryemami i Republikës së Kosovës, Sabri ef. Bajgora, i cili e në emër të Kryesisë së BIRK-ut mbajti edhe një ligjëratë tematike rreth jetës, veprës dhe shëmbëlltyrës së Muhamedit a.s.. Allahu i shpërbleftë udhëheqësit e KBI-së së Prishtinës për organizimin dinjitoz të këtij eventi. Ai më tutje duke folur për jetën e Muhamedit a.s., tha se Ditëlindja e tij është ngjarja më e rëndësishme në të gjithë historinë e njerëzimit, sepse me këtë burrë, i madhi Zot do të derdhte mëshirën e Tij mbi të gjithë botët, do të ndriçonte mendjet e nxira nga padija e politeizmit, do të lartësonte dhe do të vinte personalitetin e njeriut në



*Kryeimami Bajgora gjatë ligjëratës me rastin e Mevludit në Xhaminë "Sulltan Fatih" të Prishtinës*

vendin që vetë Ai me madhërinë e Vet i ka caktuar të kryejë në këtë botë, për të qenë sunduesi i denjë i kësaj bote. Kjo ligjëratë zgjoi interesimi dhe kureshtjen e madhe te xhemati. *(R.S)*

**Në xhaminë e Janjevës shënohet ditëlindja e Muhamedit a.s.**

Me rastin e 12 Rebiul eveli-it, ditëlindjes së Pejgamberit tonë, Muhamedit alejhisselam, të mërkurën, më 06.12.2017, pas namazit të drekës, në xhaminë e Janjevës, organizuar nga Këshilli i Xhamisë; u mbajt



*Bahri ef. Sejdiu gjatë ligjëratës në xhaminë e Janjevës*

manifestim me rastin e Muajit të Mevludit.

Nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës ishte i pranishëm Bahri Sejdiu, i cili mbajti ligjëratën për Personalitetin e të Dërguarit Muhamed a.s. dhe për shumë porosi të tij. S'ka dyshim se për besimtarët myslimanë 12- Rebiul Eveli – Ditëlindja e Pejgamberit, Muhamedit a.s. paraqet një ndër datat dhe ngjarjet e një rëndësie të veçantë në historinë e fesë, qytetërimit e kulturës islame. Lindja e Pejgamberit a.s., është ngjarja më e madhe në historinë islame, ngase misioni i tij prej pejgamberi e bëri njeriun që të njohë Krijuesin Fuqiplotë ndërsa botën që të ketë më shumë qetësi, drejtësi, paqe, lumturi, arsimim, edukim e përparim.

Të pranishmit i përshëndeti Beqir ef.Krasniqi, i cili është edhe imam i xhamisë së Janjevës. Pjesë nga Kurani dhe nga mevludi kënduan Ali ef.Llapashtica, Imam ne Marec të Prishtinës dhe Xheladin ef.Fazliu Imam në Hajvali të Prishtinës. Xhamia ishte e stërmbushur nga besimtarët e besimtaret nga Janjeva dhe rrethina e saj. Pas ligjëratës dhe Mevludit,për të pranishmit ishte edhe një koktej rasti. *(B.Krasniqi)*

**Kryeimami i Kosovës, Sabri Bajgora, mbajti ligjëratë në Varsoh të Ferizajt**

*Prishtinë, 23 dhjetor 2017*

Me rastin e përfundimit të meremetimeve në xhaminë e fshatit Varosh të Ferizajt dhe për nder të Muajit të Mevludit, Këshilli i Bashkësisë Islame i Ferizajt organizoi një program fetsiv, ku morën pjesë kryeimami i Republikës së Kosovës Sabri ef. Bajgora, anëtari i Kryesisë së BIRK-ut Isa ef. Tërshani, kryetari i Këshillit Bujar ef. Hasani me këshilltarët, kryeimami Sulejman ef. Rosha, hoxhallarë, xhematli dhe mysafirë nga qytete të tjera të Kosovës.

Fjalë rasti mbajti imami i fshatit Varosh Avdush ef. Krosa, i cili, ndër të tjera, shprehu kënaqësinë e tij dhe të xhematit për praninë dhe ligjëratën e kryeimamit Sabri ef. Bajgora.

Me këtë rast kryeimami Bajgora foli ne emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës dhe mbajti një ligjëratë, në të cilën fillimisht përgëzoi për aktivitetin



*Bahri ef. Sejdiu gjatë ligjëratës në xhaminë e Janjevës*

e Këshillit, përgëzoi xhematin dhe imamin e xhamisë së fshatit Varosh Avdush ef. Krosën për përfundimin e meremetimeve në këtë xhami duke lutur Zotin që kjo xhami të jetë në shërbim të xhematit, mësimit dhe të rrezatojë paqe, siguri e edukim për gjeneratat e reja.

Këtë tubim e përshendeti edhe kryetari i KBI-së së Ferizajt Bujar ef. Hasani, i cili falënderoi imamin dhe xhematin kontributdhënës dhe të gjithë ata që kontribuan për xhaminë duke lutur Allahun që të gjithë ata t'i shpërblejë me të mirat e Tij.

Më pas u dha një program fetar-artistik: u lexua Kuran, u kënduan pjesë nga mevludi dhe ilahi. Interpretuan Ibrahim ef. Beqiri, Hakim ef. Ilzi, hfz. Ajdin Aliji, Sead ef. Llumnica, hfz.Besir Musliu dhe Avdush ef. Krosa. (R.S).

### Promovohet libri i profesorit Mahmud el Arnauti me titull "Esna metalibi fi ehadithe muhtelefi l-meratibi"

*Prishtinë, 28 dhejtor 2017*

Në sallën e konferencave të Fakultetit të Studimeve Islame u bë promovimi I librit të prof. Mahmud Arnautit, me titull: "Esna metalibi fi ehadithe muhtelefi el meratibi" Në këtë promovim, fjalën përshëndetëse e mbajti dekani i FSI-së, prof. asoc. dr. Fahrush Rexhepit, i cili paraqiti një biografi të profesor Mahmud Arnautit (Zoti e mëshiroftë). Ai lindi më 1954 në Damask, kurse vdiq më 2017 në Kosovë. Profesor Mahmud Arnauti ishte i specializuar në fushën e shkencave të historisë islame dhe të shkencave të hadithit. Ai pas kthimit në Kosovë, duke punuar si lektor i gjuhës arabe në FSI dhe në bibliotekën e FSI-së, 2012-2017, ka përgatitur edhe katalogun e dorëshkrimeve arabe të ruajtura në BIK në vitet 2011-2012, ku rëndësi të veçantë i ka kushtuar sistemimit të dorëshkrimeve arabe në bibliotekën e FSI-së. Ai ka të botuara edhe shumë hulumtime dhe tituj në gazetat dhe revistat arabe si dhe shumë libra të botuar. Ai pas kthimit në Kosovë ka themeluar edhe qendrën kulturore "Shejh Abdulkadër Arnauti" në Prishtinë. Gjatë vazhdimit të jetës në Kosovë, profesor Mahmudi ka mbajtur edhe shumë hytbe dhe ligjërata nëpër xhami të Kosovës dhe jashtë saj. Me kumtesë rreth librit u paraqitën prof. asoc. dr. Sulejman Osmani dhe prof. ass. dr. Musa Vila. Nga ana e tij, prof. asoc. dr. Sulejman Osmani vlerësoi lart punën dhe kontributin e prof. Mahmudit në fushën e hadithit dhe kulturës islame në përgjithësi. "Autori Muhamed bin Dervish elhut el Bejruti, librin që sot po e promovojmë sjell në ambientet e FSI-së një autor shumë të çmuar i cili ka jetuar e vepruar në mes të Bejrutit dhe Damaskut. Ai është autor i disa veprave në shkenca të ndryshme islame, megjithatë është dalluar edhe në lëmin e hadithit"- tha Osmani.



*Promovimi i librit të Mahmud el Arnautit*

Kurse referuesi tjetër prof asoc.dr. Musa Vila veçoi se redaktori prof. Mahmud Arnauti ka përpunuar disa hadithe apo athar me të cilat janë marrë dijetarët e shekullit të Shejh Albanit, shejh Shuajbit, shejh Abdulfetah ebu Gudde, redaktori është mjaft real me qëndrimet e tij përkundër kundërshtimeve në mendime dhe metodologji. Redaktori ishte i vëmendshëm dhe i kujdesshëm që në vazhdim t'i këshillojë dhe sygjerojë të gjithë vëllëzërit se nëse gjejmë ndonjë lëshim apo gabim në shënimin e tij t'ia paraqesim atij në mënyrë që të botohet në botimin e ardhshëm. Kurse krejt në fund u shpërndanë diplomat për studentët të cilët kanë diplomuar gjatë vitit akademik 2016/2017. *(R.S)*

### U mbajt takimi i dytë i Këshillit të Fetvave i Organizatës Islame të Shteteve të Evroazisë

*Prishtinë, 19 dhjetor 2017*

Më 16 -17 dhjetor, në Stamboll të Turqisë, u mbajt takimi i dytë i Këshillit të Fetvave i Organizatës Islame të Shteteve të Evroazisë, ku morën pjesë përfaqësues të 33 shteteve nga Evropa dhe Azia, gjegjësisht anëtarët e Këshillit për Fetva të kësaj organizate. Nga Republika e Kosovës mori pjesë përfaqësuesi i Bashkësisë Islame të Kosovës, Vedat ef. Sahiti, këshilltar i Myftiut dhe sekretar i Këshillit për Fetva të Kryesisë së Bashkësisë




*Z. Sahiti, pjesmarrës në takimin e dytë të Këshillit të Fetvave i Organizatës Islame të Shteteve të Evroazisë*




*Z. Sahiti pjesmarrës në samitin botëror "Halal" përfaqësues i "Kosova Halal Institute"*

Islame të Kosovës. Në hapjen solemne të takimit të dytë merrte pjesë edhe kryetari i Dijanetit të Turqisë, prof.dr. Ali Erbash-i, i cili përshëndeti të pranishmit duke u uruar suksese gjatë punimeve dhe në veçanti theksoi rëndësinë e unitetit veprues kundrejt pyetjeve dhe çështjeve me të cilat po ballafaqohen besimtarët në kohët modern dhe detyrën e ulemasë për t'u dhënë përgjigje të duhura e adekuate, të bazuara ne burimet e së drejtës islame, trashëgimisë së pasur të ulemasë dhe rrethanave te reja të krijuara, gjithnjë duke mbajtur në qendër të vëmendjes interesat e besimtarëve.

Takimi kishte gjithsej katër sesione. Me qëllim të shkëmbimit te përvojave mes institucioneve anëtare, në sesionin e parë, të gjithë anëtarët e Këshillit për Fetva prezantuan historikun, metodat dhe traditën e institucioneve të tyre për marrjen e vendimeve për fetva, për të vazhduar më tej me seancat shkencore mbi çështje bashkëkohore nga fusha e mjekësisë e në të cilat seanca ishin prezentë edhe ekspertë të fushës përkatëse .Në fund të këtij takimit, pas diskutimeve dhe debateve të zhvilluara gjatë dy ditëve në katër sesione, Këshilli për Fetva i Organizatës Islame të Shteteve të Evroazisë miratoi dhe nxori disa fetva që kanë të bëjnë me çështje bashkëkohore nga fusha e mjekësisë. *(Vedat Sahiti& R.Suma)*

### Mbahet samiti botëror"Halal"

Me ftesë të Zyrës Ekonomike pranë Ambasadës së Republikës Turke në Prishtinë, Instituti i Bashkësisë Islame të Kosovës, "Kosova Halal Institute", i përfaqësuar nga Vedat ef. Sahiti mori pjesë në samitin botëror Halal që u mbajt në Stamboll nga 23 deri më 25 nëntor 2017.

Në këtë samit morën pjesë përfaqësues të mbi 80 shteteve, përfshirë shtetet e Organizatës së Bashkëpunimit Islamik OIC, ndërsa nga Kosova morën pjesë "Kosova Halal Institute" dhe dy kompani kosovare të cilat janë të certifikuara nga "Kosova Halal Institute": kompania "Meka" nga Dragashi dhe kompania "Shantiri" nga Prizreni.

Gjatë ditëve të samitit botëror Halal u mbajtën edhe disa sesione shkencore mbi standardet Halal në fusha të ndryshme, si në fushën e prodhimeve ushqimore e shëndetësore, ashtu edhe nga fusha e shërbimeve financiare.

Në kuadër të samitit u organizua edhe "Halal Expo 2017", ku morën pjesë mbi 200 kompani nga vende të ndryshme të botës me produktet e certifikuara Halal.

### Drejtori i D.D. mr. Ekrem ef.Simnica vizitoi Unionin e Imamëve Shqiptarë në Zvicër

Nga 08 dhjetor 2017, në Zvicër ka qëndruar i deleguari i Kryesisë së BIK-ut, z. Ekrem Simnica, drejtor i Departamentit për Diasporë në Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës. Ai ka marrë pjesë si vëzhgues në kuvendin e organizuar nga Unioni i Imamëve Shqiptarë në Zvicër. Me datën 10.12.2017, e diel, në xhaminë e Wilit, është mbajtur kuvendi i Unionit në prani të një numri delegatësh, përfshirë imamë, kryetarë dhe anëtarë të kryesive të xhamive, të ardhur nga vende e rajone të ndryshme, nga edhe janë xhamitë dhe qendrat e tyre islame shqiptare e që janë mbi 30 xhami.

Tubimin e hapi dhe udhëhoqi kryetari i Kuvendit të Unionit, dr. Bashkim Aliu, ndërsa ajete nga Kurani i



*Kuvendin i organizuar nga Unioni i Imamëve Shqiptarë në Zvicër*

Madhëruar lexoi imami Enes ef. Koshi.

Fjalën përshëndetëse e mbajti Abdulla Mustafa, në emër të nikoqirit të mbrëmjes, respektivisht të kryetarit të xhamisë së Wilit. Në këtë mbrëmje patën rast nderi që, me fjalët e tyre, të paraqiteshin edhe mysafirë të veçantë nga Zvicra dhe vendlindja. Fjalë rasti pati kryetari i Federatës së Unioneve Islame në Zvicër, Montassar BenMrad, i cili mbështeti dhe përkrahu transformimin e Unionit në një Union të Bashkësive Islame Shqiptare dhe fuqizimin e mëtejmë të xhemateve shqiptare në Zvicër. Po ashtu, në frymën e mbajtjes dhe forcimit të bashkëpunimit dhe të mbështetjes midis bashkësive islame të vendlindjes dhe Unionit, kishin ardhur të dy drejtorët për diasporën të bashkësive islame në vendlindje,mr. Ekrem ef. Simnica drejtor në Bashkësinë Islame të Republikës së Kosovës dhe dr. Selver ef. Xhemaili nga Bashkësia Fetare Islame në Republikën e Maqedonisë. Që të dy përfaqësuesit e bashkësive islame të vendlindjes iu drejtuan tubimit të kuvendarëve me nga një fjalë rasti e përshëndetëse. Në këtë takim, ishte i pranishëm edhe gazetari i gazetës "Tages Anzeiger", zt. Kurt Pelda.

Kryetari i Unionit, mr. Nehat ef. Ismaili, raportoi dhe paraqiti një pasqyrë për aktivitetet e Unionit. Pas një pauze të shkurtër, të pranishmit në takim vazhduan punën e tyre duke marrë edhe disa vendime të rëndësishme dhe njëkohësisht të guximshme, së pari miratuan transformimin e Unionit të Imamëve Shqiptarë (UISHZ) në Union të Bashkësive Islame Shqiptare në Zvicër (UBISHZ), pastaj miratuan edhe statutin e ri të përpiluar nga një komision i përbërë nga hoxhallarë, kryetarë të xhamive dhe ekspertë juridikë, në kuvendin e mbajtur një vit më parë 20.11.2016, në lokalet e xhamisë në Regensdorf (Zvicër). Kuvendi zgjodhi edhe kryesinë e re të UBISHZ-it, dy drejtuesit e Kuvendit, si dhe dy revizorë.

Kuvendi me votimin e delegatëve, në strukturën drejtuese të UBISHZ-it e zgjodhi: h. Abdullah Mustafën kryetar kuvendi, h. Ylber Shahinin nënkryetar kuvendi, ndërsa hfz. Mehas ef. Alijun kryetar, dr. Bashkim ef. Aliun anëtar kryesie, Enes ef. Koshin anëtar kryesie, h. Ismail Ademin anëtar kryesie, Rijad ef. Aliun anëtar kryesie. Kurse revizorë, u zgjodhën: Fehmi Bilali dhe Idriz Ibishi.

Takimi përfundoi me faljen e namazit të jacisë, pas namazit, xhamia nikoqire shtroi edhe një darkë për të gjithë pjesëmarrësit në kuvend.

**Disa nga aktivitet e tjera të Drejtorisë për Diasporë:**

Drejtori i Drejtorisë për Diasporë Ekrem ef. Simnica, më 11.12.2017, realizoi vizitën e tij zyrtare në Konsullatën e Republikës së Kosovës në Cyrih-Zvicër, ku u prit nga z. Islam Spahiu, ministër këshilltar/udhëheqës i Konsullatës.

Më 09.12.2017,vizitoi xhaminë "Dzhemat Kosovskih Bosnjaka" në Vallisellen - Cyrih të Zvicrës. Ishte mysafir në xhematin e hoxhës së nderuar Muamer ef. Elezi.

Më 09.12.2017,vizitoi xhaminë "Sunnah"në Dietikon - Cyrih të Zvicrës. Ishte mysafir në xhematin e hoxhës së nderuar Remzi ef.Halimi.

Më 10.12.2017, vizitoi qendrën kulturore "Shtëpia e Paqes" në Cyrih, ku përveç tjerash mbajti ligjëratë pas namazit të drekës në xhematin e hoxhës së nderuar Fahredin ef. Bunjaku.

Më 11.12.2017,vizitoi qendrën Bashkësia Islame Regensdorf në Cyrih, ku mbajti ligjëratë pas namazit të drekës, ishte i pranishëm edhe Imam Ferit ef. Zeqiri.

Vizitoi edhe xhaminë "Tevhijd" në Cyrih. U prit në këtë qendër nga imami i nderuar, hoxha Xheladin.

Drejtori i Drejtorisë për Diasporë, mr. Ekrem ef. Simnica, më datën 11.12.2017,vizitoi edhe xhaminë "Ikra" në Brutselen – Cyrih. Aty mbajti ligjëratë pas namazit të drekës, në të cilën është imam Shaban ef. Azizi.

*(Ekrem Simnica)*

### Ligjëratë me temën: "Aspekte nga ekonomia dhe bankimi Islam"

*Prishtinë, 8 nëntor 2017*

Departamenti i të rinjve – BIRK, në bashkëpunim me Këshillin e Bashkësisë Islame në Prizren – Forumin Rinor në Prizren, organizuan prezantimin me temën: "Aspekte nga ekonomia dhe bankimi Islam", me ligjërues dr. Islam Hasani. Në këtë takim, ishin prezentë afaristë të ndryshëm, përfaqësues të shoqatave ekonomike, studentë, të rinj dhe hoxhallarë nga rajoni i Prizrenit. Prezantimi ishte i fokusuar kryesisht në dallimet dhe veçoritë që karakterizojnë bankimin islam, dobitë dhe lehtësirat e punës me të si një sistem unik i bankimit. Në emër të organizatorëve të pranishmit i përshëndeti Kryeimami i KBI-së së Prizrenit Ali ef. Veza. Ky prezantim ishte pjesë e një projekti të përbashkët që Departamenti i të Rinjve – BIRK, se bashku me Këshillin e Bashkësisë Islame të Prizrenit parashohin të mbajnë në të ardhmen e që për synim të tyrin kanë njohjen mes njëri-tjetrit.



*Z. Hasani gjatë ligjëratës "Aspekte nga ekonomia dhe bankimi Islam" në Prizren*

### U mbajt ligjëratë me temën: "Arkitektura Islame Tipologjia e xhamive në Kosovë"

Në objektin e Medresesë "Alauddin" në Prizren, me nismën dhe organizimin e Departamentit për të Rinj pranë Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës dhe në bashkëpunim me Këshillin e Bashkësisë Islame të Prizrenit; u mbajt ligjëratë me temën: "Arkitektura Islame dhe tipologjia e xhamive në Kosovë". Ligjërues ishte arkitekti i BIRK-ut, mr.sc. Sami Isufi.

Në ligjëratë u shpjegua për rolin dhe historikun e xhamive në përgjithësi. U paraqitën tri lloje kryesore arkitektonike të xhamive tona, duke filluar prej llojit në periudhën e parë të depërtimit të Islamit në trojet tona, pastaj lloji në periudhën osmane dhe në fund u fol më gjerësisht për tipologjinë e ndërtimit të xhamive në kohën tonë.

Në emër te organizatorëve, të pranishmit i përshëndeti kryetari i KBI-së së Prizrenit Besim ef. Berisha. Në këtë takim ishin të pranishëm arkitektë dhe studiues të ndryshëm dhe hoxhallarë nga rajoni i Prizrenit. (Fejsal Spahiu)



*Z. Isufi gjatë ligjëratës me temën: "Arkitektura Islame dhe tipologjia e xhamive në Kosovë" në Prizren*

### Vendoset gurthemeli për ndërtimin e xhamisë në Lagjen e Pajtimit në Shtime

*Prishtinë, 22 dhjetor 2017*

Me këndimin e tekbireve dhe lutjeve të shumta, në mënyrë solemne është vënë gurthemeli i xhamisë në Lagjen e Pajtimit në Shtime. Në këtë manifestim mori pjesë Myftiu i Republikës së Kosovës mr. Naim ef. Tërnava me stafin e tij, përfaqësues nga KFOR-i turk, hoxhallarë e xhematli të shumtë. Në pritje të tij kishte dalë kryetari i KBI-së së Shtimes Isa ef. Tërshani me bashkëpunëtorë.

Kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame të Shtimes Isa ef. Tërshani, duke u dëshiruar mirëseardhje të pranishmëve, i uroi banorët e këtij lokaliteti për këtë xhami të re duke lutur Zotin që të jetë një xhami në shërbim të



*Myftiu Tërnava gjatë vënies së gurthemelit të xhamisë në Lagjen e Pajtimit në Shtime*



*Momente nga prerja e shiritit përurues të xhamisë së Mollopolcit*

besimtarëve dhe në të mirë të komunitetit.

Ndërkaq Myftiu Naim ef. Tërnava, duke marrë fjalën, paraprakisht uroi banorët për këtë xhami të re, duke falënderuar Zotin që janë tubuar për një punë të hajrit. Në xhami adhurohet Ai që me të vërtetë meriton të adhurohet, Krijuesi i njeriut, të cilin e bëri krijesë më të mirë në sipërfaqe të tokës. Ai u lut që shumë shpejt të falim namazin e parë në këtë xhami, gurthemelin e së cilës po e vendosim sot.

Në emër të fshatit, takimin e përshëndeti Xhavit Krasniqi, i cili falënderoi Myftiun Tërnava për interesimin e tij të vazhdueshëm në ndihmë të myslimanëve si dhe falënderoi edhe strukturat e Komunës së Shtimes që dhanë kontribut për ndërtimin e kësaj xhamie.

Ndërtimi i kësaj xhamie bëhet nga Bashkësia Islame e Kosovës, në bashkëpunim me shoqatën bamirëse "Muhamed bin Rashid Al Mektum" nga Emiratet e Bashkuara Arabe.

### Përurohet xhamia e fshatit Mollopolc

*Prishtinë,10 dhjetor 2017*

Nën këndimin e tekbireve, në mënyrë solemne, u bë përurimi i xhamisë së fshatit Mollopolc në Shtime.

Në këtë përurim, i pranishëm ishte kryetari i KBI-së në Shtime Isa ef. Tërshani me bashkëpunëtorë, përfaqësuesit nga BIRK-u: drejtori Ahmet ef. Sadriu dhe Rexhep ef. Luma, dekani i FSI-së Fahrush ef. Rexhepi si dhe përfaqësuesit nga shoqata Qatar Charity: drejtori i kësaj shoqate me bashkëpunëtorë dhe mysafiri nga Katari Halid El-Jafii.

Kryetari i KBI-së së Shtimes Isa ef. Tërshani në fillim tha se kjo xhami edhe më do t'ia shtojë hijeshinë këtij lokaliteti dhe prandaj banorët e fshatit Mollopolc kanë arsye të gëzohen që po bëhen me xhaminë më të bukur në komunën e Shtimes.

Ndërsa përfaqësuesit nga shoqata Qatar Charity, drejtori i shoqatës me bashkëpunëtorë dhe mysafiri nga Katari Halid El-Jafii duke uruar banorët për këtë xhami u shprehën se po ndiheshin të nderuar që patën mundësinë të kontribuonin në ndërtimin e kësaj xhamie dhe të gjenden në mesin e tyre duke falënderuar të gjithë ata që kanë ndihmuar për ngritjen e kësaj xhamie.

Në emër të Myftiut Tërnava dhe Kryesisë së BIRK-ut, foli drejtori Ahmet ef. Sadriu, i cili uroi banorët e këtij fshati për xhaminë. Ai duke theksuar rolin që luajnë xhamitë në jetën fetare, vlerësoi se ky fshat e meritonte, sepse ka dhënë shumë për këtë vend dhe që ne t'i gëzojmë këto të mira. Falënderoi donatorin për këtë ndihmë të çmuar dhe përfaqësuesin që ishte i pranishëm, falënderoi kuvendin komunal të Shtimes që gjatë tërë kohës kanë qenë bashkëpunues për ndërtimin e xhamisë, si dhe xhematin që kanë qenë të kujdesshëm gjatë gjithë kohës.

Punën e banorëve të fshatit Mollopolc e ndërlidhi me Kuran duke rikujtuar fjalët e Allahut xh.sh. që thotë se xhamitë i ndërtojnë vetëm ata të cilët besojnë në Allahun xh.sh. dhe në Ditën e Gjykimit. Përurimi merr kuptim të veçantë që po ndodh në Muajin e Mevludit, kur Allahu ka dërguar krijesën e Tij më të dashur,- theksoi

në fjalimin e tij drejtori Ahmet ef. Sadriu. *(R.S)*

**Tribunë fetare**

Më 29 nëntor 2017 Departamenti i Gruas organizoi tribunë fetare kushtuar lindjes së Muhamedit a.s. e cila u organizua në Sallën e Kuqe në Prishtinë.

Qëllimi i këtij organizimi u bë në shenjë të mirësisë, respektit, dashurisë që kemi ndaj Pejgamberit a.s., përkujtimit të njeriut më të ndershëm, më të vlefshëm dhe personalitetit më të dashur tek Allahu dhe mbarë njerëzimi. Përveç ligjëratës të mbajtur nga profesorët e nderuar Driton Arifi dhe Besa Ismaili, ilahi nga kori i vajzave të Medresesë dhe grupi " Vizionaret e Dritës", monologu nga Hafsa Abazibra, gjithashtu u nda çmimi për fitueset e tri vendeve të para të konkursin për esenë: "Muhamedi a.s. Shëmbëlltyrë e njerëzimit".



*Nga tribuna e organizuar në Sallëne e Kuqe në Prishtinë*

Çmimi e parë u nda për Bardha Kçiku-Luma, ndërsa çmimi i dytë për Valdrina Abdullahu, kurse çmimi i tretë për Rineta Nitaj.

Përveç ndarjes së çmimeve të tri fitueseve të para, Departamenti i Gruas ndau poashtu edhe nga një Certifikatë dhe nga një set librash të botuara nga Bashkësia Islame e Kosovës. Në këtë organizim morën pjesë përfaqësues të institucioneve fetare, OJQ-vë të ndryshme, pjesëmarrës nga shumë komuna të tjera. (V. Bunjaku)

**Bashkësia Islame e Republikës së Kosovës ndihmon skamnorët e rrethit të Tropojës me 1500 kg mish kurbani, ushqim dhe veshmbathje**

*Prishtinë, 20 dhjetor 2017*

Kryesia e Bashkësisë Islame e Republikës së Kosovës, në kuadër të aktiviteteve humanitare nëpërmjet shoqatës së saj Bereqeti, sot u ka ndihmuar skamnorëve të rrethit të Tropojës. Në këtë aktivitet human, BIRK-u ka shpërndarë 50 pako mish me nga 30 kg që bëjnë gjithsej 1500 kg mish kurbani për 300 familje të asaj ane.

Po ashtu, në këtë vazhdë, me 9 pako ushqimore, veshmbathje janë ndihmuar 9 familje, të cilat ditë më parë u dogjën nga zjarri dhe presin dorën e ndihmës.

Shoqata Bereqeti që vepron në kuadër të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës premton se vazhdimisht do të ofrojë ndihmë për familjet skamnore. (RS)

**Disa nga aktivitetet e realizuara gjatë ditëve të kaluara nga SH.H.B. "Bereqeti"**

Shoqata Humanitare Bamirëse Bereqeti vazhdon të veprojë në terren dhe thuajse për çdo ditë është aktive duke bërë përpjekje që të ndihmojë ata që kanë nevojë për ndihmë.

Për momentin në periferi të kryeqytetit me ndihmën e donatorëve është në përfundim e sipër të një shtëpie për një familje skamnore dhe pritet që brenda kohës të fillojë ndërtimin e një shtëpie për jetimë. Donatori me origjinë nga komuna e Preshevës Ibrahim Maliqi i fali 5 ari tokë për dy familjet nga dy ari e gjysmë. Përderisa donatori haxhi Enver Bikliqi dhuroi donacionin për ndërtimin e shtëpisë për skamnorë dhe donatori haxhi B. Kasumi për jetimët.

Ky është njëri nga projektet e SHHB Bereqeti.

Projekti tjetër dhe mjaft i qëlluar është titulluar: "Ta ngjallim humanitetin te fëmijët në shkolla".

Ky projekt filloi punën që nga Dita botërore e humanitetit". Realizimi i këtij projekti filloi me moton: "Me shumë dashuri për ju!"

Filluam me SH.M.F.U "Mihal Grameno" në Fushë Kosovë.

Fëmijët e klasave të V-ta kishin tubuar mjete higjienike, veshmbathje, pako ushqimore etj...

Këto dhurata dhe ndihma shoqata Bereqeti i ndau së bashku me nxënësit e kësaj shkolle në fshatin Shashkovcë dhe Janjevë.

Përderisa në kuadër të këtij projekti gjetëm përkrahjen e madhe edhe nga shkolla fillore "Ismail Qemali" , së bashku me nxënësit e klasave të gjashta të kësaj shkolle, ata na dhuruan emocion të pa përshkruar...me iniciativë të mësimdhënësve të tyre Dashnim Hyseni, Mehdi Gashi dhe drejtoreshës së shkollës znj. Hatmane Demiri, kishin mbledhur mjaft dhurata në ushqimore, mjete higjienike dhe veshmbathje të cilat nën organizimin e mikpritjen e SHHB "Bereqeti", i vizituan bashkëmoshatarët e tyre dhe qytetarët e vendosur në banesat për



*Momente nga shpërndarja e ndihmave për nevojtarët*

rastet sociale në Hajvali. Ata dhuruan pakot e përgatitura me shumë dashuri.... rrobat e tyre, librat dhe gjërat e zakonshme me moton: Me shumë dashuri për juve !

Njerëzit në nevojë, përveç të mirave materiale kanë nevojë edhe për emocion njerëzor. E sot, nga nxënësit e shkollës "Ismail Qemali", ky emocion dhe kjo mbështetje mori rrugën e vet, lotët e gëzimit të fëmijëve që pranuan dhuratat dhe lotët e trishtimit nga nxënësit që nuk donin ti shihnin në atë gjendje bashkëmoshatarët e tyre le të jenë vetëdijesim i përgjithshëm për të gjithë ne që shpesh herë edhe e humbim arsyen. Shpesh herë harrojmë dhe nuk gjejmë kohë për njerëzit në nevojë.....Sot, janë ata njerëz, nesër mund të jemi edhe ne një nga ata. Fëmijë dhe prindër të prekur nga sëmundje të ndryshme.........dhe nga harresa institucionale....Sinqeriteti i nxënësve dhe dashuria e tyre e madhe ndaj njëri tjetrit duhet të na shërbejë të gjithëve. Për më shumë dashuri dhe më shumë humanitet. Ju paqmi me shëndet fëmijë të dashur. Veprat tuaja janë udhërrëfyes edhe për ne të rriturit.

Done njëri-tjetrin dhe dhuroni dashuri për të tjerët. Në kuadër të këtij projekti u angazhua edhe këngëtari Arian Agushi, i cili gjithashtu u bashkëngjit me një sasi të konsiderueshme të dhuratave dhe së bashku me fëmijët e shkollës ndau tek fëmijët skamnor dhurata të shumta dhe i gëzoi fëmijët në prag të festave të fund vitit. Ai deklaroi duke thënë: DASHURIA miq është çelësi i jetës!

Gjithashtu drejtuesi i SHHB bereqeti përfaqësoi sektorin humanitar në këto konferenca dhe aktivitete më 24.11.2017 në hotelin Emerald, organizuar nga OSBE-ja tryezë të rrumbullakët lidhur me rregulloren e fundit për mbrojtjen e trashëgimisë kulturor në Kosovë, kurse më 07.12.2017 nga ora në Konferencën përmbyllëse të fushatës kundër diskriminimit të mbijetuarave të dhunës ... gjatë luftës në Kosovë e mbajtur në hotelin Sirius .Të njëjtën ditë në lokalet e Vila Gërmia u mbajt një promovim i filmit dokumentar me titull:" Promovimi i tolerancës ndërfetare në Kosovë" i organizuar nga AVONET-i(Rrjeti i Organizatave Joqeveritare). Në këtë film dokumentar është prononcua në emër të BIRK-ut Fitim Flugaj. Më 08.12.2017 në hotel Emerald i ftuar nga drejtori i Caritas Kosova me rastin e kremtimit të 25 vjetorit të themelimit që u mbështet nga Kuvendi i Republikës së Kosovës mori pjesë, e përfaqësoi sektorin humanitar të BIRK-ut dhe mbajti fjalë rasti para mysafirëve të shumtë nga Evropa dhe vendi. Aty ishte prezent edhe kryetari i Kuvendit Kadri Veseli me disa ministra, deputetë dhe kryetarë të disa komunave bashkë me stafin e kryesisë së Kishës Katolike në Kosovë. *(Fitim Flugaj)*

### Në Preshevë mbahet manifestim me rastin e Muajit të Mevludit

Të premten, më 08.12.2017, pas namazit të jacisë, në xhaminë e fshatit Shoshaj, organizuar nga Këshilli i Bashkësisë Islame i Preshevës; u mbajt manifestim me rastin e Muajit të Mevludit.

Nga Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës ishte i pranishëm prof. Ilmi Rexhepi, i cili mbajti ligjëratën për lidhjen gjuhësore-fetare të emrave të përveçshëm të të Dërguarit Muhamed a.s.

Të pranishmit i përshëndeti sekretari i Këshillit Abedin ef. Limani, i cili është edhe imam i xhamisë së fshatit Shoshaj, ndërsa Kryeimami Xhemaludin Hasani mbajti fjalë rasti.

Pjesë nga Kurani dhe nga mevludi kënduan Avdush ef. Krosa dhe hafëzi Besir Musliu, që ishin mysafirë nga Kosova, kurse duanë e bëri Mumin ef. Tahiri, arkëtar i Këshillit të Bashkësisë Islame të Preshevës.




*Z. Rexhepi gjatë ligjëratës në Preshevë*

Para ligjërimit të temës, prof. Ilmi Rexhepi shprehu vlerësimin e tij, të institucionit të BIK dhe të besimtarëve të Kosovës Qendrore për vëllezërit e tyre të Kosovës Lindore, që, me këmbëngulje e vetëmohim, po ruajnë e po kultivojnë raportet kulturore dhe të organizimit institucional fetar me Kosovën. Ky qëndrim meriton vëmendjen, mirënjohjen dhe përkrahjen morale të çdo shqiptari,- theksoi prof. Ilmi Rexhepi.

Në manifestim merrnin pjesë administrata e Këshillit të Bashkësisë Islame të Preshevës, imamë të këtij Këshilli, besimtarë nga qyteti e fshatrat e Preshevës dhe mysafirë nga Kosova.

**Dua Hatmeje në Solothurn të Zvicrës**

Në xhaminë e Solothurnit ishte atmosferë gëzimi, ishte duaja e hatmes së 13 vijuesve të mësimbesimit. Si gjithmonë, manifestimi filloi me leximin e pjesëve kuranore nga lexues të Kuranit.

Më pas, imami Ekrem ef Raqipi përshëndeti xhematin dhe mysafirët dhe të pranishmit me përshëndetjen Islame "esselemau alejkum" dhe më pas përgëzoi nxënësit për suksesin e arritur. Ky manifestim u mbajt në prezencën e prindërve të nxënësve dhe nën udhëheqjen e imamit të tyre. Ishte gëzim dhe krenari kur vogëlushët e diasporës tani dinë të lexojnë fjalën e Allahut rrjedhshëm dhe bukur. Të pranishëm ishin autoritete dhe hoxhallarë të rrethit, të cilët e morën fjalën e tyre,vlerësuan punën dhe angazhimin e vijuesve të mësimbesimit me imamin e tyre.

Nxënësit u provuan në lexim në Kuran të hapur, në mësim përmendsh të Sureve dhe në Akide - Shartet e përgjithshme të Islamit. Në fund vijuesve të mësimbesimit iu ndanë certifikata nga BIS-i. *(R.S)*



*Nxënësit që bënë hatme në Solothurn të Zvicrës*

**Këshilli i Bashkësisë Islame i Prishtinës**

*Shpall:*

# KONKURS

*Për këto vende të punës:*

**1. Imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë e fshatit Sharban**

**2. Shofer për nevoja të KBI-së së Prishtinës.**

*Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojë këto kushte:*

*1. Të kenë kryer Medresenë, FSI-në, ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit;*

*2. T'u përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, rregulloreve e vendimeve të Kryesisë dhe rregullores e vendimeve të Këshillit;*

*3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;*

*4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht*

*5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre, nëse paraprakisht kanë qenë të punësuar;*

*6. Të sjellin letërnjoftimin (fotokopje);*

*7. Të jenë nënshtetas të Republikës së Kosovës;*

*8. Për pozitën e shoferit duhet bashkëngjitur edhe patenta e shoferit.*

*Krahas kërkesës për punësim, duhen bashkëngjitur edhe këto dokumente:*

*1. Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;*

*2. Certifikata e lindjes;*

*3. Certifikata shëndetësore (pasi të pranohet);*

*4. Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;*

*5. Vërtetimi për përvojën e punës (nëse paraprakisht ka qenë i punësuar);*

*6. Deklarata me shkrim se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;*

*7. Letërnjoftimi (fotokopje);*

*8. CV – ja, të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional*

*Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal!*

*Vërejtje:*

*Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së së Prishtinës.*

*Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.*

*Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria islame".*

**Këshilli i Bashkësisë Islame i Prizrenit**

*Shpall:*

# KONKURS

*Për këto vende të punës:*

**1. Kryeimam i Këshillit të BI-së në Prizren;**

**2. Imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë "Maksud Pasha" në Prizren;**

**3. Imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë "Sinan Katibi" në Prizren;**

**4. Imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë e fshatit Medvec, KK Prizren;**

*Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:*

*1. Të kenë kryer Medresenë, FSI-në, ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit;*

*2. T'u përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve e Vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores e vendimeve të Këshillit;*

*3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;*

*4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;*

*5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre, nëse paraprakisht kanë qenë të punësuar;*

*6. Të sjellin letërnjoftimin (fotokopje);*

*7. Ndërkaq, për vendin e punës Kryeimam, kandidatët duhet të kenë të paktën pesë (5) vjet përvojë pune në Bashkësinë Islame;*

*8. Të jenë nënshtetas të Republikës së Kosovës.*

*Krahas kërkesës për punësim, duhen bashkëngjitur edhe këto dokumente:*

** Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;*

** Certifikata e lindjes;*

** Certifikata shëndetësore (pasi të pranohet);*

** Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;*

** Vërtetimi për përvojën e punës (nëse paraprakisht ka qenë i punësuar);*

*6. Deklarata me shkrim se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;*

*7. Letërnjoftimi (fotokopje);*

*8. CV – ja, të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional*

*(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal)*

*Vërejtje:*

*Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Prizrenit.*

*Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.*

*Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria islame".*

**Këshilli i Bashkësisë Islame i Klinës**

*Shpall:*

# KONKURS

*Për plotësimin e vendeve të lira të punës:*

**1. Imam, hatib dhe mual-lim në xhamin e fshatit Gllarevë**

**2. Imam, hatib dhe mual-lim ne xhamin e fshatit Kpuz**

*Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:*

*1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në, ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit*

*2. T'u përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores e vendimeve të Këshillit;*

*3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;*

*4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;*

*5. Të mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenë të punësuar;*

*6.Të kenëiniciativë dhe kreativitet në punë.*

*7. Të sjellin letërnjoftimin (fotokopje);*

*8. Të jenë nënshtetas të Republikës së Kosovës*

*Dokumentet e kërkuara:*

*Krahas kërkesës për punësim, duhen bashkëngjitur edhe këto dokumente:*

** Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;*

** Certifikata e lindjes;*

** Certifikata shëndetësore;*

** Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;*

** Vërtetimi për përvojën e punës;*

** Deklaratë me shkrim se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;*

** CV –ja, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;*

*Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal!*

*Vërejtje:*

*Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së nëKlinë.*

*Pagesa sigurohet nga mbledhja e anëtarësisë nga xhemati përkatës.*

*Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.*

*Konkursi është i hapur 15 ditë kalendarike, nga dita e publikimit në revistën "Dituria islame".*

**Këshilli i Bashkësisë Islame i Istogut**

*Shpall:*

# KONKURS

**Për plotësimin e vendeve të lira të punës imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë e re në Istog**

*Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:*

*1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në, ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit*

*2. T'u përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores e vendimeve të Këshillit;*

*3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;*

*4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;*

*5. Të mos kenë vërejtje në punë, nëse paraprakisht kanë qenë të punësuar;*

*6. Të kenë iniciativë dhe kreativitet në punë;*

*7. Rë sjellin letërnjoftimin (fotokopje)*

*8. Të jenë nënshtetas të Republikës së Kosovës*

*Dokumentet e kërkuara:*

*Krahas kërkesës për punësim, duhen bashkëngjitur edhe këto dokumente:*

** Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;*

** Certifikata e lindjes;*

** Certifikata shëndetësore;*

** Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;*

** Vërtetimi për përvojën e punës;*

** Deklaratë me shkrim se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;*

** CV –ja, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;*

*Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal!*

*Vërejtje:*

*Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së në Istog.*

*Pagesa sigurohet nga mbledhja e anëtarësisë nga xhemati përkatës*

*Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.*

*Konkursi është i hapur 15 ditë kalendarike, nga dita e publikimit në revistën "Dituria islame".*

**Këshilli i Bashkësisë Islame i Suharekës**

*Shpall:*

# KONKURS

*Për plotësimin e vendit të lirë të punës në KBI të Suharekës*

**Imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë e fshatit Reçan të Suharekës**

*Kandidati i interesuar duhet t'i plotësojë këto kushte:*

*1.Të ketë të kryer së paku medresenë dhe FSI-në në Prishtinë, ose fakultet të studimeve islame jashtë vendit ( diploma e nostrifikuar nga kryesia e BIRK-ut)*

*2.T'u përmbahet kushtetutës së Bashkësisë Islame të Kosovës, rregulloreve dhe vendimeve të saj si dhe rregullores e vendimeve të Këshillit*

*3.Të ketë aftësi komunikuese dhe organizimi të çështjeve fetare*

*4.Të jetë i shëndoshë psikikisht dhe fizikisht*

*5.Të mos ketë vërejtje në punën e mëhershme (nëse ka qenë në punë më parë)*

*Kandidati krahas kërkesës duhet t'i dorëzojë edhe këto dokumente:*

** Diplomën e Medresesë e të Fakultetit*

** Certifikatën e lindjes*

** Certifikatën e mjekut (pasi të pranohet )*

** Dëshminë që nuk është nën hetime*

*Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal!*

*Dokumentet e pakompletuara dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.*

*Konkursi mbetet i hapur 15 ditë pas shpalljes në revistën "Dituria islame".*



## Indonezia do të ketë 1,000 eko-xhami deri më 2020

Namazlitë në Indonezi, shteti më i madh në botë me myslimanë, do të mbesin të gjelbër me një iniciativë të re që synon të krijojë 1.000 eko-xhami deri më 2020. Nisur këtë javë nga nënpresidenti indonezian Jusuf Kalla, iniciativa do të ndihmojë që xhamitë të kenë burimin e energjisë së rinovueshme, të menaxhojnë nevojat e tyre të ujit dhe ushqimit në mënyrë të qëndrueshme, të zvogëlojnë dhe riciklojnë mbeturinat dhe të sigurojnë edukimin mjedisor. Projekti do të zhvillohet nga një ekip ekspertësh më të lartë myslimanë në sektorin privat, ministria e shëndetësisë dhe planifikohet nga qeveria, universitetet dhe grupet e tjera fetare në një përpjekje për të rritur ndërgjegjësimin mjedisor në komunitetet anembanë vendit.

Iniciativa e eko-xhamisë nuk është hera e parë që Këshilli i Ulema Indonesian (MUI) ka marrë drejtimin e mjedisit - gjithashtu ka nxjerrë dekrete, ose fetva apo vendime, mbi zjarret e pyjeve dhe minierave.

## Vandalizohet një Xhami në Suedi

Një xhami në Suedi u vandalizua, kur një sulmues i panjohur vizatoi shenjën e nazistëve në një nga dyert e saj, sipas kryetarit të myslimanëve. Xhamia e Qendrës Kulturore Islame Al-Huda që u sulmua është në qytetin e Flens të rrethit Sodermanland. Kryetari i Federatës Islame të Suedisë, Tahir Akan tha se komuniteti mysliman ishte i trishtuar pas sulmit mbi xhaminë e tyre. Policia na informoi për sulmin, tha Tahir Akani.''Policia ka nisur një kërkim në shkallë të gjerë. Zhvillimet po na raportohen. Ata po kontrollojnë kamerat. Unë shpresoj se ata që e bënë këtë do të kapen së shpejti. " Xhamia në Flens - e blerë nga Qendra Kulturore Islame Al-Huda - ishte kishë dhe ajo u shndërrua në një xhami në vitin 2012. Roja e xhamisë në Flens, Abdi Osman Abuhar u tha medieve suedeze se xhamia ishte sul-




muar katër herë ndërmjet 2012 dhe 2014.

## Hulumtuesi irlandez kërkon kthimin në Turqi të veprave turke-islame

Historiani irlandez i arteve, i cili jeton në Antalia të Turqisë, Mikail Patrick Duggan (59), zhvillon punime për gjetjen e veprave turke-islame të cilat janë rrëmbyer dhe dërguar jashtë vendit. Duggan, ligjërues në Institutin për Hulumtimin e Civilizimeve të Mesdheut, është vendosur në Antalia 27 vjet më parë, i ndikuar nga historia. Hulumtuesi i historisë turke, i cili pasi përqafoi fenë islame mori emrin Mikail, në Turqi u përqendrua në artin e periudhës së selçukëve.

Ai rrëfen se kishte vendosur të studionte trojet në të cilat ka jetuar Aleksandri i Madh dhe trojet islame, për shkak të interesimit për to. Ai tregon se fillimisht ishte nisur nga Selaniku, për të ecur rreth pesë mijë e 5,500km, në qytetet e tokave islame, siç janë Egjipti dhe Tunizia, duke shtuar se është bërë musliman duke e hulumtuar fenë islame. Edhe në Turqi, ai ka shëtitur provinca dhe qytete të ndryshe, ndërsa thekson se për shkak të dashurisë ndaj selçukëve, është vendosur në



Antalia.

Teksa ka zhvilluar aktivitete brenda dhe jashtë vendit lidhur me artin selçuk, Duggan tregon se ka hasur shumë vepra turke-islame të rrëmbyera dhe dërguara jashtë vendit. Ai madje thotë se disa herë ka qenë dëshmitar i kthimit të disa veprave antike, megjithatë, siç thekson, shumica e veprave të rrëmbyera përveç sarkofagëve dhe statujave gjenden jashtë Turqisë.

"Shumë vepra antike të marra nga Turqia po rikthehen në Anadoll në masë të konsiderueshme përmes iniciativave. Kjo është një punë shumë e bukur dhe me vend", shprehet Duggan, i cili, megjithatë, tha se nuk ka iniciativa të shumta për veprat turke-islame të rrëmbyera nga qytete të ndryshme të Anadollit."Për këtë arsye, pasi jam historian i artit që e njoh nga afër perëndimin, ia kam dedikuar veten nxjerrjes në dritë të veprave islame të rrëmbyera nga Anadolli dhe gjetjes së veprave selçuke", tha ai, duke shtuar se shumica prej tyre gjenden në muze, e një pjesë prej tyre në koleksione private.

Duggan thotë se Ministria e Kulturës dhe Turizmit ndërmerr iniciativa dhe përpjekje, por disa vepra shiten në ankande dhe ministria nuk ka dijeni për to, andaj ai i evidenton ato dhe i informon institucionet relevante. Sipas tij, ndër veprat më të rëndësishme të artit të rrëmbyera nga Turqia janë veprat e famshme të porcelanit të Iznikut, të cilat, siç thotë, gjenden kryesisht në muze dhe koleksione private në Britani, por edhe në Paris dhe Nju York.

### Myslimani fiton çmimin më prestigjioz të letërsisë në Suedi

Shkrimtari mysliman me prejardhje nga Uganda, Johannes Anyuru, me romanin e tij "Do të mbyten në lotin e atyre që vranë", fitoi çmimin më prestigjioz të letërsisë në Suedi "Libri më i mirë fantastik i vitit", i cili jepet në kujtim të shkrimtarit suedez August Strindberg. Shkrimtari 38 vjeçar Anyuru, i cili mori çmimin në ceremoninë e organizuar në Shtëpinë e Koncerteve në Stokholm, tha se "Elhamdulilah, Allahu mua si një mysliman më shpërbleu me çmimin më prestigjioz të Suedisë". Anyuru tha se ky çmim ka një vlerë të madhe për të. Libri i Anyurut, i titulluar "Do të mbyten në lotin e atyre që vranë", ka për temë se si Suedia në të ardhmen do të menaxhohet nga racistët. Në anën tjetër çmimin "Libri më i mirë për fëmijë" e fitoi shkrimtarja suedeze Sara Lundbergs, kurse atë "Tregimi më i mirë i vërtetë i vitit" e fitoi Fatima Brenner. Shkrimtarëve, veprat e të cilëve fitojnë çmime në 3 kategori, u dhurohen nga 10 mijë euro. Çmimet e August Strindberg jepen që nga viti 1989 e deri më tani.

### Oksfordi i merr mirënjohjen lideres së Mianmarit, Suu Kyi

Këshilli i Qytetit të Oksfordit në Britani të Madhe i ka marrë çmimin e nderit që ky qytet më parë ia ndau aktivistes për të drejtat e njeriut Aung San Suu Kyi, e cila aktualisht 'de facto' është lidere e Mianmarit në të cilën pakica muslimane po përjeton dhunë dhe persekutim brutal. Qëndrimi i saj pasiv ndaj dhunës që ushtria e Mianmarit dhe grupet nacionaliste ushtrojnë mbi muslimanët në Arakan, ishin arsyeja për votimin e fshehtë të anëtarëve të Këshillit të Qytetit."Aung San Suu Kyi në vitin 1997 u dekorua me Çmimin për Paqe të Oksfordit, meqë në atë periudhë përfaqësonte vlerat e tolerancës dhe të drejtave të njeriut që propagandon edhe qyteti ynë.

Sot morëm vendim të parevokueshëm për marrjen e kësaj mirënjohjeje për shkak të qëndrimit të saj pasiv ndaj dhunës mbi pakicën Rohingya", thuhet në njoftimin e qytetit të Oksfordit, që është shtëpia e disa nga univesiteteve më prestigjioze në botë. Në njoftim po ashtu thuhet se Oksfordi ka reputacion të mirë në botë si një promovues i vlerave humanitare dhe të drejtave dhe nuk guxon të dëmtojë reputacionin duke shpërblyer individë që janë të verbër ndaj dhunës brutale në Mianmar.

Mirënjohja e Oksfordit për Suu Kyi ka pasur rëndësi të veçantë meqë ky ishte qyteti i vendlindjes së ish-bashkëshortit të saj Michael Aris dhe qytet ku janë rritur fëmijët e saj. Suu Kyi gjithashtu u quajt edhe "Islamofobia Ndërkombëtare e Vitit" për vitin 2017, nga Komisioni Islamik i të Drejtave të Njeriut me qendër në Londër.

Më shumë se 620 mijë muslimanë Rohingya u detyruan të strehohen në Bangladesh pas përshkallëzimit të krizës në gusht.



| AUTOR: AGIM GASHI | HEQJET E MINAVE | SËMUNDJE QË PËRHAPET | TËRËSIA E LIBRAVE | SHKRONJË GREKE | ISH-LIDER INDIAN, MAHATMA | ABYL FRASHËRI | PREKJE | NDERI (nga turq.) | ZERO | ELEMENT KIMIK | E KLASA | E TROPIKUT | | KYÇ | DEGË E FIZIKËS |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| GRUPET E NJERËZVE QË DËRGOHEN DIKU | | | | | | | | | | | | | ADEM DEMAÇI / ANASH | | |
| SHKRIMET MBI GURËT E VARREVE | | | | | | | | | PJESË E TELE-VIZORIT / LLOJ KALI | | | | | | |
| LLOJ KËMISHE E VJETËR | | | | | | MONEDHË E VJETËR / RADIUSI | | | | | | | | AZOTI / SHUMË E MADHE | |
| MENDIM I RI | | | | EMËR M. / VIKENA KAMENICA | | | | | | | LLOJ SHPENDI / METRI | | | | |
| LIDH TRURIN ME ORGANET E TJERA | | | | | | ZVOGËLIM | | | | | | | | | |
| TOPTH BRUMI | | | | |  | | | | | | | | | | |
| LEGJENDË | | | | E VENDIT | | | | | | | AMPERI | | ADRIAN KRASNIQI / ANËTA-RËSIMI | | |
| ENERGJIA | | UNIVERSIT. I VLORËS / VËME-NDJET | | | | | | | | | LUMË NË TIRANË | | | | |
| FILL PAMBUKU | | | | | | | | | | | ... FURRA | | | | NXITIM I TEPRUAR |
| | VEND NË TAJLANDË / TËRËSIA E APARATEVE | | | | | | | | | | | EKN / AI QË BESON NË ZOTIN | | | |
| ASTATI | | | GJERMANIA / MUAJI KUR RA Z.PAJAZITI | | | | | | | | ANË LUMI | | | | |
| QYTET YNI | | | | | | | | | | | DY ZANORE | | | URANI / NDËR-MARRËS | |
| NËPËR ARA | | | | | | | | | | | FILIZ, BISK | | | | |
| ... DEKART | | | | | SHËNIME VJETORE | E MUND | ... VOKSHI | FOSFORI | DOKE | BANOR I RECISË | IIF / NË (ang.) | | | | PUNË ME LIMË |
| AMERICAN STATIST. ASSOTIAT. | | | | GRUMBU-LLIM / NJERIU I PARË | | | | | | | | | ALUMINI / ANORE | | |
| BANOR I TIRANËS | | | | | | | | | | | | | | | |
| UNIVERS.I MITRO-VICËS | | | VËNIET E DATËS / ... DEREK | | | | | | | | ANËSIM / DY ZANORE | | | | |
| KRYE-NGRITJET | | | | | | | | | | KB GREK / TONI | | | | | |
| PJESË TË BËR-THAMËS | | | | | | | TENISI NDAHET NË ... | | | | | ENTERCOM COMMUNIC. CORP | | | |

Xhihad Xhuha

# El-Mesxhid El-Aksa

*Sa ka thirrur AKSAJA nga dhimbja*
*Dhe sa dëgjojmë duke thirrur arabët që sundojnë!*

*Por ata ishin frikacak aq sa u bënë*
*Veshshurdhur, ata nuk dëgjojnë!*

*Librat e historisë do t'i kujtojnë*
*Të turpëruar dhetë poshtëruar, atë nuk mund ta largojnë.*

*Më ka lënduar plaga e AKSAS*
*Ja pra,me gjuhën time si një top gjëmoj*

*Më vjen keq, oj AKSA, kjo është mundësia ime*
*A ndërmjetëson fjala ime, vallë a mund të ndihmojë!?*

***Përktheu: Fadil Hasani***



# Sot është e premte!

*Sot hoqa të gjitha papastërtitë e jetës,*
*Që të gatitem si për vdekje, i dëlirë, në duar të së vërtetës.*

*Sot iu përgjigja thirrjes së mesditës,*
*Për t'u treguar qosheve të saj se jam me Fjalët e Dritës.*

*Sot përshëndeta Njeriun, i cili, edhe pas vdekurish t'përshëndet,*
*Unë atë zëshëm njëherë, ai mua heshturazi dhjetë.*
*Unë me zë, sepse do të më duhet, prandaj e dua.*
*E ai në heshtje, sepse më do, prandaj i duhem.*

*Sot ua mësyva varrezave, shtëpisë sime të ardhshme.*
*Nostalgjia bëhet relative – herëpër të djeshmen, here ndaj së nesërmes.*
*Kështu, sepse ende nuk jemi në shtëpitë tona të duhura…*
*Nesër nostalgjia e këndshme do të mbetet*
*Vetëm atëherë kur do të qëndrojmë mirësa do të jemi mysafirë.*
*Sot sendet janë shtrenjtë, nesër paratë lirë.*

*Sot i thashë vetes: o shite botën, o unë të shita ty,*
*Më tha: si ta shes, kur tashmë bota në mua"ka hy"?!*

*Sot, që është e premte, bashkohen njerëzit dhe ndahen veç fizikisht,*
*Siç del fëmija nga nëna, por mbetet i pashkëputur përjetësisht!*
*Sot, në ditën e premte, ekziston një orë,*
*Që njerëzit i rikujton se duhet të jenë si gishtat në një dorë.*
*Sot Dita thotë mund të jeni pak më larg, por të gjithë bashkë, si peshq notues,*
*Sepse vetë fjala "xhuma" do të thotë "përbashkues".*

***Arsim Jonuzi***


"Falënderim i qoftë vetëm
Allahut që krijoi qiejt dhe Tokën, që
bëri errësirat dhe dritën, e
megjithëkëtë (që Ai meriton
lavdërim), ata që mohuan
i barazojnë (idhujt) me Zotin e tyre!"
(El En'amë)